# Sahîhu-l-Buhâri në gjuhën shqipe - libri 7.

Titulli i origjinalit:

صحيح البخاري

**Përktheu:**
**Isa MEMISHI**

Redaktor profesional:
Bahri ef. ALIU

Redaktor gjuhësor:
Mahmud HYSA

Korrektor:
Isa MEMISHI

Redaktor teknik:
Nysret S. SIMNICA

Realizimi kompjuterik:
shiji nip prishtinë

# SAHÎHU-L-BUHÂRI

## Në gjuhën shqipe

**Libri 7.**
**2738-3325**
**HADITHE**

**Përktheu:**
**Isa Memishi**

**Prishtinë**
**1994**

*"... Çdo gjë që ju vjen nga unë, krahasojeni me Kur'anin, dhe ajo që është në pajtim me të është thënë nga unë, e çkado që nuk pajtohet me të, nuk është nga unë".*

*Muhammedi a.s.*

*Atyre që kanë etje për t'i njohur burimisht traditën dhe themelet e Fesë Islame.*

*Përkthyesi*

## Parathënie

لَن تَنَالُوا۟ ٱلْبِرَّ حَتَّىٰ تُنفِقُوا۟ مِمَّا تُحِبُّونَ

*"Kurrsesi nuk do të arrini mirësinë e lartë, përderisa të mos ndani një pjesë nga ajo që e keni më të dashur..."*

*(Ali Imran: 92)*

أفضلُ الناسِ مؤمنٌ مجاهدٌ بنفسِهِ ومالِهِ في سبيل الله .

*"Njeriu më i mirë është besimtari, i cili me vetveten dhe pasurinë e tij lufton në rrugën e All-llahut"*

*(Muhammedi a.s.)*

Vepra "Sahihu-l-Buhari" si vepër e parë e hadithevc të Muhammedit a.s. e përkthyer në gjuhën shqipe (katër pjesë, nga gjithsej nëntë), ka një rëndësi të veçantë për historinë e literaturës islame shqiptare. Kjo vepër na jep një material të pasur për studimin më autentik të normave të së drejtës islame dhe zë vendin e parë pas Kur'anit.

Gjatë viteve të fundit janë botuar punime të rëndësishme, përkthime të ndryshme të literaturës islame, mirëpo ato kryesisht janë përkthime nga boshnjakishtja, kurse koleksioni "Sahihu-l-Buhari" për shumë çka ndryshonë nga botimet tjera të përkthyera në gjuhën shqipe.

Radhitja e hadithevc kështu siç ia prezentojmë lexuesit tonë, është bërë nga muhaddithi i njohur Ahmed b. Ali b. Haxher El Askalani 1371 - 1448. Njëherit edhe ne gjatë përkthimit i përmbahemi besnikërisht kësaj radhitjeje.

Libri i shtatë përfshinë 587 hadithe, gjegjësisht prej numrit 2738 deri 3325, i cili ndahet në pesë kapituj.

1. Testamenti,
2. Lufta dhe udhëtimi në rrugën e All-llahut,
3. Përcaktimi i një të pestës,
4. Xhizja dhe pajtimi me armikun,
5. Fillimi i krijimit.

Kapitulli i parë përfshin testamentin. Dihet mirëfill se baza kryesore e Kur'anit është me karakter moral, mirëpo në të ndër të tjera përfshihen edhe normat e drejtësisë sociale ekonomike. Andaj edhe në pjesën e parë të kësaj vepre, pjesa dërmuese e haditheve të Muhammedit a.s. rregullojnë çështjen e testamentit, mirëpo nuk mbaron vetëm me kaq, në të një numër i konsiderueshëm i hadithevе kanë të bëjnë me sadakanë, sjelljen e kujdestarit ndaj jetimit dhe më në fund përcaktohen rregullat e vakufit si institucion islam.

Kapitulli i dytë përmban xhihadin dhe udhëtimin në rrugën e All-llahut xh.sh. Kur'ani i fton besimtarët, që të jenë të gatshëm të japin pasurinë dhe vetveten për hirë të rrugës së All-llahut dhe atdhetut. Për rëndësinë e Xhihadit në rrugën e All-llahut xh.sh. dëshmojnë disa ajete të Kur'anit, një ndër ta është edhe ajeti: ***"O besimtarë a doni t'ju orientoj në një tregti, e cila ju shpëton nga vuajtja e dhembshme. Besoni në All-llahun dhe në Pejgamberin e Tij, luftoni në rrugën e All-llahut me pasurinë dhe vetveten, kjo është më e mirë për ju, - nëse e dini...".*** **(Saff: 10,11)**

Me shpërnguljen e Pejgamberit s.a.v.s. nga Meka në Medine Xhihadi pas namazit dhe Zeqatit ka qenë në qendër të vëmendjes, këtë e dëshmon edhe ajo se Pejgamberi a.s.v.s. njeriun, i cili lufton në rrugën e All-llahut e radhitë ndër besimtarët më të vlefshëm.

Sa i përket pjesëtarëve të xhihadit të ciltë vriten duke luftuar në rrugën e All-llahut xh.sh. në Kur'an thuhet: ***"Kurrsesi mos i konsideroni të vdekur, ata që janë vrarë në rrugën e All-llahut..."*** **(Ali Imran:169).** Luftëtari, i cili merrë pjesë aktive në luftë është më i dashur tek All-llahu xh.sh. në krahasim me besimtarin, i cili i shmanget luftës pa arësye. Këtë e dëshmon edhe ajeti: ***"Besimtarët që rrinë në shtëpitë e tyre, pos të paaftëve nuk janë të barabartë më ata (besimtarë) që luftojnë në rrugën e All-llahut"*** **(En-Nisa: 95),** ndërsa dezertimi nga radhët e luftës konsiderohet ndër shtatë mëkatet më të mëdha.

Kapitulli i tretë dhe i katërt ndërlidhen me kapitullin e dytë duke përfshirë rregullat e Xhihadit, ndarjen e një të pestës nga plaçka e luftës, xhizjen, marrëveshjet e Pejgamberit s.a.v.s. me kundërshtarët e tij, ftesën e Pejgamberit s.a.v.s. dërguar mbretit të Bizantit që ta pranojë Islamin, etj.

Kapitulli i pestë ka të bëjë me fillimin e krijimit, andaj edhe Buhariu në fillim të kësaj pjese cekë Ajetin: ***"(All-llahu) është Ai, i cili krijon prej asgjëje dhe Ai i përsërit ato. Për të kjo është shumë lehtë...".*** **(Er-Rum: 27).**

Një numër i konsiderueshëm i hadithеve, të cilat përfshihen në kapitullin e pestë kanë të bëjnë me krijesat, duke përfshirë Tokën, qiejt, njerin, Melekët, xhindët, shejtanin, Xhennetin, Xhehennemin dhe krijesat tjera.

Për të qenë përkthimi më i qartë kemi marrë disa komentime të Ibën Haxher El Askalanit, Hasan Shkapurit dhe Hasan Makiçit.

Pa dyshim botimi i "Sahihu-l-Buhari" në gjuhën shqipe do të ndihmojë në njohjen më të thellë të mjaft çështjeve e problemeve të noramave islame, do të ndihmojë për zhvillimin e mëtejshëm të kërkimeve në fushën e shkencës së hadithit

Botimi i veprës "Sahihu-l-Buhari" me sened të plotë sipas origjinalit, dhe me tekstin e hadithit origjinal përballë përkthimit në gjuhën shqipe u drejtohet të gjithë atyre që punojnë në fushën e shkencës së hadithit si dhe mbarë lexuesve për t'u njohur sa më mirë me normat islame.

Lavdërimi dhe falënderimi i qofshin All-llahut.

Mëshira dhe paqja e Zotit qofshin mbi Pejgamberin s.a.v.s., familjen dhe shokët e tij.

Prishtinë, janar, 1995 — *Përkthyesi*

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

*Në emër të All-llahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

بابُ الوصايا، وقولِ النبيِّ ﷺ: «وصيةُ الرَّجُلِ مكتوبةٌ عندَه»

وقال اللهُ عزَّ وجلَّ [١٨٠ البقرة]: ﴿كُتِبَ عَلَيْكُمْ إِذَا حَضَرَ أَحَدَكُمُ الْمَوْتُ إِنْ تَرَكَ خَيْرًا الْوَصِيَّةُ لِلْوَالِدَيْنِ وَالْأَقْرَبِينَ بِالْمَعْرُوفِ حَقًّا عَلَى الْمُتَّقِينَ. فَمَنْ بَدَّلَهُ بَعْدَ مَا سَمِعَهُ فَإِنَّمَا إِثْمُهُ عَلَى الَّذِينَ يُبَدِّلُونَهُ، إِنَّ اللَّهَ سَمِيعٌ عَلِيمٌ. فَمَنْ خَافَ مِنْ مُوصٍ جَنَفًا أَوْ إِثْمًا فَأَصْلَحَ بَيْنَهُمْ فَلَا إِثْمَ عَلَيْهِ، إِنَّ اللَّهَ غَفُورٌ رَحِيمٌ﴾

جَنَفًا: مَيْلًا. مُتَجَانِفٌ: مَائِلٌ

## Testamenti dhe fjalët [redacted] Pejgamberit s.a.v.s.:

**"Testamenti i njeriut duhet [redacted] jetë i shkruar tek ai".**

All-llahu i Lartmadhëruar thotë: **"Kur ndokush prej jush gjendet buzë vdekjes [redacted] pas vetes lë pasuri, ju urdhërohet që testamenti të bëhet në mënyrë të drejtë ndaj prindërve dhe farefisit, ky është obligim [redacted] drejtë për njerëzit [redacted] mirë. Kush [redacted] ndryshon (testamentin) pasi e ka mësuar të vërtetën, - është mëkat për ata që [redacted] ndryshojnë, - [redacted] All-llahu me të vërtetë i dëgjon dhe i di të gjitha. E ai që frikësohet [redacted] porositësi (i testamentit) ka bërë pa qëllim gabim [redacted] padrejtësi, i përmirëson ato, për këtë nuk bën mëkat, All-llahu është Falës dhe Mëshirues".**[1]

---

1 Ajeti 180 -182, **El-Bekare.**
Disa nga komentatorët e Kur'anit mendojnë se ajeti i njëmbdhjetë i sures "En-nisisa'", me të cilin është rregulluar trashëgimia e ka deroguar këtë rregull që ka të bëjë me testamentin, por ky nuk është mendim i saktë, ngase ky ajet ka zbritur pas ajetit, i cili ka të bëjë [redacted] trashëgiminë.
Ajeti, i cili ka të bëjë me testamentin vetëm se i plotëson rregullat e trashëgimisë.

**Xhenefen**: - do [redacted] thotë: njëanshmëri, të kesh simpati ndaj ndokujt.

**mutexhanifun**: - ai që anon ndaj diçkaje.

٢٧٣٨ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال: «ما حقُّ امرئٍ مسلمٍ له شيءٌ يوصي فيه يبيتُ ليلتينِ إلا ووصيتُهُ مكتوبةٌ عندَهُ» [redacted]

تابعهُ محمدُ بنُ مسلمٍ عن عمروٍ عن ابنِ عمرَ عن النبيِّ ﷺ

**2738.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, ai është Migveli këtij Nafiu, këtij Abdullah b. Umeri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Është obligim [redacted] çdo muslimani, që, nëse ka diç për të lënë testament, [redacted] [redacted] kalojnë dy net, që testamenti i tij, të [redacted] jetë i shkruar të ai".**

Në vargun tjetër të transmetuesve pason ndryshimi në radhitjen e tyre, ngase hadithin e transmeton Muhammed b. Muslimi nga Amri, ai nga Ibën Umeri e ky nga Pejgamberi s.a.v.s.

٢٧٣٩ – حدثنا إبراهيمُ بنُ الحارثِ حدثنا يحيى بنُ أبي بُكيرٍ حدثنا زهيرُ بنُ معاويةَ الجُعفيُّ حدثنا أبو إسحاقَ عن عمروِ بنِ الحارثِ خَتَنِ رسولِ اللهِ ﷺ أخي جُويريةَ بنتِ الحارثِ قال: «ما تركَ رسولُ اللهِ ﷺ عندَ موتهِ درهماً ولا ديناراً ولا عبداً ولا أمةً ولا شيئاً، إلا بغلتَهُ البيضاءَ وسلاحَهُ وأرضاً جعلَها صدقةً»

**2739.** Na ka treguar Ibrahim b. Harithi, këtij Jahja b. Ebu Bukejri, këtij Zuhejr b. Muavijj El-Xhu'fijju, këtij Ebu Is-haku, këtij Amër b. Harithi, i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s., pas vdekjes së tij, nuk ka lënë asnjë derhem [redacted] asnjë dinar, asnjë rob e asnjë robëreshë, [redacted] asnjë send tjetër, pos mushkës Bejda', armëve [redacted] tij dhe tokës, [redacted] cilën ka herë [redacted] kish lënë vakuf.**[2]

2 Resulullahu a.s. i ka pasur gjashtë mushka; Shehba', [redacted] cila ka qenë e larme, [redacted] njohur [redacted] emrin Duldul, që ia kishte dhuruar Mukavkisi, mbreti i Egjiptit; Fida', të cilën ia kishte dhuruar Fevre b. Amër El-Xhezamiu, e Muhammedi s.a. ia dhuroi Ebu Bekrit; mushkën të cilën ia dhuroi mbreti Xhendal; mushkën [redacted] cilën [redacted] mori dhuratë nga eprori Ejlë. Sipas të dhënave të Muslimit, emri i saj i vërtetë ka qenë Bejda'; mushkën tjetër që [redacted] kishte

٢٧٤٠ – حدثنا خلاد بن يحيى حدثنا مالك هو ابن مغول حدثنا طلحة بن مصرف قال: سألت عبد الله بن أبي أوفى رضي الله عنهما: هل كان النبي ﷺ أوصى؟ فقال: لا. فقلت: كيف كتب على الناس الوصية أو أمروا بالوصية؟ قال: أوصى بكتاب الله.

**2740.** Na ka treguar Hal-lad b. Jahjau, këtij Maliku, këtij Talha b. Musarrifi, i cili ka thënë:

- E kam pyetur Abdullah b. Ebu Evfin r.a.: **"A ka lënë diçka Pejgamberi s.a.v.s. (nga pasuria e tij) testament?"**

- **Jo,** - më është përgjigjur.

- **Atëherë si janë obliguar [redacted] është urdhëruar njerëzve që të lënë testament?** - e pyeta.

- **Pejgamberi s.a.v.s. testament e ka lënë Librin [redacted] All-llahut** - më tha.

٢٧٤١ – حدثنا عمرو بن زرارة أخبرنا إسماعيل عن ابن عون عن إبراهيم عن الأسود قال: ذكروا عند عائشة أن عليا رضي الله عنهما كان وصيا، فقالت: متى أوصى إليه؟ وقد كنت مسندته إلى صدري – أو قالت: حجري – فدعا بالطست، فلقد انخنث في حجري فما شعرت أنه قد مات، فمتى أوصى إليه؟

**2741.** Na ka treguar Amër b. Zurari, këtij Ismaili, këtij Ibën Avni, këtij Ibrahimi i cili thotë se Esvedi ka thënë:

---

marrë dhuratë nga Nexhashiu dhe një tjetër që e kishte marrë nga mbreti i Egjyptit.
Pas vdekjes së Muhammedit a.s., mbeti vetëm mushka e quajtur Duldul, [redacted] cila ka qenë tek Aliu r.a. [redacted] më vonë tek Abdullah b. Xha'feri.
Sipas të dhënave të Ibën Ethirit, Muhammedi a.s. ka pasur gjasthë shpata, më e njohura nga ato ka qenë ajo e quajtura "Dhu-l-Fikar", të cilën e mori nga plaçka e luftës në betejën e Bedrit, e më vonë ate ia dhuroi Ali b. Ebu Talibit, pas tij në ruajtje ishte te Muhammed b. El-Hanefiu, e pas këtij te Muhammed b. Abdullah b. Hasan b. Husejni.
Muhammedi a.s. gjithashtu ka pasur edhe pesë shtiza të përpunuara në mënyra të ndryshme.
Gjithashtu ka pasur diç nga toka, e cila punohej, e që gjendej në Fedekë, të cilën ai e la vakuf në emër të udhëtarëve kalimtar pa të mira materiale.
Muhammedi a.s. ka pasur edhe gjashtëdhjetë e më shumë robër dhe njëzet robëresha, që i liroi gjatë jetës së tij. Resulullahun a.s. vdekja e gjeti pa kurrfarë pasurie, andaj edhe nuk ka pasur ç'të len testament.

- Disa as-habë te Aishja kanë cekur se Aliu r.a. e ka pasur testamentin (për halif), pastaj ajo pyeti: **"Kur Pejgamberi s.a.v.s. ia ka lënë atij atë testament? Unë, para se të vdesë ai, e kam mbajtur në gjoksin tim, [redacted] ka thënë: "... në krahun tim".**

**E kërkoi legenin [redacted] pastaj u mbështet në krahu tim, [redacted] që [redacted] kam vërejtur kur ka vdekur. Andaj, kur ia la atij atë testament?".**

باب أن يترك ورثته أغنياء خير من أن يتكففوا الناس

٢٧٤٢ – حدثنا أبو نعيم حدثنا سفيان عن سعد بن إبراهيم عن عامر بن سعد عن سعد بن أبي وقاص رضي الله عنه قال: جاء النبي ﷺ يعودني وأنا بمكة، وهو يكره أن يموت بالأرض التي هاجر منها، قال: يرحم الله ابن عفراء. قلت: يا رسول الله أوصي بمالي كله؟ قال: لا. قلت: فالشطر؟ قال: لا. قلت: الثلث؟ قال: فالثلث، والثلث كثير، إنك أن تدع ورثتك أغنياء خير من أن تدعهم عالة يتكففون الناس في أيديهم، وإنك مهما أنفقت من نفقة فإنها صدقة، حتى اللقمة التي ترفعها إلى في امرأتك، وعسى الله أن يرفعك فينتفع بك ناس ويضر بك آخرون. ولم يكن له يومئذ إلا ابنة.

## Më mirë është që trashëgimtarëve tuaj t'u leni pasuri sesa të kërkojnë lëmoshë nga [redacted] tjerët

**2742.** Na ka treguar Ebu Nu'ajmi, këtij Sufjani, këtij Sa'd b. Ibrahimi, këtij Amir b. Sa'di, i cili thotë se Sa'd b. Ebi Vekasi r.a. ka thënë:

- **Pejgamberi s.a.v.s. (gjatë Haxhxhit Lamtumirës) erdhi që të më vizitojë.** Unë, atëherë isha në Mekke, i pakënaqur me ate se po vdes në vendin nga i cili isha shpërngulur njëherë, atëherë Resulullahu a.s. më tha:

- **All-llahu e ka mëshiruar birin [redacted] Afraut.**

- **O Pejgamber i All-llahut,** i thashë, thotë Sa'di - **dua ta lë testament tërë pasurinë time.**

- **Jo** - tha Resulullahu a.s.

- **Atëherë gjysmën?** - e pyeta.

- **Jo** - tha Resulullahu a.s.

- **A mundem një të tretën?** - e pyeta.

- **Një [redacted] tretën (mundesh)** tha Resulullahu a.s. - , **edhe një [redacted] treta është shumë. Më mirë është (për ty) t'i [redacted] trashëgimtarët [redacted] tu të pasur se sa**

**të varfër, [redacted] të shtrinë dorën për [redacted] kërkuar lëmoshë nga të tjerët. Me të vërtetë, çdo gjë që [redacted] harxhon për furnizimin e familjes sate, konsiderohet sadakë, saqë edhe kafshatën që ia ofron bashkëshortes sate te goja (konsiderohet sadakë.). Të dhashtë All-llahu jetë më të gjatë për t'u sjellur dobi njerëzve, [redacted] tjerëve (armiqve) dëm".**

Ai, atëkohë kishte vetëm një vajzë.

باب الوصية بالثلث

وقال الحسن: لا يجوز للذمي وصية إلا الثلث وقال الله عز وجل [٤٩ المائدة]: ﴿وأن احكم بينهم بما أنزل الله﴾

٢٧٤٣ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا سفيان عن هشام بن عروة عن أبيه عن ابن عباس رضي الله عنهما قال: لو غض الناس إلى الربع، لأن رسول الله ﷺ قال: الثلث، والثلث كثير.

## Testamenti përfshin një të tretën [redacted] pasurisë

Hasan (Basriu) ka thënë: Jomuslimanit, që është shtetas i shtetit Islam, i lejohet që në testamentin e tij të përfshijë vetëm një të tretën (e pasurisë së tij)".[3]

All-llahu i Lartmadhëruar thotë:

*"Gjykoni ata, ashtu siç ka shpallur All-llahu".*

*(El-Maide:49)*

**2743.** Na ka treguar Kutejbe b. Seid, këtij Sufjani, këtij Hisham b. Urve, këtij i ati i tij, i cili thotë se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

**- Po qe se [redacted] don ta zbresin (testamentin) në një të katërtën, (munden),** ngase Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"...një e treta (mundet), po edhe një e treta është shumë!".**

3 Testamenti i qytetarit jomusliman në shtetin islam kurrsesi nuk mund të tejkalojë shumën e një të tretës së pasurisë së tij, ndërsa testamenti i muslimanit mund të tejkalojë atë shumë, por me kusht që të mos ketë trashëgimtar ose ka trashëgimtar, por ata nuk [redacted] kontestojnë testamentin.

Maliku, Shafiu dhe Ahmedi lejojnë që testamenti të përmbajë vetëm një të tretën e pasurisë së muslimanit qoftë ai edhe pa pasardhës, ndërsa pjesa tjetër duhet të mbetet në arkën shtetërore.

٢٧٤٤ — حدثني محمد بن عبد الرحيم حدثنا زكرياء بن عدي حدثنا مروان عن هاشم بن هاشم عن عامر بن سعد عن أبيه رضي الله عنه قال: مرضت فعادني النبي ﷺ فقلت: يا رسول الله، ادع الله أن لا يردني على عقبي. قال: لعل الله يرفعك وينفع بك ناساً. قلت: أريد أن أوصي وإنما لي ابنة. فقلت: أوصي بالنصف؟ قال: النصف كثير. قلت: فالثلث؟ قال: الثلث والثلث كثير - أو كبير - قال فأوصى الناس بالثلث فجاز ذلك لهم.

**2744.** Më ka treguar Muhammed b. Abdurrahmani, këtij Zekerijja b. Adijju, këtij Mervani, këtij Hashim b. Hashimi, këtij Amër b. Sa'di, i cili thotë se i ati i tij ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. më vizitoi, kur unë isha i sëmurë, dhe me atë rast i thashë: **"O Pejgamber i All-llahut, lute All-llahun që të mos më kthejë prapa** (e të vdes në Mekke).

- **Të dhashtë All-llahu shëndet për t'u sjellur dobi njerëzve** - më tha Resulullahu a.s.

- **Dua [redacted] [redacted] (pasurinë time) testament, ngase e kam vetëm një vajzë** (nga trashëgimtarët). **Do t'ia [redacted] testament gjysmën [redacted] pasurisë** - i thashë.

- **Jo, gjysma është shumë** - tha Resulullahu a.s.

- **Atëherë një të tretën?** - i thashë.

- **Një të tretën (mundet) - tha ai, por edhe një [redacted] treta është shumë, [redacted] ka thënë: "... e madhe"**. Dhe ashtu, njerëzit kanë lënë testament një të tretën (e pasurisë së tyre), e që Resulullahu a.s. ua lejonte atë.[4]

---

4 Për aplikimin e testamentit [redacted] vlerë gjer në një të tretën [redacted] lejojnë që të gjithë juristët islamë, por ndryshojnë në mendime kur është fjala se cila shumë është më e vlefshme.
Ebu Bekri për testament ka lënë një të tretën [redacted] pasurisë së tij, duke thënë: "All-llahu xh.sh. luftëtarëve muslimanë u ka lejuar një [redacted] pastën nga plaçka e luftës".
Halifi Umer, testament ka lënë një të katërtën nga pasuria e tij.
Halifi Ali thotë: "Më tepër më pëlqen kur muslimanët lënë testament një të pestën sesa një të katërtën, por gjithashtu një [redacted] katërta më pëlqen më tepër se një e treta.
Disa nga juristët islamë mendojnë që testamenti [redacted] jetë një e gjashta nga e tërë pasuria, ndërsa disa [redacted] tjerë mendojnë [redacted] testamenti duhet të përmbajë një të dhjetën.

باب قولِ الْوصِيّ لِوَصِيِّهِ : تَعاهَدْ وَلَدِي . وما يجوزُ لِلْوصِيِّ مِنَ الدعوى

٢٧٤٥ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلَمَةَ عن مالكٍ عن ابنِ شِهابٍ عن عُروةَ بنِ الزُّبيرِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها زَوجِ النبيِّ ﷺ أنها قالت «كان عُتبةُ بنُ أبي وقّاصٍ عَهِدَ إلى أخيهِ سعدِ بنِ أبي وقّاصٍ أنَّ ابنَ وَليدةِ زَمعةَ مني، فاقبِضهُ إليكَ . فلمّا كان عامَ الفتحِ أخذَهُ سعدٌ فقال: ابنُ أخي قد كانَ عَهِدَ إليَّ فيه . فقامَ عبدُ ابنُ زَمعةَ فقال: أخي وابنُ أمَةِ أبي وُلِدَ على فِراشِهِ . فتَساوَقا إلى رسولِ اللهِ ﷺ، فقال سعدٌ: يارسولَ اللهِ ابنُ أخي، كان عَهِدَ إليَّ فيه . فقال عبدُ بنُ زَمعةَ: أخي وابنُ وَليدةِ أبي . فقال رسولُ اللهِ ﷺ: هوَ لكَ ياعبدُ بنَ زَمعةَ، الولدُ للفِراشِ وللعاهرِ الحجَرُ . ثمَّ قال لسَودةَ بنتِ زَمعةَ احتَجِبي منهُ . لِما رأى مِن شَبَهِهِ بعُتبةَ . فما رآها حتى لَقِيَ اللهَ»

## Fjalët [redacted] testatorit drejtuar ekzekutuesit të testamentit të tij

**"Kujdesu për fëmijën tim!"**, - dhe në cilat raste i lejohet ankesa ekzekutuesit të testamentit.

**2745.** Na ka treguar Abdullah b. Meslemi, këtij Maliku, këtij Ibën Shihabi, këtij Urve b. Zubejri, i cili thotë se Aishja r.a. ka thënë:

- Utbe b. Ebu Vekasi i ka treguar vëllait të tij Sa'd b. Ebi Vekasit duke e porositur: **"Djali [redacted] robëreshës Zem'ate, njëherit është edhe djali im, andaj merre pranë vetes".**

- Vitin e parë pas çlirimit të Mekkës, Sa'di [redacted] mori afër vetes duke thënë: **"Ai është djali [redacted] vëllait tim, e ai vetë më ka treguar për këtë"**. Pastaj është ngritur Abd b. Zem'ati dhe tha: **"Ky është vëllai im, djalë i robëreshës së atit tim, [redacted] lindur në shtratin e tij".**

Pastaj ka shkuar te Pejgamberi s.a.v.s., e Sa'di i tha:

**- O Pejgamber i All-llahut, ky është djalë [redacted] vëllait tim dhe ai më ka obliguar [redacted] te (që të kujdesem)".**

Më pastaj Abd b. Zem'at tha: **Vëllau im është, nga [redacted] është djalë [redacted] robëreshës së atit tim". O Abd b. Zem'at!** - tha Resulullahu a.s. - **ai është i yti. Fëmija i përket shtratit, kurse ai i cili natën u ofrohet femrave - (meriton) vrasje [redacted] gurë.**

Pastaj Resulullahu a.s. iu drejtua Sevdes, vajzës së Zem'atit duke i thënë: **Largohu dhe mos m'u paraqit, - ngase [redacted] pa [redacted] ajo [redacted] përngjante Utbes. Vdiq e ai nuk [redacted] pa më asnjëherë...**[5]

باب إذا أومأ المريض برأسه إشارة بينة جازت

٢٧٤٦ - حدثنا حسان بن أبي عباد حدثنا همام عن قتادة عن أنس رضي الله عنه «ان يهوديا رض رأس جارية بين حجرين، فقيل لها: من فعل بك؟ أفلان أو فلان؟ حتى سمي اليهودي، فأومأت برأسها، فجيء به، فلم يزل حتى اعترف، فأمر النبي ﷺ فرض رأسه بالحجارة»

## Deklarimi I testatorit është i plotfuqishëm vetëm atëherë kur ai atë e dëshmon me luhatje [redacted] kokës (në rast se ai ësht I sëmurë)

**2746.** Na ka treguar Hasan b. Ebu Abbadi, këtij Hemmami, këtij Katade, këtij Enesi r.a., i cili thotë se një hebre ia kishte thyer kokën një vajze në mes dy gurëve, e pastaj e kanë pyetur atë:

**- Kush të ka lënduar? Filani, apo filani? Kur u përmend emri (i hebreut, i cili [redacted] kishte lënduar) atëherë ajo e dëshmoi [redacted] luhatjen [redacted] kokës.**

Atëherë është marrë ai, dhe nuk e kanë liruar gjersa e ka pranuar (veprën). Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi që edhe ai të dënohet, ashtu që edhe atij iu thye koka me gurë.

5 Gjykatësi dhe i akuzuari duhen të jenë mentalisht të shëndoshë. Nuk është e vlefshme ankesa e të sëmurit mentalisht, e as e atij, i cili nuk është në moshën madhore. Ata mund t'i zëvendësojnë mbikëqyrsit e tyre. I akuzuari dhe aktakuza patjetër duhet të jenë të përcaktuar dhe të qartë.
Aktakuza konsiderohet e plotfuqishme nëse dëshmohet para gjyqit. Po qe se aktakuza nuk prezentohet para gjyqit, atëherë duhet sqaruar llojin dhe sasinë e pasurisë e cila kontestohet. Nëse aktakuza ka të bëjë [redacted] pasuri të patundshme, atëherë gjatë shtruarjes së ankesës dhe dëshmisë patjetër duhet cekur lokalitetin, fshatin, rrethinën dhe pasuritë tjera me të cilat kufizohet ajo pasuri duke iu bashkangjitur edhe emrat e pronarëve të tyre.

## بَاب لا وَصِيَّةَ لِوَارِثٍ

٢٧٤٧ — حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ يُوسُفَ عَنْ وَرْقَاءَ عَنِ ابْنِ أَبِي نَجِيحٍ عَنْ عَطَاءٍ عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ «كَانَ الْمَالُ لِلْوَلَدِ، وَكَانَتِ الْوَصِيَّةُ لِلْوَالِدَيْنِ، فَنَسَخَ اللَّهُ مِنْ ذَلِكَ مَا أَحَبَّ، فَجَعَلَ لِلذَّكَرِ مِثْلَ حَظِّ الأُنْثَيَيْنِ، وَجَعَلَ لِلأَبَوَيْنِ لِكُلِّ وَاحِدٍ مِنْهُمَا السُّدُسَ، وَجَعَلَ لِلْمَرْأَةِ الثُّمُنَ وَالرُّبُعَ، وَلِلزَّوْجِ الشَّطْرَ وَالرُّبُعَ»

## Nuk [redacted] testament për trashëgimtarët

**2747.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Verka'i, këtij Ibën Ebu Nexhihu, këtij A'tai, këtij Ibën Abbasi r.a., i cili ka thënë:

- **Pasuria (në fillim të periudhës islame) i ka takuar fëmijës, kurse testamenti prindërve,** pastaj All-llahu ka anuluar nga ato (doke) atë që ka dashur dhe ka urdhëruar **"Mashkullit i takon aq [redacted] u takon dy grave, gjersa prindërve, çdo njërit prej tyre u ka caktuar nga një të gjashtën, gruas ia ka caktuar një të tretën ose çerekun, ndërsa burrit gjysmën [redacted] çerekun".**[6]

---

6 Materjen e lartshënuar e plotësojnë hadithet të cilët përmenden në koleksionet e muhaddithinëve tjerë [redacted] ca ndryshime të vogla. Ebu Davudi dhe Tirmidhiu në Koleksionet [redacted] tyre thonë se Ebu Umame ka thënë:

- E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "All-llahu çdokujt i ka ndarë atë që [redacted] takon, andaj nuk ka testament për trashëgimtarë".

Lidhur me këtë për bazë merret edhe deklarata e Aliut r.a., i cili thotë: "Nuk ka testament për trashëgimtarë".

Darikutni cek fjalët e Pejgamberit s.a.v.s. të cilat ai i ka thënë në Minne: "All-llahu çdokujt i ka ndarë ate që i takon, andaj nuk lejohet të lësh testament në dobi të trashëgimtarit më tepër se një të tretën e pasurisë".

Gjithashtu Darikutni transmeton se Xha'fer b. Muhammedi nga i ati i tij transmeton [redacted] Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Nuk lejohet testamenti në dobi të trashëgimtarit, e as që ka të drejtë trashëgimtari të kërkojë pas vdekjes së testatorit diç nga ajo që përmban testamenti".

باب الصدقة عند الموت

٢٧٤٨ — حدثنا محمد بن العلاء حدثنا أبو أسامة عن سفيان عن عمارة عن أبي زرعة عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «قال رجل للنبي ﷺ: يا رسول الله أي الصدقة أفضل؟ قال أن تصدق وأنت صحيح حريص، تأمل الغنى وتخشى الفقر، ولا تمهل حتى إذا بلغت الحلقوم قلت: لفلان كذا ولفلان كذا، وقد كان لفلان»

## Sadaka para vdekjes

**2748.** Na ka treguar Muhammed b. El A'la, këtij Ebu Usame, këtij Sufjani, këtij Umareti, këtij Ebu Zur'ati, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili ka thënë:

- Pejgamberin s.a.v.s. e ka pyetur një njeri: **O Resulullah, cila sadaka është më e vlefshme?**

Ai iu përgjigj: **Të ndash (sadaka) gjersa je i shëndoshë, të shpejtosh të fitosh pasurinë dhe t'i frikohesh varfërisë, të mos [redacted] shtysh (dhënien [redacted] sadakës) për atëherë, kur të vjen shpirti në fyt, [redacted] thuash: filanit kaq, ndërsa filanit kaq (nga pasuria).**

باب قول الله عز وجل [ ١١ النساء ] : ﴿ من بعد وصية يوصي بها أو دين ﴾

ويذكر أن شريحا وعمر بن عبد العزيز وطاوسا وعطاء وابن أذينة أجازوا إقرار المريض بدين. وقال الحسن: أحق ما تصدق به الرجل آخر يوم من الدنيا وأول يوم من الآخرة. وقال إبراهيم والحكم: إذا أبرأ الوارث من الدين برئ. وأوصى رافع بن خديج أن لا تكشف امرأته الفزارية عما أغلق عليه بابها. وقال الحسن: إذا قال لمملوكه عند الموت: كنت أعتقتك جاز. وقال الشعبي: إذا قالت المرأة عند موتها: إن زوجي قضاني وقبضت منه جاز. وقال بعض الناس: لا يجوز إقراره لسوء الظن به للورثة. ثم استحسن فقال: يجوز إقراره بالوديعة والبضاعة والمضاربة. وقد قال النبي ﷺ «إياكم والظن فإن الظن أكذب الحديث» ولا يحل مال المسلمين لقول النبي ﷺ «آية المنافق إذا اؤتمن خان» وقال الله تعالى [ ٥٨ النساء ] : ﴿ إن الله يأمركم أن تؤدوا الأمانات إلى أهلها ﴾ فلم يخص وارثا ولا غيره. فيه عبد الله بن عمرو عن النبي ﷺ

## Fjalët [redacted] All-llahut të Lartmadhëruar

**"—pas realizimit të testamentit dhe larjes së borxheve..."[7]**

Thuhet se Shurejhi, Omer b. Abdulazizi, Tavusi, A'tai dhe Ibën Udhejni kanë lejuar vendimin e të sëmurit, (kur është në pyetje) borxhi.

Hasan (Basriu) ka thënë: **"Puna më e vlefshme (për njeriun) është ajo sadaka, që ai e jep ditën [redacted] fundit në këtë botë dhe ditën [redacted] parë në Ahiret".**

Ibrahim (Nehaiu) dhe El Hakemi kanë thënë: **"Po qe [redacted] i sëmuri ia fal borxhin trashëgimtarit, ai lirohet (nga ai borxh)".**

Rafi' b. Hadixhi e kishte lënë me testament që bashkëshortja e tij të mos e publikojë (pasurinë) qe ia mbyllin dyert e saja (pasuria e cila është brenda dyerve).

Hasan (Basriu) ka thënë: **"Kur ndokush para se të vdesë i thotë robit të tij: "të kam liruar", - ajo është e plotfuqishme".**

Sha'bijju ka thënë: Kur gruaja para se të vdesë thotë: **"Bashkëshorti im m'i ka paguar kërkesat [redacted] mia dhe unë ato i kam marrë nga ai"** - pranohet dëshmia e saj.

Disa (juristë) kanë thënë: **Nuk është [redacted] plotfuqishme deklarata [redacted] të sëmurit po qe se ajo është në dobi vetëm të një trashëgimtari, për shkak të mendimit të keq që ka ndaj trashëgimtarëve tjerë. Më vonë, disa nga ata e lejuan ate duke thënë: Deklarimi i tij është i plotfuqishëm nëse ka të bëjë me (pasurin) e deponuar, kapitalin e tij dhe aksionet e tia.**

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Të keni kujdes, që [redacted] mendoni keq (për njerëzit), ngase mendimi i keq është rrena më e madhe në të folur.**

---

7 Përkthimi i ajetit të 11-të i surës "En-Nisa'" në tërësi është: "All-llahu ju urdhëron juve në (çështjen e trashëgimit) për fëmijët tuaj: Mashkullit i takon aq sa u takon dy femrave, e nëse janë dy e më tepër femra, atyre [redacted] takojn dy të tretat e trashëgimisë, e nëse është vetëm një, atëherë i takon gjysma (e pasurisë), e për çdo njërin prind, veç e veç i takon një e gjashta nga trashëgimia, nëse ai len trashëgimtarë, e, nëse i vdekuri nuk len fëmijë, e ate e trashëgojnë prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta, nëse i vdekuri ka vëllezër, nënës së tij i takon një e gjashta, pas kryerjes së testamentit dhe larjes së borxhit. Ju nuk e dini se cili është më i afërmi i juaj, prindërit tuaj apo fëmijët tuaj, ky caktim është i All-llahut. Me të vërtetë All-llahu është i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëfuqishëm".

Nuk lejohet që [redacted] përvetësohet pasuria e muslimanit, ngase Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Një nga shenjat e munafikut është edhe ajo, që kur i besohet diçka, [redacted] tradhton"** gjersa All-llahu i Lartmadhëruar thotë: **"All-llahu ju urdhëron juve që gjërat [redacted] besueshme t'ia dorëzoni atyre që [redacted] përkasin ato"**, e që nuk [redacted] përcakton [redacted] trashëgimtarin [redacted] askënd tjetër.

Hadithin e lartpërmendur nga Pejgamberi e transmeton Abdullah b. Amri.[8]

٢٧٤٩ - حدثنا سليمانُ بنُ داودَ أبو الرَّبيعِ حدَّثنا إسماعيلُ بنُ جعفرٍ حدَّثنا نافعُ بنُ مالكِ بنِ أبي عامرٍ
أبو سُهيلٍ عن أبيهِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال «آيةُ المنافقِ ثلاثٌ: إذا حدَّثَ كذَبَ،
وإذا اؤتُمِنَ خانَ، وإذا وَعدَ أخلَفَ»

**2749.** Na ka treguar Sulejman b. Davud Ebu Rabi'u, këtij Ismail b. Xha'feri, këtij Nafi' b. Malik b. Ebu Amir Ebu Suhejli, këtij i ati i tij, këtij Ebu Hurejra, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Vetitë [redacted] munafikut janë tri: kur flet, rren; kur [redacted] besohet diçka, tradhton; dhe kur premton, tradhton.**

باب تأويلِ قولهِ تعالى [١٢ النساء]: ﴿مِن بعدِ وَصيةٍ يُوصي بها أو دَينٍ﴾ ويُذكَرُ أنَّ النبيَّ
ﷺ قضى بالدَّينِ قبلَ الوَصيَّةِ. وقولهِ عزَّ وجلَّ [٥٨ النساء]: ﴿إنَّ اللهَ يأمُرُكم أن تُؤدُّوا الأماناتِ إلى
أهلِها﴾ فأداءُ الأمانةِ أحقُّ مِن تطوُّعِ الوَصيَّةِ. وقال النبيُّ ﷺ «لا صدَقةَ إلا عن ظَهرِ غِنىً». وقال ابنُ
عبَّاسٍ: لا يُوصي العبدُ إلا بإذنِ أهلهِ. وقال النبيُّ ﷺ «العبدُ راعٍ في مالِ سيِّدهِ»

## Komentimi i fjalëve [redacted] All-llahut [redacted] Lartmadhëruar

**"...Pas testamentit [redacted] cilin e keni lënë [redacted] (pas) borxhit..."**[9]

---

[redacted] Përkthimi i ajetit të 58të i sures e "En-Nisa'" është: "All-llahu ju urdhëron që detyrat [redacted] besueshme t'ua besoni atyre që janë të denjë për to dhe, kur të gjykoni në [redacted] njerëzve, - gjykoni drejtë. Me të vërtetë këshillat [redacted] All-llahut janë të mrekullueshme. Njëmend All-llahu dëgjon dhe sheh çdo gjë".

9 Përkthimi i këtij ajeti në tërësi është dhënë në shenimin numër 7.

Thuhet se Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që borxhet (të lahen) para (realizimit) të testamentit.

Fjalët e All-llahut xh.sh. janë: "**All-llahu ju urdhëron që gjërat të cilat ju besohen juve t'ua dorëzoni atyre që [redacted] përkasin ato**".[10]

Prandaj të kryejsh amanetin (gjërat e besuara) është më me rëndësi sesa testamenti vullnetar.

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**Sadakën e japin vetëm të pasurit**".

Ibën Abbasi thotë: "**Robit i lejohet të lë testament vetëm [redacted] lejen e pronarit të tij**", kurse Pejgamberi s.a.v.s. lidhur me këtë thotë: "**Robi është mbikëqyrës i pasurisë së pronarit të tij**".

٢٧٥٠ – حدثنا محمد بن يوسف أخبرنا الأوزاعي عن الزهري عن سعيد بن المسيب وعروة بن الزبير
أن حكيم بن حزام رضي الله عنه قال: سألت رسول الله ﷺ فأعطاني، ثم سألته فأعطاني، ثم قال لي:
يا حكيم، إن هذا المال خضر حلو، فمن أخذه بسخاوة نفس بورك له فيه، ومن أخذه بإشراف نفس لم
يبارك له فيه، وكان كالذي يأكل ولا يشبع، واليد العليا خير من اليد السفلى. قال حكيم: فقلت يا رسول
الله، والذي بعثك بالحق، لا أرزأ أحدا بعدك شيئا حتى أفارق الدنيا. فكان أبو بكر يدعو حكيما ليعطيه
العطاء فيأبى أن يقبل منه شيئا. ثم إن عمر دعاه ليعطيه فأبى أن يقبله، فقال: يا معشر المسلمين، إني أعرض
عليه حقه الذي قسم الله له من هذا الفيء فيأبى أن يأخذه. فلم يرزأ حكيم أحدا من الناس بعد النبي ﷺ
حتى توفي رحمه الله.

**2750.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Evzai, këtij Zuhriu, këtij Seid b. Musejjebi dhe Urve b. Zubejri se Hakim b. Hizami ka thënë:

- **Nga Pejgamberi s.a.v.s. kam kërkuar (ndihmë materiale), e ai më dha, pastaj prap kam kërkuar, prap më dha** duke më thënë: **Hakim, kjo pasuri është e gjelbërt (tërheqëse) dhe e ëmbël, andaj ai që [redacted] merr ngase është i detyruar (nga skamja), në të do të gjejë prosperitet, por ai që [redacted] merr për t'u pasuruar me te, ai nuk do të përparojë. Gjithashtu ai është**

10 Më gjërësisht lidhur me këtë shih në shënimin numër 8[të].

**i njëjtë [redacted] ate që han [redacted] nuk ngopet, [redacted] dora e lartë (ajo që jep) është më [redacted] mirë [redacted] [redacted] poshtmja (ajo që merr).**

**- I thashë** - thotë Hakimi: **O Resulullah, pasha Atë, i cili të ka dërguar [redacted] të Vërtetën, pos kësaj që kam marrë [redacted] ju, gjersa të ndahem nga kjo botë, asnjëherë nuk do të marrë asgjë prej askujt.**

Ebu Bekri, me një rast e ftoi ate që t'i jep dhuratë, e ai nuk deshi të pranojë asgjë nga ai.

Më vonë Umeri e ftoi që të marrë (ndihmë), por ai prap refuzoi ta merr ate. Atëherë Umeri tha: **"O musliman, unë [redacted] ofroj ate që [redacted] takon dhe ate që ia ka ndarë All-llahu nga ky [redacted] [redacted] zënë në luftë, kurse ai nuk e pranon"**

Hakimi vdiq (All-llahu e mëshiroftë atë) e nuk mori asgjë nga askush, pas asaj që mori nga Pejgamberi s.a.v.s.

٢٧٥١ – حدثنا بشر بن محمد السختياني أخبرنا عبد الله أخبرنا يونس عن الزهري قال أخبرني سالم عن ابن عمر رضي الله عنهما قال: سمعت رسول الله ﷺ يقول «كلكم راع ومسئول عن رعيته، والإمام راع ومسئول عن رعيته، والرجل راع في أهله ومسئول عن رعيته، والمرأة في بيت زوجها راعية ومسئولة عن رعيتها، والخادم في مال سيده راع ومسئول عن رعيته، قال: وأحسب أن قد قال: والرجل راع في مال أبيه».

**2751.** Na ka treguar Bishër b. Muhammed Es-Sahtijanijju, këtij Abdullahu, këtij Junusi, këtij Zuhriu, i cili ka thënë:

- Pejgamberin s.a.v.s. e kam dëgjuar duke thënë: **Që [redacted] gjithë ju, jeni barinj dhe do [redacted] përgjigjeni për [redacted] [redacted] juaj, kryeplaku është bari (mbikëqyrës) dhe përgjigjet për tufën e tij, njeriu është bari në shtëpinë [redacted] tij dhe është përgjegjës i saj, gruaja është bareshë në shtëpinë [redacted] burrit të saj dhe përgjigjet për tufën e saj, shërbëtori është mbikëqyerës i pasurisë së pronarit të tij dhe përgjigjet për gjërat që [redacted] janë besuar atij".**

**- Mendoj** - thotë Ibën Omeri - [redacted] **edhe [redacted] [redacted] ka thënë: "Kurse njeriu është mbikëqyrës i pasurisë së babait [redacted] tij".**

باب إذا وقف أو أوصى لأقاربه، ومن الأقارب؟

وقال ثابت عن أنس: قال النبي ﷺ لأبي طلحة: اجعله لفقراء أقاربك، فجعلها لحسان وأبي بن كعب.
وقال الأنصاري حدثني أبي عن ثمامة عن أنس بمثل حديث ثابت، قال: اجعلها لفقراء قرابتك، قال أنس: فجعلها لحسان وأبي بن كعب وكانا أقرب إليه مني. وكان قرابة حسان وأبي من أبي طلحة واسمه زيد بن سهل بن الأسود بن حرام بن عمرو بن زيد مناة بن عدي بن عمرو بن مالك بن النجار، وحسان بن ثابت ابن المنذر بن حرام، فيجتمعان إلى حرام وهو الأب الثالث، وحرام بن عمرو بن زيد مناة بن عدي بن عمرو ابن مالك بن النجار، وهو يجامع حسان أبا طلحة وأبي إلى ستة آباء إلى عمرو بن مالك، وهو أبي بن كعب ابن قيس بن عبيد بن زيد بن معاوية بن عمرو بن مالك بن النجار، فعمرو بن مالك يجمع حسان وأبا طلحة وأبيا. وقال بعضهم: إذا أوصى لقرابته فهو إلى آبائه في الإسلام

## Kur ndokush lën vakuf [redacted] testament nga pasuria e tij për të afërmit [redacted] tij [redacted] kush konsiderohet i afërm

Thabiti duke transmetuar nga Enesi thotë se Pejgamberi s.a.v.s. Ebu Talhas i ka thënë:

- Përcaktoje (pasurinë) tënde për të afërmit e tu, që janë të varfër, e ai, ia caktoi ate Hassanit dhe Ubejj b. Ka'bit.

Ensariu thotë: Më ka treguar babai im, këtij Sumemi, këtij Enesi të njejtin hadith të cilin e transmeton Thabiti e që në të thuhet: **"Lëre vakuf (pasurinë) për të afërmit e tu të varfër!"**

Ensesi thotë: **"Ai pasurinë e [redacted] ia la vakuf Hassanit dhe Ubejj b. Ka'bit ngase ata ishin kushërinj më të afërt [redacted] te sesa unë".**

Emri i Ebu Talhas është Zejd b. Sehl b. Esved b. Haram b. Amër b. Zejd Menat b. Adijj b. Amër b. Malik b. Nexhxhar, Hassani është djalë i Thabit b. Mundhir b. Haram, e ata takohen te Harami, e ai është stërgjysh i tyre, kurse Harami është djalë i Amër b. Zejd Menat b. Adijj b. Ammër b. Malik b. Nexhxhar e që takohen Hassani dhe Ebu Talha, kurse Ubejji sipas prejardhjes së tij shkonë gjer te brezi i gjashtë nga i ati e gjer te Amër b. Maliku, e ai është Ubejj b. Ka'b b. Kajs b. Ubejd b. Zejd b. Muavi b. Amër b. Malik b. Nexhxharë, gjersa Amër b. Maliku i bashkon Hasanin, Ebu Talhan dhe Ubejjin.

Disa (juristë) thonë: **"Kur ndokush len testament për të afërmit [redacted] tij, atëherë ai është për të gjithë të parët e tij (që nga fillimi) i Islamit".**[11]

٢٧٥٢ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن إسحاقَ بنِ عبدِ اللهِ بنِ أبي طلحةَ أنهُ سمعَ أنسًا
رضيَ اللهُ عنهُ قال: قال النبيُّ ﷺ لأبي طلحةَ: أرَى أن تجعلَها في الأقرَبينَ، فقال أبو طلحةَ: أفعَلُ يارسولَ
اللهِ، فقسمها أبو طلحةَ في أقاربهِ وبني عمِّه. وقال ابنُ عباسٍ [redacted] لما نزَلَت ﴿وأنذِرْ عَشيرتَكَ الأقربين﴾ جعلَ
النبيُّ [redacted] يُنادي: يابني فِهْرٍ، يابني عَدِيٍّ، لبُطونِ قُرَيشٍ. وقال أبو هريرةَ: [redacted] نزَلَت [redacted] وأنذِرْ
عَشيرتَكَ الأقرَبين﴾ قال النبيُّ ﷺ: يامعشَرَ قُرَيشٍ.

**2752.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Is-hak b. Abdullah b. Ebu Talha i cili thotë se e ka dëgjuar Enesin, duke thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. Ebu Talhas i ka thënë: **"Mendimi im është që (tokën tënde) ta lësh (vakuf) në dobi të të afërmve të tu".** Ebu Talha iu përgjegj: **"Do ta bëj ate, O Resulullah"**, andaj Ebu Talha pasurinë e tij ua ndau kushërinjve të afërm dhe xhaxhallarëve.

Ebu Abbasi ka thënë:

- Kur i është shpallur ajeti: **"...dhe paralajmëroje farefisin më të afërm!"**[12] **- Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] të thërrasë: "O ju pasardhësit e Fihrit, (lozë [redacted] fisit Kurejshit)...!"**

Ebu Hurejra ka thënë:

- Kur i është shpallur ajeti: **"...dhe paralajmëroje farefisin më të afërm!"**, Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"O Kurejshitë...!"**

---

11 Me fjalën "ekaribun" - farefis, nënkuptojmë farefisin e vakifit, që sipas së drejtës islame ai nuk ka të drejtë të lidhë kurorë [redacted] te.

12 Ajeti 314të, sure "Esh-Shuara'".

## بَاب هل يَدخُلُ النساء والوَلَدُ في الأَقارِبِ ؟

٢٧٥٣ – حدَّثنا أبو اليمانِ أخبرَنا شُعَيبٌ عن الزُّهريِّ قال أخبرَني سعيدُ بنُ المسيَّبِ وأبو سلمةَ بنُ عبدِ الرحمٰن أنَّ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ قال [redacted] قامَ رسولُ اللهِ ﷺ حينَ أنزَلَ اللهُ عزَّ وجلَّ ﴿ وأنذِرْ عَشيرتَكَ الأقربين ﴾ قال : يامَعشرَ قُريشٍ – أو كلمةً نحوَها – اشتَرُوا أنفُسَكم ، لا أُغني عنكم منَ اللهِ شيئاً . يابني عبدِ مَنافٍ لا أُغني عنكم منَ اللهِ شيئاً . يا عباسُ بنَ عبدِ المُطَّلِبِ لا أُغني عنكَ منَ اللهِ شيئاً . يا صَفيَّةُ عمَّةَ رسولِ اللهِ لا أُغني عنكِ منَ اللهِ شيئاً . ويا فاطمةُ بنتَ محمدٍ سَليني ما شِئتِ من مالي لا أُغني عنكِ منَ اللهِ شيئاً [redacted]

تابعَهُ أصبَغُ عنِ ابنِ وَهبٍ عن يونُسَ عنِ ابنِ شِهابٍ

## A konsiderohen gruaja dhe fëmijët në radhën [redacted] të afërmve?

**2753.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij Shuajbi se Zuhriu ka thënë:

- Më ka lajmëruar Seid b. Musejjebi dhe Ebu Selem b. Abdurrehmani se Ebu Hurejra ka thënë:

- Kur All-llahu i Lartmadhëruar shpalli ajetin: "**...dhe paralajmëroje farefisin më të afërm!**", atëherë Pejgamberi s.a.v.s. u ngrit dhe tha:

- **O, Kurejshitë,** - ose diçka të ngjashme me te - **çlirone vetveten! nuk do të mundem t'u ndohmoj tek All-llahu, asgjë! O, trashëgimtarë të Abdu Menafit, nuk do të mundem t'u ndihmoj asgjë tek All-llahu! O, Abbas b. Abdu-l-Muttalib nuk do të mundem të të ndihmoj asgjë tek All-llahu! O, Safijje, tezja e Resulullahut nga [redacted] nënës, nuk do të mundem të të ndihmoj asgjë tek All-llahu!. O Fatime, vajzë e Muhammedit a.s. kërko nga pasuria ime ç'të duash, nuk do të mundem të të ndihmoj asgjë tek All-llahu.**

(Në vargun tjetër të transmetuesve) pas Zuhriut vjen Asbegi duke transmetuar hadithin nga Ibën Vehbi, ai nga Junusi, e ky nga Ibën Shihabi.

بابٌ هل ينتفعُ الواقفُ بوقفه؟

وقد اشترطَ عمرُ رضيَ اللهُ عنه: لاجُناحَ على مَن وَليَهُ أن يأكلُ منها. وقد يَلي الواقفُ وغيرُه.

وكذلكَ كلُّ مَن جَعَلَ بَدَنةً أو شيئاً للهِ فلهُ أن ينتفعَ بها كما ينتفعُ بها غيرُه وإن لم يشترطْ

٢٧٥٤ — حدَّثنا قُتَيبةُ بنُ سعيدٍ حدَّثنا أبو عَوانةَ عن قَتادةَ عن أنسٍ رضيَ اللهُ [redacted] «أنَّ النبيَّ ﷺ رأى رجُلاً يَسوقُ بَدَنةً فقال له: اركَبْها، فقال: يارسولَ اللهِ إنها بَدَنةٌ، قال – في الثالثةِ أو في الرابعةِ – اركَبْها وَيْلَكَ – أو وَيحَكَ»

## A ka [redacted] drejtë [redacted] shfrytëzojë [redacted] që [redacted] lënë vakuf?

Umeri e ka kushtëzuar një gjë të tillë, duke thënë:

- **Nuk është mëkat për ate që udhëheq [redacted] vakufin të ushqehet (nga të ardhurat e tij). Edhe ai e ka udhëhequr vakufin si edhe të tjerët.**

I njejti rregull vlen edhe për ata që falin devet ose diçka tjetër në emër të All-llahut, munden t'i shfrytëzojnë ashtu siç i shfrytëzojnë të tjerët, edhe po të mos [redacted] ket kushtëzuar.

**2754.** Na ka treguar Kutejb b. Seidi, këtij Ebu Avani, këtij Katadi, këtij Enesi r.a. [redacted] Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë një njeri duke i ndjekur devet (për t'i prerë te Kabja), dhe i tha:

- **Shaloje!**

- **O Resulullah**, - iu përgjigj ai - **kjo deve është për kurban.**

Atëherë për herë të tretë apo të katërt i tha: **"Mos të gjetë [redacted] keqja"** ose **"Mos qofsh i mjerë, shaloje".**

٢٧٥٥ — حدَّثنا إسماعيلُ حدَّثنا مالكٌ عن أبي الزِّنادِ عن الأعرجِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ رأى رجُلاً يَسوقُ بدَنةً فقال: اركَبْها، قال: يارسولَ اللهِ إنَّها بَدَنة، قال: اركَبْها ويلَكَ. في الثانيةِ أو في الثالثةِ»

**2755.** Na ka treguar Ismaili, këtij Maliku, këtij Zinadi, këtij Ebu A'rexhi, këtij Ebu Hurejra, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë një njeri duke e ndjekur deven (për ta prerë kurban) dhe i tha:

- **Shaloje!**

- **O Resulullah, kjo deve është për kurban** - ia ktheu ai.

Pastaj për herë të dytë apo të tretë i tha: **"Mos qofsh i mjerë, shaloje".**

باب إذا وقف شيئاً قبل أن يدفعه إلى غيره فهو جائز

لأن عمر رضي الله عنه أوقف فقال: لاجناح على من وليه أن يأكل، ولم يخص إن وليه عمر أو غيره
وقال النبي ﷺ لأبي طلحة «أرى أن تجعلها في الأقربين، فقال: أفعل، فقسمها في أقاربه وبني عمه»

## Lejohet që vakifi pasurinë [redacted] cilën e lë vakuf [redacted] dorëzojë [redacted] tjerëve

- sepse Umeri r.a. e kishte lënë vakuf (pasurinë e tij) dhe ka thënë:

- Nuk është mëkat për ate që udhëheq me te, të ushqehet (nga të ardhurat e saja), mirëpo nuk e saktëson se kush udhëheqë me te: ai, apo ndokush tjetër.

Pejgamberi s.a.v.s. Ebu Talhas i ka thënë: **"E konsideroj (të nevojshme) që (pasurinë) t'ua lësh të afërmve të tu"**

**"Do ta bëj ate"**, tha ai, dhe ua ndau të afërmve dhe kushërinjve dhe të tij.

باب إذا قال: داري صدقة لله، ولم يبين للفقراء أو غيرهم فهو جائز، ويعطيها للأقربين أو حيث أراد. قال النبي ﷺ لأبي طلحة حين قال أحب أموالي إلي بيرحاء وإنها صدقة لله، فأجاز النبي ﷺ ذلك. وقال بعضهم: لايجوز حتى يبين لمن، والأول أصح

## Nëse ndokush thotë:

**"Shtëpia ime, është vakuf në emër të All-llahut"**, e nuk e përcakton se a është për të varfërit, apo për ndokend tjetër, i lejohet atij që më pastaj t'ua përcaktoj të afërmve të tij, apo ndokujt tjetër.

Kur Ebu Talha deklaroi se **"Pasuria më [redacted] dashur nga e tërë ajo që kam, është (toka) në Bejreh, dhe unë ate e lë vakuf në emër [redacted] All-llahut"**, atëherë Pejgamberi s.a.v.s. i lejoi atij (që ta len vakuf atë pjesë të pasurisë).

Disa nga (juristët) mendojnë se "vendimi i vakufit nuk është i plotfuqishëm gjersa të mos ceket (decidivisht) se për kë (dedikohet), por (Buhariu thotë se) mendimi i parë është i saktë.

باب إذا قال أرضي أو بستاني صدقة لله عن أمي فهو جائز، وإن لم يبين لمن ذلك

٢٧٥٦ — حدثنا محمد أخبرنا مخلد بن يزيد أخبرنا ابن جريج قال أخبرني يعلى أنه سمع عكرمة يقول: أنبأنا ابن عباس رضي الله عنهما «أن سعد بن عبادة رضي الله [redacted] توفيت أمه وهو غائب عنها فقال: يارسول الله إن أمي توفيت وأنا غائب عنها، أينفعها شيء إن تصدقت به عنها؟ قال: نعم. قال: فإني أشهدك أن حائطي المخراف صدقة عليها»

## Kur ndokush thotë: Toka ime [redacted] kopshti im është vakuf në emër të nënës sime...

Ai vendim është i plotfuqishem, edhe pse nuk [redacted] sqaron se për kë është dedikuar.

**2756.** Na ka treguar Muhammedi, këtij Mahled b. Jezidi, këtij Ibën Xhurejxhi, i cili ka thënë:

- Ja'lau më ka treguar se ai e ka dëgjuar Ikramin duke thënë:

- Ibën Abbasi na ka treguar se Sa'd b. Ubades i kishte vdekur e ëma, e ai nuk kishte qenë pranë saj, andaj kishte thënë:

**- O, Resulullah, më ka vdekur nëna, [redacted] unë nuk kam qenë pranë saj, [redacted] do të ketë dobi ajo, nëse unë në emër të saj ndaj sadaka?**

- **Po,** - i është përgjigjur, Resulullahu a.s.

- **Të konsideroj për dëshmitar se kopshti im, Mihraf, është sadaka (vakuf) në emër të saj.**

باب إذا تصدق أو وقف بعض رقيقه أو دوابه فهو جائز

٢٧٥٧ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب قال أخبرني عبد الرحمن بن عبد الله بن كعب بن مالك رضي الله عنه: قلت يا رسول الله، إن من توبتي أن أنخلع من مالي صدقة إلى الله وإلى رسوله ﷺ، قال: أمسك عليك بعض مالك فهو خير لك. قلت: أمسك سهمي الذي بخيبر»

## Lejohet që [redacted] lihet vakuf, [redacted] të jepet sadaka një pjesë e pasurisë, [redacted] disa nga robët [redacted] tij [redacted] një pjesë [redacted] kafshëve

**2757.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, këtij Ukajli, këtij Ibën Shihabi, i cili thotë:

- Më ka treguar Abdu-r-Rahman b. Abdullah b. Ka'b b. Maliku r.a. se i është drejtuar Pejgamberit s.a.v.s.duke i thënë: "**O, Resulullah, në shenjë të pendimit të sinqertë, një pjesë të pasurisë sime e jap sadaka në emër të All-llahut dhe të të Dërguarit të Tij".**

- **Një pjesë të pasurisë sate ruaje për vete, ngase është më mirë për ty**, - i tha Resulullahu.

- **Për vete e mbaj atë pjesë që e kam në Hajber** - i thashë.

## بابُ مَنْ تَصَدَّقَ إلى وَكيلِهِ ثُمَّ رَدَّ الوكيلُ إليه

٢٧٥٨ – وقال إسماعيلُ: أخبرَني عبدُ العزيزِ بنُ عبدِ اللهِ بنِ أبي سَلَمةَ عن إسحاقَ بنِ عبدِ اللهِ بنِ أبي طلحةَ لا أَعلَمُهُ إلاّ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه قال: لما نزلَتْ ﴿لن تَنالوا البِرَّ حتى تُنفِقوا مما تُحِبّون﴾ جاء أبو طلحةَ إلى رسولِ اللهِ ﷺ فقال: يا رسولَ اللهِ يقولُ اللهُ تباركَ وتعالى في كتابِهِ ﴿لَن تَنالوا البِرَّ حتى تُنفِقوا مما تُحِبّون﴾ وإنَّ أحبَّ أموالي إليَّ بيرحاءُ – قال وكانت حديقةً كان رسولُ اللهِ ﷺ يدخُلُها ويَستَظِلُّ بها ويَشرَبُ من مائِها – فهيَ إلى اللهِ عزَّ وجلَّ وإلى رسولِهِ ﷺ أرجو بِرَّهُ وذُخرَهُ، فضَعْها أيْ رسولَ اللهِ حيثُ أراكَ اللهُ. فقال رسولُ اللهِ ﷺ: بَخْ يا أبا طلحةَ، ذلكَ مالٌ رابحٌ، قبِلْناهُ منكَ ورَدَدْناهُ عليك، فاجعَلْهُ في الأقرَبين. فتصدَّقَ بهِ أبو طلحةَ على ذَوي رَحِمِهِ. قال وكان منهم أُبَيٌّ وحسّانُ. قال وباعَ حسّانُ حِصَّتَهُ منهُ من مُعاويةَ، فقيلَ لهُ: تَبيعُ صدَقةَ أبي طلحةَ؟ فقال: ألا أبيعُ صاعاً من تمرٍ بصاعٍ من دَراهِمَ؟ قال وكانت تلكَ الحديقةُ في موضعِ قصرِ بني حُدَيلةَ الذي بناهُ مُعاويةُ.

### Ai që ia dorëzon vakufin përfaqësuesit të tij, e përfaqësuesi më vonë ia kthen atij

**2758.** Ismaili ka thënë:

- Më ka lajmëruar Abdu-l-Aziz b. Abdullah b. Selemi, këtij Is-hak b. Abdullah b. Ebu Talha, e unë e di nepërmes Enesit (thotë Buhariu) se ai ka thënë:

- Kur është shpallur ajeti: "**Nuk do të arrini mirësinë e vërtetë, gjersa nuk i ndani (për sadaka) atë që e dëshironi më së shumit (nga pasuria e juaj)...**", atëherë te Resulullahu s.a.v.s. erdhi Ebu Talha dhe i tha:

- O, Resulullah, All-llahu i Lartmadhëruar në Librin e Tij thotë: "**Nuk do ta arrini mirësinë e vërtetë gjersa nuk i ndani (për sadaka) atë që e doni më së shumti (nga pasuria e juaj)...**", e për mua, pasuria më e dashur, është pasuria në Bejruha.

Ai ka qenë kopshti (i mbjellur me hurme) në të cilin Pejgamberi s.a.v.s. hynte në te, freskohej dhe pinte ujë.

Andaj e jap në emër të All-llahut dhe të Pejgamberit të Tij dhe shpresoj se kjo është mirësi (te All-llahu), përdore, O Resulullah ashtu siç të udhëzon All-llahu.

Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. i tha: **"Të lumtë, o, Ebu Talha! Kjo është pasuri që sjell profit. E pranoj nga ti dhe ty ta kthej dhe falja farefisit tuaj".**

Më pastaj Ebu Talha atë kopsht ia ndau kusherinjve të tij, në mesin e tyre ishin Ubejji dhe Hassani. Hassani më vonë (sipas transmetuesit) pjesën e tij ia shiti Muaviut, e masa i thonin: **"E ke shitur dhuratën [redacted] Ebu Talhas!"**

Ai iu thoshte: Si të mos e shes kur për një "**sa'**" **hurmash marr një** "**sa'**" derhem. (Sa' është masë për matje).

Ai kopsht ka qenë në vend të pallatit Benu Xhedil, të cilin e ndërtoi Muaviu.[13]

**باب** قول الله عز وجل {وإذا حضر القسمة أولو القربى واليتامى والمساكين فارزقوهم منه}

٢٧٥٩ – حدثنا محمد بن الفضل أبو النعمان حدثنا أبو عوانة عن أبي بشر عن سعيد بن جبير عن
ابن عباس رضي الله عنهما قال « إن ناساً يزعمون أن هذه الآية نسخت ، ولا والله ما نسخت ، ولكنها
مما تهاون الناس ، هما واليان : والٍ يرث وذاك الذي يرزق ، ووالٍ لا يرث فذاك الذي يقول بالمعروف ،
يقول لا أملك لك أن أعطيك »

### Fjalët [redacted] All-llahut [redacted] Lartmadhëruar:

**"Kur bëhet ndarja [redacted] pasurisë, [redacted] prezent janë farefisi, bonjakët dhe të varfurit, dhurohuni edhe atyre diçka..."**[14]

---

13 Fundi i hadithit jep të kuptojmë se Ebu Talha palmishten e lartshënuar nuk [redacted] ka lënë vakuf, andaj edhe ka pasur të drejtë të disponojë me të si pronë e tij. Por edhe ai, i cili e ka marrë shpërblim pas vdekjes së tij, ka pasur të drejtë ta shesë ate. Ky është mendimi i shumicës së juristëve islamë. Disa nga juristët islamë janë të mendimit se vakifit i lejohet që në vakufnamen e tij të vë kusht që personit të cilit i lehet vakufi mundet që në rast nevoje ta shesë ate. Atëherë mund të ndodhë që Hasani ta ketë shfrytëzuar këtë dispozitë.

14 Përkthimi i ajetit të 8të i sures **"En-Nisa'"** është: "...dhe u thoni ndonjë fjalë të mirë".

باب درجات المجاهدين في سبيل الله . يقال هذه سبيلي ، وهذا سبيلي

قال أبو عبد الله : غُزًّا واحدها غازٍ . هُم دَرَجاتٌ : لهم درجات

٢٧٩٠ — حدثنا يحيى بن صالح حدثنا فُلَيحٌ عن هلال بن عليّ عن عطاء بن يسار عن أبي هريرة رضيَ اللهُ عنه قال : قال النبيُّ ﷺ « من آمنَ بالله وبرسوله وأقامَ الصلاةَ وصامَ رمضانَ كان حقًّا على الله أن يُدخِلَهُ الجنّة ، جاهدَ في سبيل الله أو جلسَ في أرضهِ التي وُلِدَ فيها . فقالوا : يارسولَ الله » أفلا نُبشِّرُ الناس ؟ قال : إنَّ في الجنةِ مائةَ درجةٍ أعدَّها اللهُ للمجاهدينَ في سَبيلِ الله مابينَ الدرجتَينِ كما بينَ السماء والأرض فاذا سألتُمُ اللهَ فاسألوهُ الفِردَوسَ فانهُ أوسَطُ الجنةِ وأعلى الجنة ـ أُراهُ قال : وفوقَهُ عرشُ الرحمنِ ـ ومنهُ تَفَجَّرُ أنهارُ الجنة » قال محمدُ بنُ فُلَيحٍ عن أبيه « وفوقَهُ عرشُ الرحمن »

## Gradat e luftëtarëve që luftojnë në rrugën e All-llahut

Thuhet: "**Kjo është rruga ime**" dhe "**Ky është shtegu im**".[5]

Ebu Abdullah (Buhariu) thotë: "**guzzen**" është shumësi i "**gazin**" - luftëtar "**hum derexhatun**" - ata kanë grada

**2790.** Na ka treguar Jahja b. Salihu, këtij Fulejhi, këtij Hilal b. Aliu, këtij Ata' b. Jesari, i cili thotë se Ebi Hurejra ka thënë:

- Pejgamber s.a.v.s. ka thënë: "**Ai që beson në All-llahun dhe Pejgamberin e Tij, fal namaz dhe agjëron ramazanin, ka të drejtë te All-llahu të shpërblehet [redacted] Xhennet dhe është i barabartë [redacted] ate që ka luftuar në rrugën [redacted] All-llahut, edhe pse ka qëndruar në vendlindje (me arsye)**".

- **O Resulullah,** - i thanë të pranishmit - **A ta gëzojmë (me te) njerëzimin?**

As-habët të cilët morën pjesë në këtë betejë janë: Seddad b. Evsi dhe Ebu Derda. Ushtria muslimane arriti në Qipër dhe e pushtoi ate. Ummi Haramja, duke zbritur nga anija, hypur në mushkë, e humbi drejtpeshimin dhe ra në gurë ku mori lëndime të cilat për te ishin vdekjepruese. Varrimi i saj u bë në Qipër.

5 Fjala "**Sebilen**", mund t'i përket të dy gjinive.

Ai u tha: **"Në Xhennet ka njëqind grada, të cilat All-llahu i ka përgatitur për ata që luftojnë në rrugën [redacted] Tij, distanca në [redacted] dy gradave (të Xhennetit) ësthë [redacted] ajo e Tokës dhe [redacted] Qiellit, kur të luteni tek All-llahu, luteni Ate që t'u dhurojë Xhennetin Firdevs, ngase ai është Xhenneti më [redacted] mirë dhe Xhenneti më i lartë".**

- Mendoj se (thotë Jahja b. Salihu) edhe këtë e ka thënë: **"E mbi te është Arshu-r-Rahman".**

Muhammed b. Fulejhi thotë se i ati i tij ka thënë: **"...e mbi te është Arshu-r-Rahman dhe nga ai rrjedhin lumenjt [redacted] xhennetit".**

٢٧٩١ — حدثنا موسى حدثنا جرير حدثنا أبو رجاء عن سمرة قال «قال النبي ﷺ: رأيت الليلة رجلين أتياني فصعدا بي الشجرة، فأدخلاني دارا هي أحسن وأفضل، لم أر قط أحسن منها، قال أما هذه الدار فدار الشهداء [redacted]

**2791.** Na ka treguar Musa, këtij Xheriri, këtij Ebu Rexh'ai, këtij Semuri i cili thotë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Sonte (në gjumë) i kam parë dy njerëz [redacted] erdhën dhe më ngritën në një pemë, më futën në një shtëpi aq të bukur dhe të vlefshme saqë asnjëherë nuk kisha parë shtëpi më të bukur se ajo".**

**"Që të dy thanë se kjo shtëpi është shtëpi e shehidëve".**

باب الغدوة والروحة في سبيل الله، وقاب قوس أحدكم في الجنة

٢٧٩٢ — حدثنا معلى بن أسد حدثنا وهيب حدثنا حميد عن أنس بن مالك رضي الله [redacted] عن النبي ﷺ قال «لغدوة في سبيل الله أو روحة خير من الدنيا وما فيها»

## Vajtja dhe [redacted] [redacted] rruga e All-llahut

**Vendi sa gjysma [redacted] harkut (të vetullës) së ndonjërit prej jush në Xhennet...**

**2792.** Na ka treguar Mual-la b. Esedi, këtij Vuhejbi, këtij Humejdi, këtij Enes b. Maliku r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Vajtja në mëngjes në rrugën [redacted] All-llahut dhe kthimi në mbrëmje nga ajo, është më [redacted] vlefshme [redacted] e tërë bota dhe çka ka në te".**

٢٧٩٣ – حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدثنا محمدُ بنُ فُلَيحٍ قال حدثني أبي عن هلالِ بنِ عليٍّ عن عبدِ
الرحمنِ بنِ أبي عَمرةَ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال «لَقابُ قَوسٍ في الجنة خيرٌ مما تطلُعُ
عليهِ الشمسُ وتغرُب. وقال: لغَدوةٌ أو رَوحةٌ في سبيلِ اللهِ خيرٌ مما تطلُعُ عليهِ الشمسُ وتغرُب»

**2793.** Na ka treguar Ibrahim b. Mundhiri, këtij Muhammed b. Fulejhi, i cili thotë:

- Më ka treguar babai im, këtij Hilal b. Aliu, këtij Abdu-r-Rahman b. Ebu Amri, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Vendi [redacted] gjysma e harkut (të vetullës), në Xhennet është më [redacted] vlefshëm [redacted] bota në të cilën lind dhe perëndon Dielli".**

Gjithashtu ka thënë: Vajtja dhe kthimi në rrugë të All-llahut është më e vlefshme se bota prej ku lind dhe perëndon dielli.

٢٧٩٤ – حدثنا قَبيصةُ حدثنا سُفيانُ عن أبي حازمٍ عن سهلِ بنِ سعدٍ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال
«الرَّوحةُ والغَدوةُ في سبيلِ اللهِ أفضلُ منَ الدُّنيا وما فيها»

**2794.** Na ka treguar Kabisi, këtij Sufjani, këtij Ebu Hazimi, këtij Sehl b. Sa'di r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një udhëtim në mëngjes dhe në mbrëmje në rrugën e All-llahut është më i vlefshëm se [redacted] tërë bota dhe çka ka në te".**

باب الحورِ العينِ وصفتِهنّ

٢٧٩٥ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدثنا معاويةُ بنُ عمرٍو حدثنا أبو إسحاقَ عن حُميدٍ قال: سمعتُ
أنسَ بنَ مالكٍ رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ قال «ما من عبدٍ يموتُ لهُ عندَ اللهِ خيرٌ يسرُّهُ أن يرجعَ إلى الدنيا
وأنَّ لهُ الدُّنيا وما فيها، إلا الشهيدُ لما يَرى من فضلِ الشهادة، فإنهُ يسرُّهُ أن يرجعَ إلى الدُّنيا فيُقتلَ
مرَّةً أخرى»

## Hurijet [redacted] xhennetit

**2795.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Muavi b. Amri, këtij Ebu Is-haku, këtij Humejdi, i cili thotë se e ka dëgjuar Enes b. Malikun, e ai Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**- Nuk ka njeri që vdes e që ka mirësinë e All-llahut, që të shpreh dëshirë të kthehet në këtë botë, edhe në qoftë e tij [redacted] tërë bota dhe çka ka në te, pos shehidit (që është vrarë në rrugën [redacted] All-llahut), kur ta sheh shpërblimin që i takon, vetëm ai do [redacted] pranojë që të kthehet në këtë botë, që të vritet përsëri (duke luftuar në rrugën e All-llahut).**

٢٧٩٦ — قال: وسمعت أنسَ بنَ مالكٍ عن النبيِّ ﷺ أنه قال «لَرَوحةٌ في سبيلِ الله أو غَدوةٌ خيرٌ منَ الدنيا وما فيها، ولَقابُ قَوسِ أحدِكم منَ الجنةِ أو مَوضعُ قِيدٍ - يعني سَوطَهُ - خيرٌ منَ الدنيا وما فيها. ولو أنَّ امرأةً من أهلِ الجنةِ اطَّلعَت إلى أهلِ الارض لاضاءت ما بينهما ولَمَلأتهُ رِيحاً، ولَنَصيفُها على رأسِها خيرٌ منَ الدنيا وما فيها»

**2796.** Gjithashtu e kam dëgjuar Enes b. Malikun (thotë Humejdi) duke transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s., i cili ka thënë: "**Një udhëtim në mbrëmje ose në mëngjes në emër të All-llahut, është më i vlefshëm se e tërë bota dhe çka ka në te, ose vendi sa gysma e harkut në Xhennet, [redacted] vendi ku është i lidhur kamxhiku i tij, është më i vlefshëm se e tërë bota dhe çka ka në te. Një grua, po të dilte nga banorët e Xhennetit në këtë botë, do ta shëndrisë tërë botën dhe çka ka në te dhe do ta mbushë [redacted] aromë, kurse shalli i saj, që e mban në kokë, është më i vlefshëm [redacted] e tërë bota dhe çka ka në te.**

باب تَمنِّي الشَّهادة

٢٧٩٧ — حدثنا أبو اليمانِ أخبرَنا شُعيبٌ عن الزُّهريِّ أخبرَني سعيدُ بنُ المسيَّبِ أنَّ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنه قال «سمعتُ النبيَّ ﷺ يقول: والذي نفسي بيدِه، لولا أنَّ رِجالاً منَ المؤمنينَ لا تَطيبُ أنفُسُهم أن يتخلَّفوا عني، ولا أجدُ ما أحملُهم عليه، ما تخلَّفتُ عن سَريةٍ تغدو في سَبيلِ اللهِ، والذي نفسي بيدِه لَوَدِدتُ أني أُقتَلُ في سبيلِ اللهِ ثمَّ أُحيا، ثمَّ أُقتَلُ ثمَّ أُحيا، ثمَّ أُقتَلُ ثمَّ أُحيا، ثم أُقتَل»

## Dëshira për të ra shehid (në rrugën e All-llahut xh.sh.)

**2797.** Na ka treguar Ebu Jemani, këtij Shuajbi, këtij Zuhriu, i cili thotë:

- Më ka lajmëruar Seid b. Musejjebi se Ebu Hurejra ka thënë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: - **Pasha Ate, në dorë të të cilit është jeta ime, po të mos ishin disa nga besimtarët, të cilëve u vjen rëndë të mbeten pas meje, e unë të [redacted] gjej diç për t'i bartur ata, nuk do të mungoja [redacted] asnjë aradhë e cila lufton në rrugën [redacted] All-llahut. Pasha Ate**

**në dorë [redacted] të cilit është jeta ime, dëshiroj të vritem (duke luftuar) në rrugën e All-llahut, prapë të ringjallem dhe prapë [redacted] vritem, pastaj [redacted] ringjallem përsëri dhe prapë [redacted] vritem, pastaj prapë [redacted] ringjallem dhe [redacted] vritem përsëri.**

٢٧٩٨ - حدثنا يوسف بن يعقوب الصفار حدثنا إسماعيل بن علية عن أيوب عن حميد بن هلال عن
أنس بن مالك رضي الله عنه قال «خطب النبي ﷺ فقال: أخذ الراية زيد فأصيب، ثم أخذها جعفر فأصيب
ثم أخذها عبد الله بن رواحة فأصيب، ثم أخذها خالد بن الوليد عن غير إمرة ففتح له. وقال: ما يسرنا أنهم
عندنا» قال أيوب: أو قال «ما يسرهم أنهم عندنا، وعيناه تذرفان»

**2798.** Na ka treguar Jusuf b. Ja'kub Es-Saffari, këtij Ismail b. Ulejji, këtij Ejjubi, këtij Humejd b. Hilali, i cili thotë se Enes b. Maliku ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. mbante fjalim dhe tha: "**Flamurin (në Mut-i) [redacted] bartte Zejdi dhe [redacted] vra, pastaj e mori Xha'feri, [redacted] edhe ai u vra, pas tij [redacted] mori Abdullah b. Revahi, por edhe ai u vra, pastaj flamurin [redacted] mori Halid b. Velidi, i cili nga askush nuk ishte i emërtuar për kryekomandant dhe fitoi. Sa gëzim i madh do të ishte, [redacted] ishin edhe ata me ne!** - tha Resulullahu a.s., ose tha, thotë Ejjubi: "**Sa të gëzuar do të ishin ata, po të ishin në mesin tonë", kurse sytë iu mbushën me lot.**[6]

6 Pas marrëveshjes me kurejshitët për ndërprerjen e luftës Resulullahu a.s. filloi të dërgojë të deleguarit e tij specialë te mbretërit e vendeve fqinje për t'i ftuar ata në Islam. Vazali bizantin në Siri, Shuhrab b. Amret Gasani, e mbyti të deleguarin e Pejgamberit s.a.v.s. andaj Muhammedi a.s. në vitin $8^{të}$ H.(629) kundër Bizantinëve përgatiti një ushtri [redacted] tre mijë ushtarë, por, para se të nisej ushtria e tij për në betejë, ai iu drejtua me fjalët: "Për eprorë keni Zejd b. Harithin, nëse ai vritet ate e zëvendëson Xha'fer b. Ebu Talibi, e, nëse edhe ky vritet, këtë e zëvendëson Abdullah b. Ebu Revahi.
Beteja u zhvillua në Siri në fshatin e quajtur Mutte. Në këtë betejë kundër ushtrisë bizante, e cila ishte numerikisht shumëfish më e madhe se ajo muslimane, eprorët e lartpërmendur vriten e komandën e mori Halid b. Velidi, i cili i theu radhët [redacted] ushtrisë kundërshtare, e tërhoqi ushtrinë muslimane në brendësi të frontit dhe në këtë mënyrë [redacted] shpëtoi pjesën e ushtrisë së mbetur.

باب فضلِ مَن يُصرَعُ في سبيلِ اللهِ فماتَ فهوَ منهم . وقولِ اللهِ عزَّ وجل [ ١٠٠ النساء ] :
﴿ ومَن يَخرُجْ مِن بيتِهِ مُهاجراً إلى اللهِ ورسولِهِ ثمَّ يُدرِكْهُ الموتُ فقد وَقَعَ أجرُهُ على اللهِ ﴾ وَقَعَ : وَجَبَ
٢٧٩٩ ، ٢٨٠٠ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ قال حدَّثني الليثُ حدَّثَنا يحيى عن محمدِ بنِ يحيى بنِ حَبَّانَ عن أنسِ بنِ مالكٍ عن خالتِهِ أمِّ حَرامٍ بنتِ مِلحانَ قالت « نامَ النبيُّ ﷺ يوماً قريباً مِنِّي ، ثمَّ استيقظَ يَتَبَسَّمُ ، فقلتُ : ما أضحكَكَ ؟ قال : أناسٌ من أُمَّتي عُرِضوا عليَّ يركبونَ هذا البحرَ الأخضرَ كالملوكِ على الأسِرَّةِ ، قالت : فادعُ اللهَ أن يجعلَني منهم ، فدعا لها . ثمَّ نامَ الثانيةَ ، ففعلَ مثلَها ، فقالت مثلَ قولِها ، فأجابَها مِثلَها ، فقالت : ادعُ اللهَ أن يجعلَني منهم ، فقال : أنتِ منَ الأوَّلين . فخرجتْ معَ زوجِها عُبادةَ بنِ الصامتِ غازياً أولَ ما ركبَ المسلمونَ البحرَ معَ معاويةَ ، فلما انصرَفوا من غزوتِهم قافلينَ فنزلوا الشامَ فقُرِّبَتْ إليها دابَّةٌ لتركبَها فصرَعَتْها فماتت »

## Vlera ■ atij që virtet në rrugë të All-llahut dhe në të vdes ai është shehid

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë:

***"E, ai që lëshon vendlindjen në emër të All-llahut dhe Pejgamberit të Tij, e në të e gjen vdekja, shpërblimin nga All-llahu e ka të sigurtë".***

***"En-Nisa': 100"***

Fjala **"Veka'a"** (fjalë kur'anore) do të thotë: ka obliguar

**2799, 2800.** Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, dhe thotë se atij ia ka transmetuar Lejthi, këtij Jahjau, këtij Muhammed b. Jahja b. Habbani, këtij Enes b. Maliku, nga tezja e tij Ummi Harami, vajza e Milhanit, e cila ka thënë:

**- Një ditë Pejgamberi s.a.v.s. fjeti afër meje, u zgjua duke qeshur dhe ■ pyeta:**

**- Ç'të bën të qeshesh?**

**- Disa nga ummeti im m'u paraqitën duke lundruar nëpër këtë det ■ gjelbërt sikur mbretërit në pallatet e tyre** - u përgjigj Pejgamberi s.a.v.s.

**- Lute All-llahun** - i thashë - **që të më bëjë njerin nga ata!**

**Ai [redacted] luti All-llahun për te [redacted] fjeti. Prapë iu paraqit si më parë [redacted] Ummi Haremja i tha ashtu siç i tha edhe në herën e parë, ai prapë iu përgjigj po sikur herën [redacted] parë.**

Ajo i tha: - **Lute All-llahun që të më bëjë njërin prej tyre!**

E, ai i tha - **Ti je një nga ata të parët.**

Më pastaj ajo doli luftëtare me bashkëshortin e saj Ubade b. Samitin, në një beteje ku muslimanët lundruan për herë të parë në krye me Muaviun dhe, duke u kthyer nga beteja, u ndalën në Siri, me atë rast Ummi Harmes ia ofruan (mushkën) për të hypur në te, por ajo ra nga mushka dhe vdiq.

باب مَن يُنكَبُ في سبيلِ الله

٢٨٠١ — حدثنا حفصُ بنُ عمرَ حدَّثنا همامٌ عن إسحاقَ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه قال « بَعثَ النبيُّ
ﷺ أقواماً مِن بني سُلَيم إلى بني عامرٍ في سَبعينَ ، فلمَّا قَدِموا قال لهم خالي : أتقدَّمُكم ، فإن أمَّنوني حتَّى
أبلِّغهم عن رسولِ اللهِ ﷺ وإلا كنتم مني قَريباً . فتقدَّمَ فأمَّنوهُ ، فبينما يُحدِّثُهم عن النبيِّ ﷺ إذ أومَئوا إلى
رجُلٍ منهم فطعنَهُ فأنفذَهُ ، فقال : اللهُ أكبرُ ، فُزتُ وربِّ الكعبة . ثمَّ مالوا على بقيةِ أصحابهِ فقتلوهم إلا
رجلٌ أعرجُ صَعِدَ الجبلَ ، قال همامٌ : وأُراهُ آخرَ معهُ ، فأخبرَ جبريلُ عليهِ السلامُ النبيَّ ﷺ أنهم قد لَقُوا
ربَّهم فرَضِيَ عنهم وأرضاهم ، فكنَّا نقرأُ أنْ بلِّغوا قومَنا أنْ قد لَقِينا ربَّنا فرَضِيَ عنَّا وأرضانا . ثمَّ نُسِخَ بعدُ ،
فدعا عليهم أربعينَ صَباحاً ، على رِعلٍ وذَكوانَ وبني لِحيانَ وبني عُصَيَّةَ الذينَ عَصَوُا اللهَ ورسولَه »

## [redacted] që përjeton ndonjë fatkeqësi ose plagoset në rrugën e All-llahut

**2801.** Na ka treguar Havs b. Umeri, këtij Hemmami, këtij Is-haku, këtij Enesi r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. te fisi Benu Amir i dërgoi shtatëdhjetë kalorës nga fisi Benu Sulejmë, dhe, me të arritur atje xhaxhai im (Halal b. Milhani), i tha: "**Do të shkoj para jush, nëse më garantojnë siguri derisa t'ua përcjell porosinë [redacted] Pejgamberit s.a.v.s., çdo gjë është në rregull, në të kundërtën ju qëndroni afër".**

Pasi që iu afrua, e ata i garantuan siguri, duke ua përcjellur porosinë e Pejgamberit s.a.v.s. i dhanë shenjë një pjesëtari të tyre, i cili e gjuajti (me shtizë) dhe e shpërtheu.

Ai arriti të thotë: **"All-llahu Ekber! Për Zotin e Ka'bes, unë jam ngadhnjimtar! "Pastaj i sulmuan shokët tjerë dhe i mbytën që të gjithë pos njërit, [redacted] cili çalonte e që arriti të fshihet pas një kodre. Hemmami thotë [redacted] me te ka qenë edhe një person tjetër.**

Xhibrili a.s. e lajmëroi Pejgamberin s.a.v.s. se ata e kanë takuar Zotin e tyre, i cili është i kënaqur me ata e, edhe ata me Te.

Pastaj kemi cituar: **"Lajmëroheni popullin tonë [redacted] jemi takuar [redacted] Zotin tonë. Ai është i kënaqur [redacted] ne, por edhe [redacted] jemi të kënaqur [redacted] Te".**

Pastaj është deroguar ky ajet, kurse Resulullahu, katërdhjetë ditë rresht, sa herë që e falte namazin e sabahut, i mallkonte Ri'lin, Dhekvanin, Benu Lihajanin dhe Benu Usajin, të cilët nuk iu nënshtruan All-llahut dhe Pejgamberit të Tij.[7]

٢٨٠٢ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا أبو عوانة عن الأسود هو ابن قيس عن جندب بن سفيان « أن رسول الله ﷺ كان في بعض المشاهد قد دميت إصبعه فقال: هل أنت إلا إصبع دميت، وفي سبيل الله ما لقيت »

**2802.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Ebu A'vani, këtij Esved, ai është Ibën Kajsi, këtij Xhundeb b. Sufjani, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka qenë në një beteje, në të cilën i është përgjakur gishti dhe me atë rast ka thënë: **"A ke përgjakur diç tjetër pos gishtit, - e, në rugën [redacted] All-llahut është shpërblimi të cilin do ta fitosh".**

7 Në muajin Sefer të vitit të katërt hixhrijj, Resulullahu a.s. i dërgoi shtatëdhjetë perësona [redacted] ditur në Nexhdë në misionin e tyre të mësuesit. Me Amër b. Tufejlin biseduan për sigurinë [redacted] tyre në Bi'ri Meunnet. Mirëpo, në radhët e tyre kishte të tillë të cilët nuk u pajtuan për këtë marrëveshje, andaj përgatitën sulme të papritura dhe ashtu i mbytën mual-limët të cilët i kishte dërguar Resulullahu a.s.

باب من يجرح في سبيل الله عز وجل

٢٨٠٣ - حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله [redacted] قال «والذي نفسي بيده، لا يكلم أحد في سبيل الله - والله أعلم بمن يكلم في سبيله - إلا جاء يوم القيامة واللون لون الدم، والريح ريح المسك»

## [redacted] që plagoset në rrugën [redacted] All-llahut xh.sh.

**2803.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Ebu-z-Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Pasha Ate, në duart të të cilit është jeta ime, kushdo që të plagoset në rrugën e All-llahut - e, All-llahu më së miri e din [redacted] kush është në rrugën e Tij - në Ditën [redacted] Gjykimit do të paraqitet [redacted] ngjyrën [redacted] gjakut të shehidit dhe me erën e miskut (parfumit).**

باب قول الله عز وجل [٥٢ التوبة]:

﴿قل هل تربصون بنا إلا إحدى الحسنيين﴾ والحرب سجال

٢٨٠٤ - حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث قال حدثني يونس عن ابن شهاب عن عبيد الله بن عبد الله أن عبد الله بن عباس أخبره أن أبا سفيان بن حرب أخبره «أن هرقل قال [redacted]: سألتك كيف كان قتالكم إياه، فزعمت أن الحرب سجال ودول، فكذلك الرسل تبتلى ثم تكون لهم العاقبة»

## Fjalët [redacted] All-llahut [redacted] Lartmadhëruar

**"...A po pritni ju për [redacted] diç tjetër - pos njërën prej dy të mirave?..."**[8] kurse lufta është fat që ndryshon.

**2804.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, këtij Junusi, këtij Ibën Shihabi, këtij Ubejdullah b. Abdullahu, i cili thotë se [redacted] ka lajmëruar Abdullah b. Abbasi, se Ebu Sufjan b. Harbi i ka treguar se çka i ka thënë Herakli:

**- Të pyeta, çfarë ka qenë lufta [redacted] te, [redacted] ti ke thënë [redacted] lufta është e paqëndrueshme dhe fat që ndryshon.**

---

[redacted] Përkthimi i ajetit 52të i sure "Et-Tevbe" në tërësi është: "...E nëse pritni që All-llahu t'ju godet me dënim nga [redacted] e Tij ose [redacted] duart tona pritni se edhe [redacted] me ju do të presim".

**- Ashtu sprovohen Pejgamberët, e mbarimi i saj është në dobi të tyre.**

باب قولِ اللهِ عزَّ وجلَّ [ ٢٣ الأحزاب ] :

﴿ مِنَ المؤمنينَ رجالٌ صدَقوا ما عاهَدوا اللهَ عليهِ، فمنهم مَن قضى نَحْبَهُ [redacted] منهم مَن ينتظِرُ وما بدَّلوا تبديلا ﴾

٢٨٠٥ — حدثنا محمدُ بنُ سعيدٍ الخزاعيُّ حدثنا عبدُ الأعلى عن حُميدٍ قال سألتُ أنساً [redacted]. حدثنا عمرُو بنُ زُرارةَ حدثنا زيادٌ قال حدثني حُميدٌ الطويلُ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه قال [redacted] غابَ عمّي أنسُ بنُ النَّضْرِ عن قِتالِ بَدرٍ فقال: يا رسولَ اللهِ، غِبتُ عن أولِ قِتالٍ قاتلتَ المشركينَ، لئنِ اللهُ أشهدَني قتالَ المشركينَ ليرَيَنَّ اللهُ ما أصنعُ. فلما كانَ يومُ أُحُدٍ وانكشفَ المسلمونَ قال: اللهمَّ إني أعتذِرُ إليكَ مما صنعَ هؤلاء، يعني أصحابَه، وأبرأُ إليكَ مما صنعَ هؤلاء، يعني المشركينَ. ثمَّ تقدَّمَ فاستقبلَهُ سعدُ بنُ مُعاذٍ، فقال: يا سعدُ بنَ مُعاذٍ، الجنةَ وربِّ النَّضْرِ، إني أجدُ رِيحَها مِن دُونِ أُحُدٍ. قال سعدٌ: فما استطعتُ يا رسولَ اللهِ ما صنعَ. قال أنسٌ [redacted] فوجدْنا بهِ بِضعاً وثمانينَ ضَربةً بالسيفِ أو طَعنةً برُمحٍ أو رَميةً بسهمٍ، ووجدْناهُ قد قُتِلَ وقد مَثَّلَ بهِ المشركونَ، فما عرفَهُ أحدٌ إلا أختُهُ ببنانِهِ. قال أنسٌ: كنّا نُرى -أو نظنُّ- أنَّ هذهِ الآيةَ نزلَتْ فيهِ وفي أشباهِهِ ﴿ مِنَ المؤمنينَ رجالٌ صدَقوا ما عاهَدوا اللهَ عليهِ ﴾ إلى آخرِ الآيةِ.

## Fjalët [redacted] All-llahut të Lartmadhëruar

**"Ndër besimtarët ka njerëz që kanë plotësuar premtimin [redacted] dhënë All-llahut, disa prej tyre kanë vdekur, [redacted] disa nga ata [redacted] presin atë, nuk kanë ndryshuar asgjë".**[9]

**2805.** Na ka treguar Muhammed b. Seidi-l-Huzaijju, këtij Abdu-l-A'lai, këtij Humejdi, i cili ka thënë:

- E kam pyetur Enesin, por na ka treguar edhe Amër b. Zurari, këtij Zijadi, duke i thënë se ia ka transmetuar Humejd Et-Tavili, se Enesi r.a. ka thënë:

**- Xhaxhai im, Enes b. Nadri, nuk ka marrë pjesë në betejën [redacted] Bedrit dhe ka thënë: O Resulullah, kam munguar nga beteja [redacted] parë, në të cilën ke luftuar kundër mushrikëve. Po qe se All-llahu më jep rast që të luftojë**

9 Ajeti i 23të, sure "**El-Ahzab**". Përkthimi i ajetit 24të është: "All-llahu për t'i shpërblyer të sinqertit, për sinqeritetin e tyre, [redacted] për t'i dënuar hipokritët, nëse don ose t'u pranojë atyre pendimin. Me të vërtetë All-llahu është Falës dhe Mëshirues".

**kundër tyre, do të shohësh se ç'do [redacted] bëj. Muslimanët në betejën [redacted] Uhudit ishin të rrezikuar nga Mushrikët dhe [redacted] atë rast ai tha:**

**- O Zoti im, kërkoj falje prej Jush, për këtë që bënë ata, d.m.th. shokët e tij (aludon në tërheqjen e tyre), dhe distancohem pranë Jush, për këtë që bënë ata, d.m.th. mushrikët.**

Pastaj u nis përpara, u takua me Sa'd Ibën Muadhin dhe i tha:

**- O Sa'd b. Muadhë, dua Xhennetin! Pasha Zotin [redacted] Nadrit, [redacted] ndiej erën e tij, në Uhud.**

Sa'di më vonë ka thënë:

**- O, Resulullah, nuk mundem ta përshkruaj ate çka ka bërë ai.**

**Më vonë kemi hasur në te, tregon Enesi, më shumë se tetëdhjetë plagë nga shpatat (e mushrikëve), dhe shtizat [redacted] tyre. E gjetëm të mbytur, [redacted] mushrikët [redacted] kishin masakruar aq shumë, saqë vetëm motra e tij e identifikoi në bazë të majave të gishtrinjve.**

Mendojmë - thotë, Enesi - se ajeti: **"Ndër besimtarët ka njerëz që kanë plotësuar premtimin [redacted] dhënë All-llahut..."** ka të bëjë me te dhe shokët [redacted] tij.

٢٨٠٦ — وقال : إنّ أُختَهُ ـ وهي تُسمى الرُّبَيِّعَ ـ كَسَرَتْ ثَنِيَّةَ امرأةٍ فأمرَ رسولُ اللهِ ﷺ بالقِصاص، فقال أنسٌ : يارسولَ اللهِ ، والذي بَعَثَكَ بالحقِّ لاتُكسَرُ ثَنِيَّتُها ، فرَضُوا بالأرش وتَركوا القصاصَ ، فقال رسولُ اللهِ ﷺ : إنَّ مِن عِبادِ اللهِ مَن لو أقسَمَ على اللهِ لأبَرَّه »

**2806. Motra e tij** - thotë Enesi -, **e cila quhej Rubeijja, më vonë ia kishte thyer dhëmballën një gruaje, e Pejgamberi s.a.v.s. kishte urdhëruar qe edhe asaj t'i thehet, por Enesi i tha:**

**- O, Resulullah, pasha Ate, që të ka dërguar [redacted] të Vërtetën (Kur'anin), nuk ka për t'u thyer asaj dhëmballa!**

**Gjykatësit mbetën të kënaqur [redacted] dëmshpërblimin dhe u tërhoqën nga vendimi [redacted] Pejgamberit s.a.v.s. që edhe ajo të denohet sipas veprës së kryer.** Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Ne mesin [redacted] besimtarëve të All-llahut, ka të atillë, që, kur të betohen në All-llahun, për diçka, Ai, [redacted] siguri (betimin), ua plotëson".**

٢٨٠٧ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري ح . وحدثنا إسماعيل قال حدثني أخي عن سليمان أراه عن محمد بن أبي عتيق عن ابن شهاب عن خارجة بن زيد أن زيد بن ثابت رضي الله عنه قال « نسخت الصحف في المصاحف ففقدت آية من سورة الأحزاب كنت أسمع رسول الله ﷺ يقرأ بها ، فلم أجدها إلا مع خزيمة بن ثابت الأنصاري الذي جعل رسول الله ﷺ شهادته شهادة رجلين ، وهو قوله : من المؤمنين رجال صدقوا ما عاهدوا الله عليه »

**2807.** Na ka treguar Ebu-l-Jemeni, këtij Shuajbi, këtij Zuhriu, i cili thotë se na ka treguar Ismaili, duke thënë:

- Vëllai im më ka transmetuar nga Sulejmani, e jam i mendimit se ai (Sulejmani) nga Muhammed b. Ebu-l-Atika, ai nga Ibën Shihabi, ky nga Harixh b. Zejdi, se Zejd b. Thabiti ka thënë:

- Isha duke përshkruar fletët e Kur'anit, e më mungonte një Ajet i sures El-Ahzab, të cilin e kisha dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. duke e lexuar atë. E, atë (ajetin) e gjeta te Huzejme b. Thabit el-Ensarijj, betimin e të cilit Pejgamberi s.a.v.s. e kishte barazuar me dëshminë e dy meshkujve. (Nga kjo shihet sesa i sinqertë ka qenë Huzejme b. Thabit el-Ensarijju). E, ai ajet ka qenë: **"Ndër besimtarët ka njerëz që kanë plotësuar premtimin [redacted] All-llahut..."**

باب عمل صالح قبل القتال . وقال أبو الدرداء : إنما تقاتلون بأعمالكم

وقوله [الصف ٢-٤] : ﴿ يا أيها الذين آمنوا لم تقولون ما لا تفعلون. كبر مقتا عند [redacted] أن تقولوا ما لا تفعلون إن الله يحب الذين يقاتلون في سبيله صفا كأنهم بنيان مرصوص ﴾

٢٨٠٨ — حدثني محمد بن عبد الرحيم حدثنا شبابة بن سوار الفزاري حدثنا إسرائيل عن أبي إسحاق قال سمعت البراء رضي الله عنه يقول « أتى النبي ﷺ رجل مقنع بالحديد فقال : يا رسول الله ، أقاتل أو أسلم ؟ قال : أسلم ثم قاتل . فأسلم ثم قاتل فقتل . فقال رسول الله ﷺ : عمل قليلا وأجر كثيرا »

## Puna e mirë [redacted] e vlefshme [redacted] lufta

Ebu Derda' thotë: **"Ju, [redacted] të vërtetë, duhet të luftoni vetëm për punët [redacted] juaja [redacted] mira!"**

E, fjalët e All-llahut, janë: **"O, Besimtarë, përse flisni atë që nuk ■ punoni? Është neveri ■ madhe tek All-llahu të thoni atë që nuk ■ punoni! Me ■ vërtetë, All-llahu i don ata që luftojnë në rrugën e Tij, të radhitur ■ një godinë e lidhur fort".**[10]

**2808.** Na ka treguar Muhammed b. Abdurrahimi, këtij Shebab b. Sevar el-Fezarijju, këtij Israili, i cili thotë se Ebu Is-haku ka thënë:

- E kam dëgjuar Ebu Beraun r.a. duke thënë: Te Pejgamberi s.a.v.s. erdhi një njeri i veshur (me rroba) të hekurta dhe tha: **"O Resulullah, dua që të luftoj dhe ta pranoj Islamin!**

- **Së pari pranoje Islamin e pastaj lufto!** - i tha Resulullahu a.s.

E pranoi Islamin, pastaj luftoi dhe u vra (në luftë, duke luftuar në rrugën e All-llahut), andaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Pak ka punuar, por ka fituar shumë".**[11]

باب من أتاه سهم غرب فقتله

٢٨٠٩ — حدثنا محمد بن عبد الله حدثنا حسين بن محمد أبو أحمد حدثنا شيبان عن قتادة حدثنا أنس بن مالك أن أم الربيع بنت البراء وهي أم حارثة بن سراقة أتت النبي ﷺ فقالت: يا نبي الله ألا تحدثني عن حارثة — وكان قتل يوم بدر أصابه سهم غرب — فإن كان في الجنة صبرت، وإن كان غير ذلك اجتهدت عليه في البكاء. قال: يا أم حارثة، إنها جنان في الجنة، وإن ابنك أصاب الفردوس الأعلى»

**Ate që e godet shigjeta papritmas dhe nga ajo vdes**

**2809.** Na ka treguar Muhammed b. Abdullahu, këtij Husejn b. Muhammed Ebu Ahmedi, këtij Shejbani, këtij Katadi, këtij Enes b. Maliku, se Ummi Rebi'a, vajza e Berait dhe nëna e Harith b. Surakit, erdhi te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i tha:

---

10 Ajeti i dytë dhe i katërt, sure **"Es-Saff"**.

11 Për njerëzit të cilët bëjnë pak punë, por që janë të mira, All-llahu xh.sh. i shpërblen me shpërblime të mëdha, ngase Ai e din se, pot të kishin jetuar më gjatë, ata me siguri do të bënin vepra të mira më shumë se që kanë bërë, ■ mëkatarët për mëkate të vogla i ndëshkon me dënime të mëdha ngase e din Ai ■ po të kishin jetuar më gjatë ata do të bënin më shumë mëkate.

**- O, Resulullah, [redacted] do të më tregosh për Harithin, [redacted] cili është vrarë në betejën [redacted] Bedrit, nga një shigjetë e cila [redacted] goditi papritmas? Nëse është në Xhennet, do të bëjë durim, përkundrazi do ta vajtojë një kohë të gjatë.**

**- O, Ummi Haritha,** - tha Resulullahu - **në Xhennet ka shumë kopshte, [redacted] djali yt është në kopshtin më të lartë (Firdevs el-A'la).**

باب من قاتل لتكون كلمة الله هي العليا

٢٨١٠ — حدثنا سليمان بن حرب حدثنا شعبة عن عمرو عن أبي وائل عن أبي موسى رضي الله عنه قال «جاء رجل إلى النبي ﷺ فقال: الرجل يقاتل للمغنم، والرجل يقاتل للذكر، والرجل يقاتل ليرى مكانه، فمن في سبيل الله؟ قال: من قاتل لتكون كلمة الله هي العليا فهو في سبيل الله»

## Ai që lufton, që fjala [redacted] All-llahut [redacted] jetë më e larta

**2810.** Na ka treguar Sueljman b. Harbi, këtij Shu'be, këtij Amri, këij Ebu Vaili, i cili thotë se Ebu Musa r.a. ka thënë:

- Te Pejgamberi s.a.v.s. erdhi një njeri dhe i tha: **"Disa (nga luftëtarët) luftojnë për plaçkë lufte, disa për popullaritet, e disa për ta treguar trimërinë e tyre. Cili prej tyre është në rrugën e All-llahut?**

**- Ai, i cili lufton që fjala e All-llahut të jetë më e larta (ngadhnjimtare), ai është në rrugën e All-llahut** - tha Resulullahu a.s.

باب من اغبرت قدماه في سبيل الله، وقول الله عز وجل [١٢٠ التوبة]: {ما كان لأهل المدينة ومن حولهم من الأعراب أن يتخلفوا عن رسول الله - إلى قوله - إن الله لا يضيع أجر المحسنين}

٢٨١١ — حدثنا إسحاق أخبرنا محمد بن المبارك حدثنا يحيى بن حمزة قال حدثني يزيد بن أبي مريم أخبرنا عباية بن رفاعة بن رافع بن خديج قال أخبرني أبو عبس هو عبد الرحمن بن جبر أن رسول الله ﷺ قال «ما اغبرتا قدما عبد في سبيل الله فتمسه النار»

## [redacted] që i pluhuros këmbët e tia [redacted] rrugën e All-llahut

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: **"Banorët [redacted] Medinës dhe beduinët që janë rreth saj, nuk është [redacted] drejtë të mungojnë (nga ushtria)**

**pas Resulullahut a.s. ..."** gjer te fjala e Tij: **"...Me të vërtetë, All-llahu nuk do t'ua humbë shpërblimin besimtarëve".**[12]

**2811.** Na ka treguar Is-haku, këtij Muhammed b. Mubareku, këtij Jahja b. Hamza, i cili ka thënë:

- Më ka treguar Jezid b. Ebu Merjem, këtij Abajë b. Rifa' b. Rafi' b. Hadixhi, i cili thotë: Më ka lajmëruar Ebu Abesi, ai është Abdurrahman b. Xhebri, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Këmbët e atij besimtari që janë pluhurosur në rrugën e All-llahut, nuk do të përfshihen [redacted] zjarrr (të Xhehennemit)".**

باب مَسحِ الغبارِ عنِ الرأسِ في سبيلِ الله

٢٨١٢ — حدثنا إبراهيمُ بنُ موسى أخبرَنا عبدُ الوهّابِ حدَّثَنا خالدٌ عن عِكرِمةَ أنَّ ابنَ عبّاسٍ قال له
ولعليِّ بنِ عبدِ الله: ائتِيا أبا سعيدٍ فاسمعا من حديثِه. فأتَيا وهوَ وأخوهُ في حائطٍ لهما يَسقيانه، فلمّا رآنا جاء
فاحتَبى وجلسَ فقال: كنّا ننقُلُ لَبِنَ المسجدِ لَبِنةً لَبِنةً، وكان عمّارٌ ينقُلُ لَبِنتَينِ لَبِنتَين، فمرَّ به النبيُّ ﷺ
ومَسحَ عن رأسهِ الغُبارَ وقال: وَيحَ عمّارٍ تقتُلُه الفئةُ الباغية، عمّارٌ يَدعوهم إلى الله ويَدعونَه إلى النار

## Pastrimi i pluhurit nga [redacted] njerëzve (që kontribojnë) në rrugën e All-llahut xh.sh.

**2812.** Na ka treguar Ibrahim b. Musau, këtij Abdu-l-Vehabi, këtij Halidi, i cili thotë se më ka treguar Ikrimi, se Ibën Abbasi r.a. atij dhe Ali b. Abdullahut u ka thënë:

**- Shkoni te Ebu Seidi dhe nga ai dëgjoni hadithë!**

---

12 Përkthimi i ajetit 120-121të i sures **"Et-Tevbe"** në tërësi është: "...e as ta kursejnë jetën e tyre sa jetën e tij (Pejgamberit). Nuk do t'i godasë [redacted] etja, [redacted] lodhja, [redacted] uria, ngase ata janë në rrugën e All-llahut. As që do të shkelin në ndonjë vend, që do t'i zemrojë pabesimtarët [redacted] as që do të pësojnë çfarëdo të keqe nga ana e armikut, e ajo të mos u evidentohet si vepër e mirë. Me të vërtetë All-llahu nuk do t'ua humbë shpërblimin atyre që bëjnë vepra të mira. Çdo kontribut që japin ata, qoftë ai i madhë apo i vogël, dhe çdo luginë që kalojnë nuk do të shpëtojë pa u shënuar (nga [redacted] e All-llahut). All-llahu le ti shpërblejë më mirë [redacted] që kanë punuar".

**- Ne shkuam te ai [redacted] ai me të vëllain ujisinin kopshtin. Kur na panë neve, ai (Ebu Seidi) erdhi, [redacted] përkul (në shenjë përshëndetje), u ul** e pastaj tha:

- Ishim duke bartur plitharë për xhami, të gjithë bartnim nga një plithar pos Ammarit, i cili bartte nga dy, e pranë tij kaloi Pejgamberi s.a.v.s. dhe ia shkundi pluhurin nga koka e tij duke i thënë: **"Mjerë për Ammarin! Kanë për ta mbytur një grup renegatësh; Ammari do t'i ftojë (në rrugën [redacted] All-llahut) [redacted] ata Ammarin në zjarr".**

باب الغسل بعد الحرب والغبار

٢٨١٣ — حدثنا محمد أخبرنا عبدة عن هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها [redacted] أن رسول الله ﷺ لما رجع يوم الخندق ووضع السلاح واغتسل، فأتاه جبريل وقد عصب رأسه الغبار فقال: وضعت السلاح [redacted] فوالله ما وضعته. فقال رسول الله ﷺ: فأين؟ قال: هاهنا - وأومأ إلى بني قريظة - قالت: فخرج إليهم رسول الله ﷺ [redacted]

## Pastrimi pas luftës dhe pluhurosjes

**2813.** Na ka treguar Muhammedi, Këtij Abdeti, këtij Hisham b. Urve, këtij i ati i tij, këtij Aishja r.a. e cila ka thënë se Pejgamberi s.a.v.s. kur është kthyer nga beteja e Hendekut i ka hequr armët dhe është pastruar. Atëherë i erdhi Xhibrili, kokën ia kishte mbuluar pluhuri dhe tha:

- **[redacted] ke hequr armët! Pasha All-llahun unë nuk i kam hequr.**

- **E, n'çvend?** - pyeti Pejgamberi s.a.v.s.

- **Ja, këndej!** - u përgjigj ai **dhe [redacted] drejtoi në drejtim të (fisit) Benu Kurejdhë.**

- **Atëherë** - thotë Aishja - **Pejgamberi s.a.v.s. u nis në drejtim të atyre.**

بابُ فضلِ قولِ اللهِ تعالى [آل عِمران ١٧٩ ـ ١٨١] : ﴿ولا تَحسبنَّ الذينَ قُتلوا في سبيلِ اللهِ أمواتاً بل أحياءٌ عندَ ربِّهم يُرزَقون . فرحينَ بما آتاهمُ اللهُ من فضلهِ ويستبشرونَ بالذينَ لم يَلحقوا بهم من خَلفِهم ألاّ خوفٌ عليهم ولا هم يَحزَنونَ . يستبشرون بنعمةٍ من الله وفضلٍ وأنَّ الله لا يُضيعُ أجرَ المؤمنين﴾

٢٨١٤ ـ حدَّثنا إسماعيلُ بنُ عبدِ اللهِ قال حدَّثني مالكٌ عن إسحاقَ بنِ عبدِ اللهِ بنِ أبي طلحةَ عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه قال « دعا رسولُ اللهِ ﷺ على الذينَ قَتلوا أصحابَ بئرِ مَعونةَ ثلاثينَ غداةً ، على رِعْلٍ وذَكوانَ وعُصَيَّةَ عَصَتِ اللهَ ورسولَهُ . قال أنسٌ : أُنزِلَ في الذينَ قُتلوا ببئرِ مَعونةَ قرآنٌ قرأناهُ ثمَّ نُسخَ بعدُ : بَلِّغوا قومَنا أنْ قد لَقِينا ربَّنا فرضيَ عنّا ورضِينا [redacted] »

**Rëndësia e fjalëve [redacted] All-llahut xh.sh.**

**"Kurrsesi mos i konsideroni [redacted] vdekur ata, që janë vrarë në rrugën [redacted] All-llahut. Jo, ata janë të gjallë dhe të ushqyer (shpirtërisht) te Zoti, janë të gëzuar për ate që ua ka dhënë All-llahu nga dhuntitë [redacted] Tij dhe gëzohen [redacted] ata të cilët ende nuk u janë bashkuar dhe që kanë mbetur pas tyre, meqë nuk do [redacted] ketë kurrfarë frike dhe të cilët për asgjë nuk do të pikëllohen. Gëzohen ata me dhuntitë dhe begatitë e All-llahut, sepse All-llahu nuk u humb shpërblimin besimtarëve".**[13]

**2814.** Na ka treguar Ismail b. Abdullahu, këtij Maliku, këtij Is-hak b. Abdullah b. Ebu Talha, këtij Enes b. Maliku, i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. tridhjetë [redacted] rresht, [redacted] herë që falte namazin [redacted] sabahit, i ka mallkuar ata [redacted] i kishin vrarë shokët e tijë në Bi'ri Meunete, e ata janë: Ri'li, Dhekvani dhe Usajji, [redacted] kanë qenë nga ata që nuk iu janë nënshtruar All-llahut dhe Pejgamberit të Tij.**

Enesi thotë: Lidhur me ata të cilët kanë bërë masakër në Bi'ri Meunete, ka zbritur ajeti kur'anor, të cilin e kemi lexuar ne, më vonë është deroguar (nes-h), e ai ajet ka qenë: **"Lajmërohenl popullin tonë [redacted] ne jemi takuar [redacted] Zotin tonë! Ai është [redacted] kënaqur [redacted] ne, [redacted] edhe [redacted] jemi [redacted] kënaqur [redacted] Te".**

13 Ajeti 169-171, sure **"Ali-Imran"**.

٢٨١٥ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن عمرو سمع جابر بن عبد الله رضي الله عنهما يقول
« اصطبح ناس الخمر يوم أحد، ثم قتلوا شهداء. فقيل لسفيان: من آخر ذلك اليوم؟ قال: ليس هذا فيه »

**2815.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, këtij Amri, i cili e ka dëgjuar Xhabir b. Abdullahun duke thënë:

- **Në ditën e (betejës) së Uhudit disa në mëngjes kanë pirë verë.**[14] Më vonë janë vrarë shehid. Për këtë Sufjanin e kanë lajmëruar në fund të asaj dite.

Kjo (fjalia e fundit) në tekst nuk është shqiptuar (sipas transmetuesve) thotë Sufjani.

باب ظل الملائكة على الشهيد

٢٨١٦ — حدثنا صدقة بن الفضل قال أخبرنا ابن عيينة قال سمعت محمد بن المنكدر أنه سمع جابراً
يقول « جيء بأبي إلى النبي ﷺ وقد مُثِّل به ووُضع بين يديه، فذهبت أكشف عن وجهه، فنهاني قومي،
فسمع صوت نائحة، فقيل: ابنة عمرو - أو أخت عمرو - فقال: لم تبكي، أو لا تبكي، ما زالت الملائكة تظله
بأجنحتها. قلت لصدقة: أفيه حتى رُفع؟ قال: ربما قاله »

## Hija e engjëjve mbi shehidin

**2816.** Na ka treguar Sadekat b. Fadli, këtij Ibën Ujejni, i cili thotë:

- E kam dëgjuar Muhammed b. Munkedirin duke thënë se Xhabiri ka thënë:

- **Babain tim, që ishte [redacted] masakruar e sollën te Pejgamberi s.a.v.s. dhe [redacted] vendosën para tij. Atëherë, desha t'ia zbuloj fytyrën, por shokët më ndaluan.**

Pastaj u dëgjua një klithje, për të cilën thanë: **"(Ajo është) vajza e Amrit, [redacted] motra [redacted] Amrit".**

Më pastaj Resulullahu s.a.v.s. pyeti: **"Pse qan?"**, gjegjsisht: **"Mos qaj! Atij engjëjt [redacted] krahët [redacted] tyre [redacted] bëjnë hije pandërprerë".**

E kam pyetur (thotë Buhariu) Sadekatin: A përmenden në tekst të hadithit edhe fjalët: **"...gjersa ta marrin".**

---

14 Kjo ka ndodhur para [redacted] të ndalohet pirja [redacted] alkoolit rreptësisht.

Sadekati tha: **"Shumë herë (Xhabiri) [redacted] ka thënë ate".**

باب تمني المجاهد أن يرجع إلى الدنيا

٢٨١٧ - حدثنا محمد بن بشار حدثنا غندر حدثنا شعبة قال سمعت قتادة قال سمعت أنس بن مالك رضي الله [redacted] عن النبي ﷺ قال «ما أحد يدخل الجنة يحب أن يرجع إلى الدنيا وله ما على الأرض من شيء، إلا الشهيد يتمنى أن يرجع إلى الدنيا فيقتل عشر مرات، لما يرى من الكرامة»

## Dëshira e luftëtarit (që [redacted] luftuar [redacted] rrugën e All-llahut) që të [redacted] prapë në [redacted]

**2817.** Na ka treguar Muhammed b. Beshari, këtij Gunderi, këtij Shu'be, i cili thotë: E kam dëgjuar Kataden duke thënë se Enes b. Maliku r.a. ka transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. i cili ka thënë:

**- Nuk ka njeri që hyn në Xhennet, që [redacted] shprehë dëshirë të kthehet në këtë botë, edhe sikur t'i falej e tërë Toka dhe çka ka në te, pos shehidit, i cili dëshiron të kthehet prapë [redacted] botë dhe në te të vritet edhe dhjetë herë, për hirë [redacted] nderit që i takon atij".**

باب الجنة تحت بارقة السيوف

وقال المغيرة بن شعبة: أخبرنا نبينا ﷺ عن رسالة ربنا: من قتل منا صار إلى الجنة

وقال عمر للنبي ﷺ: أليس قتلانا في الجنة وقتلاهم في النار؟ قال: بلى

٢٨١٨ - حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا معاوية بن عمرو حدثنا أبو إسحاق عن موسى بن عقبة عن سالم أبي النضر مولى عمر بن عبيد الله - وكان كاتبه - قال: كتب إليه عبد الله بن أبي أوفى رضي الله عنهما إن رسول الله ﷺ قال «واعلموا أن الجنة تحت ظلال السيوف»

تابعه الأويسي عن ابن أبي الزناد عن موسى بن عقبة

## Xhenneti [redacted] shkëlqimin [redacted] shpatave

Mugire b. Shu'be thotë:

- Pejgamberi s.a.v.s. na ka lajmëruar për shpalljen e Zotit tonë: **"Ai që vritet [redacted] mesi i juaj, do [redacted] arrijë [redacted] Xhennet".** Umeri r.a. i tha Pejgamberit

s.a.v.s.: **"A, nuk janë dëshmorët tanë në Xhennet, kurse [redacted] vrarët e tyre (mushrikëve) në Xhehennem?"**

- **Gjithsesi** - tha Resulullahu a.s.

**2818.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Muavi b. Amri, këtij Ebu Is-haku, këtij Musa b. Ukbe, këtij Salim Ebu Nadri, rob i liruar i Umer b. Ubejdullahut, e Salimi ka qenë sekretar i (Abdullah b. Ebu Evfit), dhe thotë: Abdullah b. Ebu Evfi i ka shkruar atij (Umer b. Ubejdullahut) se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Dijeni [redacted] Xhenneti është nën hijen [redacted] shpatave!**

Në vargun tjetër të transmetuesve pas Muaviut radhitet El Uvejsi, duke e transmetuar (hadithin) nga Ibën Ebu-z-Zinadi, e ai nga Musa b. Ukbe.

باب مَنْ طَلَبَ الوَلَدَ لِلجِهادِ

٢٨١٩ – وقال الليثُ حدَّثني جعفرُ بنُ ربيعةَ عن عبدِ الرحمنِ بنِ هُرمُزَ قال سمعتُ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ عن رسولِ اللهِ ﷺ قال: قال سليمانُ بنُ داودَ عليهما السلام: لأطوفنَّ الليلةَ على مائةِ امرأةٍ - أو تسعٍ وتسعين - كلّهنَّ يأتي بفارسٍ يُجاهدُ في سبيلِ اللهِ. فقال له صاحبُه: قل إن شاء الله، فلم يقل إن شاء الله، فلم تحمل منهنَّ إلاَّ امرأةٌ واحدةٌ جاءت بشِقِّ رَجُلٍ. والذي نفسُ محمدٍ بيدِه لو قال إن شاء الله لجاهدوا في سبيلِ اللهِ فُرسانًا أجمعون.

## [redacted] që dëshiron të [redacted] fëmijë, për [redacted] luftuar në rrugën e All-llahut

**2819.** Lejthi thotë se më ka treguar Xha'fer b. Rebia', ketij Abdurrahman b. Hurmuzi, i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Ebu Hurejrën r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- Sulejmani, djali i Davudit a.s. ka thënë: **"Një natë i kam vizituar njëqind gra"**, ose ka thënë: **"Nëntëdhjetë e nëntë, dhe të gjitha ato (do të lindin) nga një kalorës, [redacted] cilët do të luftojnë në rrugën [redacted] All-llahut".**

Mirëpo, shoku i tij (meleku) i tha: Thuaj: **"Dhashtë Zoti"**, por ai nuk tha: **"Dhashtë Zoti"**, dhe nga të gjitha ato femra shtatzëne mbeti vetëm një, [redacted] që edhe ajo lindi gjysëm njeri.

- Pasha Ate, në duart e të cilit është jeta ime, po të kishte thënë: **"Dhashtë Zoti"** me siguri të gjith ata (si kalorës) do të kishin luftuar në rrugën All-llahut.

باب الشجاعة في الحرب والجبن

٢٨٢٠ — حدثنا أحمد بن عبد الملك بن واقد حدثنا حماد بن زيد عن ثابت عن أنس رضي الله عنه قال «كان النبي [redacted] أحسن الناس وأشجع الناس وأجود الناس. ولقد فزع أهل المدينة، فكان النبي ﷺ سبقهم على فرس، وقال: وجدناه بحراً»

## Trimëria [redacted] frika [redacted] luftë

2820. Na ka treguar Ahmed b. Abdu-l-Melik b. Vakidi, këtij Hammad b. Zejdi, këtij Thabiti, këtij Enesi r.a. i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka qenë njeriu më i mirë, më trim dhe më fisniku nga të gjithë njerëzit tjerë. Një natë banorët e Medinës ishin shqetësuar, andaj Pejgamberi s.a.v.s. e shaloi kalin (për të vëzhguar) dhe (kur u kthye) tha: **"E kam ndjer veten si [redacted] det".**

٢٨٢١ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال: أخبرني عمر بن محمد بن جبير بن مطعم أن محمد بن جبير قال «أخبرني جبير بن مطعم أنه بينما هو يسير مع رسول الله ﷺ ومعه الناس مقفله من حنين، فعلقت الناس يسألونه حتى اضطروه إلى سمرة فخطفت رداءه، فوقف النبي ﷺ فقال: أعطوني ردائي، لو كان لي عدد هذه العضاه نعماً لقسمته بينكم، ثم لا تجدوني بخيلاً ولا كذوباً ولا جباناً»

**2821.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij Shuajbi, këtij Zuhriu, i cili ka thënë:

- Më ka lajmëruar Umer b. Muhammed b. Xhubejr b. Mut'imi se Muhammed b. Xhubejri ka thënë:

- Më ka treguar Xhubejr b. Mut'imi, se duke udhëtuar me Pejgamberin s.a.v.s. gjatë kthimit nga Hunejni, e [redacted] te ishin njerëzit që [redacted] pyetnin (për çështje fetare), ai u ndal në një ferrëkuqe, e cila ia hoqi petkun. Atëherë, Pejgamberi s.a.v.s. u ndal dhe tha:

**- Ma jepni petkun! Po të kisha aq deve, [redacted] therra që ka kjo ferrëkuqe, ato do t'ua ndaja juve dhe do të bindeshit [redacted] nuk jam as koprrac, as rrenacak e as frikacak.**

باب ما يُتَعَوَّذُ من الجُبنِ

٢٨٢٢ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا أبو عوانة حدثنا عبدُ الملكِ بنُ عُمَيرٍ سمعتُ عمرَو بنَ ميمونٍ الأوديَّ قال «كان سعدٌ يعلِّمُ بنيهِ هؤلاء الكلماتِ كما يعلِّمُ المعلِّمُ الغِلمانَ الكتابةَ ويقول: إنَّ رسولَ اللهِ ﷺ كان يتعوَّذُ منهنَّ دُبُرَ الصلاةِ: اللهمَّ إني أعوذُ بكَ منَ الجُبنِ، وأعوذ بكَ أن أُرَدَّ إلى أرذلِ العُمرِ، وأعوذ بكَ من فتنةِ الدُّنيا، وأعوذ بكَ من عذابِ القبرِ. فحدَّثتُ بهِ مُصعَبًا فصدَّقهُ»

## Nga kush duhet kërkuar strehim nga frika

**2822.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Ebu Avani, këtij Abdu-l-Melik b. Umejri, i cili ka thënë se e ka dëgjuar Amër b. Mejmun el Evdiun, duke thënë:

- Sa'di e mësonte të birin e tij, ashtu siç i mëson mësuesi femijët të shkruajnë dhe i thoshte: Pejgamberi s.a.v.s. pas çdo namazi, kërkonte strehim me këto fjalë: **"O, Zoti im, te Ju kërkoj strehim nga frika, te Ju kërkoj strehim që të mos kthehem në jetën e drobitur, te Ju kërkoj strehim nga tundimi I kësaj bote dhe te Ju kërkoj strehim nga dënimi i varrit".**

Më vonë këtë ia ka rrëfyer thotë Abdu-l-Meliku - Mus'abit, e ai ma vërtetoi (rrëfimin tim).

٢٨٢٣ — حدثنا مسدَّدٌ حدثنا مُعتمِرٌ قال سمعتُ أبي قال سمعتُ أنسَ بنَ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه قال «كان النبيُّ ﷺ يقول: اللهمَّ إني أعوذُ بكَ منَ العجزِ والكسلِ، والجُبنِ والهرَمِ. وأعوذُ بكَ من فتنةِ المَحيا والمماتِ. وأعوذُ بكَ من عذابِ القبرِ»

**2823.** Na ka treguar Museddedi, këtij Mu'temiri, i cili thotë se e kam dëgjuar babain tim duke thënë:

- E kam dëgjuar Enes b. Malikun r.a. i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"O, Zoti ynë, te Ju kërkoj strehim nga rraskapitja, përtacia, frika**

**dhe pleqëria! Dhe te Ju kërkoj strehim nga tundimi i jetës dhe i vdekjes, dhe te Ju kërkoj strehim nga dënimi i varrit.**[15]

باب مَن حدَّثَ بِمَشاهِدِهِ في الحرب. قاله أبو عثمانَ عن سعدٍ

٢٨٢٤ — حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدَّثنا حاتمٌ عن محمدِ بنِ يوسفَ عنِ السائبِ بنِ يزيدَ قال: صَحِبتُ طلحةَ بنَ عُبيدِ اللهِ وسَعداً والمِقدادَ بنَ الأسودِ وعبدَ الرحمنِ بنَ عَوفٍ رضيَ اللهُ عنهم، فما سمعتُ أحداً منهم يُحدِّثُ عن رسولِ اللهِ ﷺ، إلاّ أنّي سمعتُ طلحةَ يُحدِّثُ عن يومِ أُحُد.

---

15 Jeta në Ahiret nuk mund të vlerësohet në bazë të rregullave të kësaj bote. Njeriu si qenie e gjallë nuk përbëhet vetëm prej materies, por edhe prej shpirtit, i cili është i lidhur me te gjatë tërë jetës së tij, në shumë mënyra dhe në etapa të ndryshme.

Lidhjet e para në mes materies dhe shpirtit vërehen qysh në barkun e nënës dhe vazhdon edhe pas lindjes. Kur njeriu është në gjumë, shpirti [redacted] është në te, aq është edhe jashtë tij. Në jetën e varrit (Alemi-Berzah) trupi e ndërron formën [redacted] mëparshme dhe shndërrohet në dhe, dhe njëherit merr formë tjetër. Në këtë fazë shpirti nuk është në te, por nuk do të thotë se nuk ka lidhje me te në momente të caktuara për të ndikuar në te. Ribashkimi definitiv i shpirtit [redacted] trupin e njeriut bëhet në Ditën e Gjykimit me krijimin [redacted] kushteve të domosdoshme. Me ribashkimin e tyre krijohet lidhja e pandashme, që nuk [redacted] ndan [redacted] gjumi, as sëmundja e as vdekja. Me kushtet e reja të cilat i dhuron All-llahu xh.sh., fillon jetë e re dhe përgjegjësia për veprat e kryera në këtë botë.

Gjatë dimrit mbretëron letargji, ndërsa në kohën e prandverës nga toka gufon flora dhe fauna. Kjo dukuri është realitet i çdo pranvere, por disa dijetarë islamë mendojnë [redacted] një dukuri e tillë nuk ngjet edhe me njerëzit në Ditën e Gjykimit.

Jeta e njeriut rrjedh në tri etapa:

Jeta në këtë botë, në varr dhe pas ringalljes dhe, në çdo etapë që kalon njeriu, duhet t'i përmbahet rregullave të caktuara.

Jeta në këtë botë rrjedhë sipas rregullave të përcaktuara të natyrës materiale, Në varr - në botën jomateriale, jeta rrjedhë sipas kushteve që përputhen me jetën shpirtërore dhe shpirti aq sa të ketë lidhje më të fortë [redacted] materien e ndërruar, po aq më shumë ai në të bart ndjenja kënaqësie ose hidhërimi nga ndëshkimet.

Për të kuptuar më për së afërmi këtë dukur deri në një masë mund të merret si shembull ëndrra e njeriut. Njeriu gjatë ëndrrës së tij mund të përjetojë kënaqësi shpritërore ose të kundërtën, hidhërime të tmerrshme duke i përjetuar ato edhe shpirtërisht edhe fizikisht, por në të njejtën kohë ata që janë afër tij prezent e [redacted] zgjuar nuk i vërejnë përjetimet e tia, përderisa ky nuk u tregon. Kjo është një dukuri në këtë botë, ndërsa rregullat për jetën në varr janë edhe më të ndërlikuara dhe më të çuditshme.

## Ai që ka treguar për pjesëmarrjen [redacted] tij në [redacted]

- Ebu Uthmani, duke transmetuar nga Sa'di thotë:

**2824.** Na ka treguar Kutejb b. Seidi, këtij Hatimi, këtij Muhammed b. Jusufi, këtij Saib b. Jezidi, i cili thotë:

- Jam shoqëruar me Talha b. Ubejdullahun, Sa'din, Mikdad b. Esvedin, dhe Abdurrahman b. Avfin, dhe sa herë që transmetonin diçka nga Pejgamberi s.a.v.s., Talha rrëfente për betejën e Uhudit.

باب وجوب النفير، وما يجب من الجهاد والنية، وقول الله عز وجل [ ٤١ التوبة ]:
﴿ انفروا خفافاً وثقالاً وجاهدوا بأموالكم وأنفسكم في سبيل الله، ذلكم خير لكم إن كنتم تعلمون. لو كان عرضاً قريباً وسفراً قاصداً لاتبعوك، ولكن بعدت عليهم الشقة، وسيحلفون بالله ﴾ الآية. وقوله [ ٣٨ التوبة ]: ﴿ يا أيها الذين آمنوا ما لكم إذا قيل لكم انفروا في سبيل الله اثاقلتم إلى الأرض؟ أرضيتم بالحياة الدنيا من الآخرة - إلى قوله - على كل شيء قدير ﴾
يذكر عن ابن عباس «انفروا ثبات: سرايا متفرقين». ويقال: واحد الثبات ثبة

## Obligimi i shkuarjes [redacted] luftë

Obligimi dhe nijeti për te, fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë:

**"Dilni në luftë, qofshit të lehtë apo të rëndë[16], dhe luftoni në rrugën e All-llahut me pasurinë tuaj dhe trupin tuaj! Kjo është më mirë për ju, nëse [redacted] dini! Sikur ajo (fitorja) [redacted] ishte një gjë e afërt dhe udhëtimi mesatar, ata do të vinin pas. Por atyre iu duk rruga e largët. Dhe ata do të betohen në All-llahun...[17]**

Dhe fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: **"O besimtarë, ç'është me ju që ngurroni, - thuajse jeni ngjitur për tokë - kur ju thuhet: Dilni në**

16 Me fjalët "të dobëtit" dhe "të fortit" aludohet në të armatosur dhe në të paarmatosur.

17 Përktimi i ajetit 42të i sures "Et-Tevbe" në tërësi është: "...po të kishin mundur, me siguri do të dilnin së bashku [redacted] ju dhe kështu ata e shkatërrojnë vetveten, e All-llahu e din [redacted] ata janë gënjeshtarë".

**luftë, [redacted] rrugën e All-llahut! A, [redacted] kënaqur ju duket jeta e kësaj bote [redacted] (jeta) në Ahiret?...** dhe gjer te fjalët [redacted] Tia: **"...Ai gjithçka mundet".**[18]

Ibën Abbasi thotë: **"..Në luftë [redacted] shpërndarë nëpër aradha!"**

Njëjësi i **"thubatun"** është **"thubetun".**

٢٨٢٥ – حدثنا عمرو بن علي حدثنا يحيى حدثنا سفيان قال حدثني منصور عن مجاهد عن طاوس عن ابن عباس رضي الله عنهما أن النبي ﷺ قال يوم الفتح «لا هجرة بعد الفتح، ولكن جهاد ونية، وإذا استنفرتم فانفروا»

**2825.** Na ka treguar Amër b. Aliu, këtij Jahjau, këtij Sufjani, i cili ka thënë:

- Më ka treguar Mensuri, këtij Muxhahidi, këtij Tavusi, këtij Ibën Abbasi r.a. i cili ka thënë se Pejgamberi s.a.v.s. në ditën e çlirimit të Mekkes ka thënë: **"Nuk ka shpërngulje pas çlirimit (të Mekkes), por (na presin) luftëra dhe nijete (për to), andaj kur [redacted] ftoheni, përgjigjuni ftesës".**

باب الكافر يقتل المسلم، ثم يسلم فيسدد بعد ويقتل

٢٨٢٦ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «يضحك الله إلى رجلين يقتل أحدهما الآخر يدخلان الجنة، يقاتل هذا في سبيل الله فيقتل، ثم يتوب الله على القاتل فيستشهد»

## Kur qafiri e mbyt muslimanin [redacted] pastaj e pranon Islamin, përmirësohet [redacted] vdes (duke luftuar [redacted] rrugën e All-llahut)

**2826.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Ebu-z-Zinadi këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a. i cili thotë [redacted] Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

18 Përkthimi i ajetit 38-39 i sures "Et-Tevbe" në tërësi është: "...e kënaqësia [redacted] kësaj bote në krahasim [redacted] atë të Ahiretit është asgjë. Nëse nuk shkoni në luftë. Ai do t'u ndëshkojë me dënime të dhimbshme dhe do t'ju zëvendësojë me ndonjë popull tjetër. Atij ju nuk mundeni t'i bëni asnjë dëm, ngase All-[redacted] është i Plotfuqishëm mbi çdo gjë".

**"All-llahu dhe i dërguari i Tij [redacted] ndalojnë (që të hani) mishin e gomarit"**. Pastaj, menjëherë u përmbysën kazanët dhe (ushqimin) i cili ishte në të.

Në versionin tjetër pas Abdullah b. Muhammedit përmendet Aliu, (duke transmetuar) nga Sufjani: **"...pastaj Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] ngriti duart [redacted] tija..."**

باب ما يُكرهُ مِن رفعِ الصوتِ في التكبير

٢٩٩٢ – حدثنا محمدُ بنُ يوسفَ حدثنا سفيانُ عن عاصمٍ عن أبي عثمانَ عن أبي موسى الأشعريِّ رضي الله عنه قال « كنّا مع رسولِ اللهِ ﷺ ، فكنّا إذا أشرَفْنا على وادٍ هلّلْنا وكبَّرنا ، ارتفعتْ أصواتُنا ، فقال النبيُّ ﷺ : يا أيُّها الناسُ ، اربَعوا على أنفسِكم ، فإنكم لا تدْعونَ أصمَّ ولا غائباً ، إنهُ معكم ، إنهُ سميعٌ قريبٌ ، تبارَكَ اسمُهُ ، وتعالى جَدُّه »

## [redacted] cilët raste, nuk preferohet që tekbiri të këndohet [redacted] zë të lartë

**2992.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Asimi, këtij Ebu Uthmani, këtij Ebu Musa El-Esh'ariu, i cili ka thënë:

- Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. dhe sa herë që afroheshim afër ndonjë lugine, telbijen dhe tekbirin e këndonim me zë të lartë, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. na thoshte:

**- O, ju njerëz më ngadalë! Ju nuk i luteni të shurdhëtit dhe [redacted] atij që nuk është prezent. Ai është me ju. Ai që dëgjon mirë është afër jush. I bekuar dhe [redacted] Lartëmadhëruar qoft emri i Tij.**

باب التسبيحِ إذا هَبَطَ وادياً

٢٩٩٣ – حدثنا محمدُ بنُ يوسفَ حدثنا سفيانُ عن حُصَينِ بنِ عبدِ الرحمنِ عن سالمِ بنِ أبي الجعدِ عن جابرِ بنِ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما قال « كنّا إذا صَعِدْنا كبَّرنا ، وإذا نزَلنا سبَّحنا »

## Të falënderuarit [redacted] All-llahut gjatë zbritjes në luginë

**2993.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Sufjani, këtij Husejn b. Abdurrahmani, këtij Salim b. Ebu Xha'di, këtij Xhabir b. Abdullahu r.a. i cili ka thënë:

- Sa herë që ngjiteshim shpateve këndonim tekbirë, ndërsa kur zbritnim (në lugina) e falënderonim All-llahun me fjalët: **"Subhanallah!"**

باب التكبير إذا علا شرفا

٢٩٩٤ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا ابن أبي عدي عن شعبة عن حصين عن سالم عن جابر رضي الله عنه قال: كنا إذا صعدنا كبرنا، وإذا تصوبنا سبحنا.

## Të kënduarit e tekbirit duke u ngritur bregut

**2994.** Na ka treguar Muhammed b. Beshshari, këtij Ibën Ebu Adijju, këtij Shu'be, këtij Husejni, këtij Salimi, këtij Xhabiri r.a., i cili ka thënë:

- Sa herë që ngjiteshim bregut, këndonim tekbirë, ndërsa sa herë që zbritnim (në luginë) e falënderonim All-llahun me fjalët: **"Subhanallah!"**

٢٩٩٥ – حدثنا عبد الله قال حدثني عبد العزيز بن أبي سلمة عن صالح بن كيسان عن سالم بن عبد الله عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما قال: كان النبي ﷺ إذا قفل من الحج أو العمرة – ولا أعلمه إلا قال: الغزو – يقول كلما أوفى على ثنية أو فدفد كبر ثلاثا ثم قال: لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد، وهو على كل شيء قدير. آيبون، تائبون، عابدون، ساجدون لربنا حامدون. صدق الله وعده، ونصر عبده، وهزم الأحزاب وحده. قال صالح: فقلت له ألم يقل عبد الله: إن شاء الله؟ قال: لا.

**2995.** Na ka treguar Abdullahu duke thënë:

- Më ka treguar Abdu-l-Aziz b. Ebu Selemi, këtij Salih b. Kejsani, këtij Salim b. Abdullahu, këtij Abdullah b. Umeri r.a., i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. sa herë që kthehej nga Umreja ose haxhxhi unë e di se ka thënë: **"...nga lufta"**, kur arrinte në maje të kodrës ose të shkretëtirës, tri herë këndonte tekbirë e pastaj thoshte: **"Nuk ka Zot pos All-llahut që është një! Ai nuk ka shokë! Atij i takon i tërë sundimi dhe vetëm Atij i takon falënderimi. Ai është i Plotfuqishëm. Atij i kthehemi dhe nga Ai kërkojmë falje. Vetëm Atij i bëjmë ibadet. Zotit tonë i përkulemi dhe Atij i falënderohemi. Allahu [illegible] ka plotësuar premtimin e Tij dhe robit të Tij i ka ndihmuar, ndërsa armiqtë i ka mundur".**

- **E kam pyetur Salim b. Abdullahun** - thotë Salihu:

- A nuk ka thënë Abdullah (b. Umeri) edhe: **"Nëse don All-llahu?"**

- **Jo** - tha ai.

باب يُكتبُ للمسافر مثلُ ما كان يَعملُ في الإقامة

٢٩٩٦ – حدثنا مطرُ بنُ الفضل حدثنا يزيدُ بنُ هارونَ حدثنا العوّامُ حدثنا إبراهيمُ أبو إسماعيلَ السَّكْسَكيُّ قال سمعتُ أبا بُردةَ واصطحبَ هو ويزيدُ بنُ أبي كَبْشةَ في سَفرٍ فكان يزيدُ يصومُ في السفرِ، فقال له أبو بُردةَ: سمعتُ أبا موسى مِراراً يقول: قال رسولُ الله ﷺ: إذا مرضَ العبدُ أو سافرَ كُتبَ له مثلُ ما كان يَعملُ مقيماً صحيحاً.

### Udhëtarit i shkruhet ajo që punon në shtëpi

**2996.** Na ka treguar Metar b. Fadli, këtij Jezid b. Haruni, këtij Avvami, këtij Ibrahim Ebu Ismail Es-Seksekijju, i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Ebu Burdën, i cili ka qenë bashkudhëtar i Jezid b. Ebu Kebshit, e Jezidi kur udhëtonte, atëherë Ebu Burda i tha:

- Disa herë e kam dëgjuar Ebu Musan duke thënë:

- **Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: Edhe kur njeriu është i sëmurë ose është në udhëtim, atij i shkruhen ato që i ka bërë në shtëpi dhe kur ka qenë i shëndoshë".**

باب السيرِ وحدَه

٢٩٩٧ – حدثنا الحُميديُّ حدثنا سفيانُ حدثنا محمدُ بنُ المُنكدرِ قال سمعتُ جابرَ بنَ عبدِ الله رضيَ الله عنهما يقول: نَدَبَ النبيُّ ﷺ الناسَ يومَ الخندقِ، فانتدبَ الزُّبيرُ، ثمَّ نَدَبهم فانتدبَ الزُّبيرُ، ثمَّ نَدَبهم فانتدبَ الزُّبيرُ، قال النبيُّ ﷺ: إنَّ لكلِّ نبيٍّ حَوارِيّاً وحَوارِيَّ الزُّبيرُ. قال سفيان: الحَواريُّ الناصرُ.

### Të udhëtuarit vetë

**2997.** Na ka treguar Humejdi, këtij Sufjani këtij Muhammed b. Munkediri, i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Xhabir b. Abdullahun duke thënë:

- Në ditën e betejës së Hendekut, Pejgamberi s.a.v.s. i ftonte njerëzit, e, (ftesës së tij i pari) iu përgjigj Zubejri, përsëri i ftoi dhe prapë Zubjeri u lajmërua (i pari), atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha:

**"Çdo Pejgamber ka pasur ndihmësin e tij, ndërsa ndihmës imi është Zubjeri".**

Sufjani thotë: - Fjala **"el havarijj" do të thotë: nidhmës.**

٢٩٩٨ – حدثنا أبو الوليد حدثنا عاصم بن محمد قال حدثني أبي عن ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ . ح حدثنا أبو نعيم حدثنا عاصم بن محمد بن زيد بن عبد الله بن عمر عن أبيه عن ابن عمر عن النبي ﷺ قال « لو يعلم الناس ما في الوحدة ما أعلم ما سار راكب بليل وحده »

**2998.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij Asim b. Muhammedi, i cili ka thënë:

- Më ka treguar babai im, këtij Ibën Umeri r.a., e, ketij Pejgamberi s.a.v.s. (ose përmes një grupi të transmetuesve tjerë).

Na ka treguar Ebu Nuajmi, këtij Asim b. Muhammed b. Zejd b. Abdullah b. Umeri r.a., këtij i ati i tij, këtij Ibën Umeri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Sikur ta dinin njerëzit atë që e di unë (se çka mund t'u ndodhë), asnjëherë nuk do të udhëtonin vetë".**

باب السرعة في السير

وقال أبو حميد : قال النبي ﷺ « إني متعجل إلى المدينة ، فمن أراد أن يتعجل معي فليعجل »

٢٩٩٩ – حدثنا محمد بن المثنى حدثنا يحيى عن هشام قال أخبرني أبي قال سئل أسامة بن زيد رضي الله عنهما – كان يحيى يقول : وأنا أسمع ، فسقط عني – عن مسير النبي ﷺ في حجة الوداع قال : فكان يسير العنق . فإذا وجد فجوة نص . والنص فوق العنق »

## Të nxituarit gjatë udhëtimit

Ebu Humejdi thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Unë jam duke nxituar për në Medine dhe kush dëshiron prej jush të shpejtojë, le të nxitojë!"**

**2999.** Na ka treguar Muhammed b. Muthenni, këtij Jahjau, këtij Hishami, i cili ka thënë:

- Babai im më ka treguar se Usame b. Zejdin e kanë pyetur, (se si ka udhëtuar Resulullahu a.s.), e, atë edhe Jahjau ■ thoshte, të cilin edhe vetë e kam dëgjuar e më vonë m'u kujtua ■ si udhëtonte Pejgamberi s.a.v.s. në haxhxhin Lamtumirës duke thënë:

**- Resulullahu a.s. udhëtonte ngadalë, [redacted] kur nisej për në rrugë të gjatë nxitonte.**

Fjala **"en -nessu"** - do të thotë - të ecësh më shpejt [redacted] zakonisht.

٣٠٠٠ - حدثنا سعيد بن أبي مريم أخبرنا محمد بن جعفر قال أخبرني زيد - هو ابن أسلم - عن أبيه قال «كنت مع عبد الله بن عمر رضي الله عنهما بطريق مكة، فبلغه عن صفية بنت أبي عبيد شدة وجع، فأسرع السير، حتى إذا كان بعد غروب الشفق ثم نزل فصلى المغرب والعتمة يجمع بينهما وقال: إني رأيت النبي ﷺ إذا جد به السير أخر المغرب وجمع بينهما»

**3000.** Na ka treguar Seid b. Ebu Mrjemi, këtij Muhammed b. Xha'feri, i cili ka thënë:

- Më ka lajmëruar Zejdi, e ky është djali i Eslemit, nga i ati i tij, i cili ka thënë:

- Kam qenë me Abdullah b. Umerin r.a. në rrugë për në Mekke atë e lajmëruan se Safijja, vajza e Ebu Ubejdit, është e sëmurë rëndë, atëherë ai nxitoi në të ecur gjersa dielli filloi të perëndojë. Pastaj zbriti (nga kali) dhe e fali namazin e akshamit dhe të jacisë njërin pas tjetrit dhe tha: **"Me të vërtetë, e kam parë Pejgamberin se kur nxitonte për në udhëtim, e vononte faljen [redacted] namazit të akshamit, (ashtu që namazin [redacted] akshamit dhe të jacisë) [redacted] falte njërin pas tjetrit".**

٣٠٠١ - حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن سمي مولى أبي بكر عن أبي صالح عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «السفر قطعة من العذاب، يمنع أحدكم نومه وطعامه وشرابه، فإذا قضى أحدكم نهمته فليعجل إلى أهله»

**3001.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Sumejji, (rob i liruar i Ebu Bekrit), këtij Ebu Salihu, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Udhëtimi është pjesë [redacted] ndëshkimit (të Xhehennemit). Ai ju pengon në gjumë, në ushqim dhe në [redacted] pirë, andaj posa t'i kryeni nevojat (familjare) [redacted] më shpejt kthehuni në familjet e juaja".**

بَابٌ إِذَا حَمَلَ عَلَى فَرَسٍ فَرَآهَا تُبَاعُ

٣٠٠٢ – حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ أَخْبَرَنَا مَالِكٌ عَنْ نَافِعٍ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا « أَنَّ عُمَرَ بْنَ الْخَطَّابِ حَمَلَ عَلَى فَرَسٍ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، فَوَجَدَهُ يُبَاعُ، فَأَرَادَ أَنْ يَبْتَاعَهُ، فَسَأَلَ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ، قَالَ: لَا تَبْتَعْهُ، وَلَا تَعُدْ فِي صَدَقَتِكَ »

## Kur ndokush [redacted] fal për sadaka kalin e tij [redacted] pastaj (po [redacted] njëjtin kalë) [redacted] sheh në shitje

**3002.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Nafiu, këtij Abdullah b. Umeri r.a. se Umer b. Hattabi e kishte falur kalin e tij për në rrugë të Allahut, pastaj e pa duke u shitur, andaj deshi ta blej atë dhe (shkoi) te Pejgamberi s.a.v.s. që ta pyesë, e ai i tha:

- **Mos e blej dhe mos [redacted] kthe në sadakën tuaj.**

٣٠٠٣ – حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ حَدَّثَنِي مَالِكٌ عَنْ زَيْدِ بْنِ أَسْلَمَ عَنْ أَبِيهِ قَالَ: سَمِعْتُ عُمَرَ بْنَ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ يَقُولُ « حَمَلْتُ عَلَى فَرَسٍ فِي سَبِيلِ اللَّهِ، فَابْتَاعَهُ - أَوْ فَأَضَاعَهُ - الَّذِي كَانَ عِنْدَهُ، فَأَرَدْتُ أَنْ أَشْتَرِيَهُ وَظَنَنْتُ أَنَّهُ بَائِعُهُ بِرُخْصٍ، فَسَأَلْتُ النَّبِيَّ ﷺ فَقَالَ: لَا تَشْتَرِهِ وَإِنْ بِدِرْهَمٍ، فَإِنَّ الْعَائِدَ فِي هِبَتِهِ كَالْكَلْبِ يَعُودُ فِي قَيْئِهِ »

**3003.** Na ka treguar Ismaili, këtij Maliku, këtij Zejd b. Eslemi, i cili thotë se i ati i tij ka thënë:

- E kam dëgjuar Umer b. Hattabin duke thënë: **"E kam dhënë kalin tim në emër të All-llahut, e, (ai që [redacted] mori atë) [redacted] kishte nxjerrë në shitje, kurse gjatë kohës sa e kishte mbajtur atë, e kishte shkatërruar. Desha që ta blej duke menduar se ai ka të drejtë që ta shesë atë.** Pastaj e pyeta Pejgamberin s.a.v.s. ai më tha: **"Mos e blej, po të jetë edhe një derhem sepse ai që kthehet në sadakën e tij është posi qeni që i kthehet të vjellës së tij".**

باب الجهاد بإذن الأبوين

٣٠٠٤ – حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا حبيب بن أبي ثابت قال سمعت أبا العباس الشاعر – وكان لا يُتَّهم في حديثه – قال: سمعت عبد الله بن عمرو رضي الله عنهما يقول «جاء رجل إلى النبي ﷺ فاستأذنه في الجهاد فقال: أحيٌّ والداك؟ قال: نعم. قال: ففيهما فجاهد»

## Pjesëmarrja në luftë [redacted] lejen [redacted] prindërve

**3004.** Na ka treguar Ademi, këtij Shu'bi, këtij Habib b. Ebu Thabiti, i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Ebu-l-Abbas Esh-Shairijjun, e në fjalët e tij nuk dyshohej, duke thënë: "E kam dëgjuar Abdullah b. Amrin kur thoshte:

**- Te Pejgamberi s.a.v.s. erdhi një njeri që të kërkojë leje për të marrë pjesë në luftë, [redacted] ai e pyeti:**

**- A I ke gjallë prindët?**

**- Po** - iu përgjigj ai.

**- Pyeti ata** - i tha Resulullahu a.s. - [redacted] **pastj lufto.**[49]

باب ما قيل في الجرس ونحوه في أعناق الإبل

٣٠٠٥ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن عبد الله بن أبي بكر عن عباد بن تميم أن أبا بشير الأنصاري رضي الله عنه أخبره أنه كان مع رسول الله ﷺ في بعض أسفاره – قال عبد الله حسبت أنه قال: والناس في مبيتهم – فأرسل رسول الله ﷺ رسولاً: لا تبقين في رقبة بعير قلادة من وتر أو قلادة إلا قطعت»

## Ç'është thënë për këmborët në qafat e deveve

**3005.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Abdullah b. Ebu Bekri, këtij Abbad b. Temmimi se Ebu Beshir el-Ensariu r.a. e ka lajmëruar atë se ai ka qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në disa udhëtime me të.

49 T'i shërbesh dhe t'i furnizosh prindërit është më mirë se sa të marrësh pjes aktive në luftë, për të cilën dihet që më parë se fitorja është në anën e muslimanëve, përndryshe të marrësh pjesë në mbrojtjen e atdheut është obligim prioritar për çdo musliman.

- Mendoj - thotë Abdullahu - [redacted] Maliku ka thënë: **"...kurse njerëzit ishin në bujtinat e tyre".**

Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. e dërgoi një përfaqësues (dhe e prorositi atë) që në qafë të asnjë deveje të mos vënë gushore prej jelave ose çfardo gushore tjetër të cilat nuk janë të ndërprera.

باب مَنِ اكْتُتِبَ فِي جَيْشٍ فَخَرَجَتِ امْرَأَتُهُ حَاجَّةً أَوْ كَانَ لَهُ عُذْرٌ هَلْ يُؤْذَنُ لَهُ ؟

٣٠٠٦ — حدثنا قُتَيْبَةُ بْنُ سَعِيدٍ حَدَّثَنَا سُفْيَانُ عَنْ عَمْرٍو عَنْ أَبِي مَعْبَدٍ عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُمَا أَنَّهُ سَمِعَ النَّبِيَّ ﷺ يَقُولُ « لَا يَخْلُوَنَّ رَجُلٌ بِامْرَأَةٍ ، وَلَا تُسَافِرَنَّ امْرَأَةٌ إِلَّا وَمَعَهَا مَحْرَمٌ . فَقَامَ رَجُلٌ فَقَالَ : يَا رَسُولَ اللهِ ، اكْتُتِبْتُ فِي غَزْوَةِ كَذَا وَكَذَا ، وَخَرَجَتِ امْرَأَتِي حَاجَّةً . قَالَ : اذْهَبْ فَاحْجُجْ مَعَ امْرَأَتِكَ »

## A i lejohet atij që është shkruar në ushtri (që [redacted] mungojë [redacted] luftë) kur t'i shkojë gruaja në haxhxh [redacted] për ndonjë arsye tjetër

**3006.** Na ka treguar Kutejb b. Seid, këtij Sufjani, këtij Amri, këtij Ebu Ma'bedi, këtij Ibën Abbasi r.a., i cili thoshte se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Burri të [redacted] rrinë vet me gruan, ndërkaq gruaja le të udhtojë vetëm [redacted] të afërmit e sajë (me ata që [redacted] ndalohet të lidhë kurorë)".**

Atëherë u ngrit një njeri dhe e pyeti:

**O Resulullah, jam shkruar që [redacted] pjesë në këtë luftë, ndërsa gruaja ime dëshiron që të shkojë në haxhxh?**

**- Shko kryeje haxhxhin [redacted] gruan tënde** - i tha Resulullahu s.a.v.s.

باب الجاسوس

وَقَوْلِ اللهِ عَزَّ وَجَلَّ [ ١ الممتحنة ] : ﴿ لَا تَتَّخِذُوا عَدُوِّي وَعَدُوَّكُمْ أَوْلِيَاءَ ﴾ . التَّجَسُّسُ : التَّبَحُّثُ

٣٠٠٧ — حدثنا عَلِيُّ بْنُ عَبْدِ اللهِ حَدَّثَنَا سُفْيَانُ حَدَّثَنَا عَمْرُو بْنُ دِينَارٍ سَمِعْتُهُ مِنْهُ مَرَّتَيْنِ قَالَ : أَخْبَرَنِي حَسَنُ بْنُ مُحَمَّدٍ قَالَ أَخْبَرَنِي عُبَيْدُ اللهِ بْنُ أَبِي رَافِعٍ قَالَ : سَمِعْتُ عَلِيًّا رَضِيَ اللهُ عَنْهُ يَقُولُ « بَعَثَنِي رَسُولُ اللهِ ﷺ أَنَا وَالزُّبَيْرَ وَالْمِقْدَادَ بْنَ الْأَسْوَدِ وَقَالَ : انْطَلِقُوا حَتَّى تَأْتُوا رَوْضَةَ خَاخٍ فَإِنَّ بِهَا ظَعِينَةً وَمَعَهَا كِتَابٌ فَخُذُوهُ مِنْهَا . فَانْطَلَقْنَا تَعَادَى بِنَا خَيْلُنَا ، حَتَّى انْتَهَيْنَا إِلَى الرَّوْضَةِ ، فَإِذَا نَحْنُ بِالظَّعِينَةِ ، فَقُلْنَا : أَخْرِجِي الْكِتَابَ . فَقَالَتْ : مَا مَعِي مِنْ كِتَابٍ . فَقُلْنَا : لَتُخْرِجِنَّ الْكِتَابَ ، أَوْ لَنُلْقِيَنَّ الثِّيَابَ . فَأَخْرَجَتْهُ مِنْ عِقَاصِهَا ، فَأَتَيْنَا بِهِ

رسولَ اللهِ ﷺ ، فإذا فيه : مِن حاطِبِ بنِ أبي بَلتعةَ إلى أناسٍ من أهلِ مكةَ يُخبِرُهم ببعضِ أمرِ رسولِ اللهِ ﷺ . فقال رسولُ اللهِ ﷺ : يا حاطِبُ ما هٰذا ؟ قال : يارسولَ اللهِ لاتعجَلْ عليَّ ، إني كنتُ امرءاً مُلصَقاً في قُرَيشٍ ، ولم أكن من أنفُسِها ، وكان مَن معكَ منَ المهاجرينَ لهم قَراباتٌ بمكةَ يَحمونَ بها أهليهم وأموالَهم فأحبَبْتُ إذ فاتني ذٰلكَ منَ النَّسبِ فيهم أن أتخِذَ عندَهم يَداً يَحمونَ بها قَرابتي ، وما فعلتُ كُفراً ولا ارتداداً ولا رِضاً بالكُفرِ بعدَ الإسلامِ . فقال رسولُ اللهِ ﷺ : قد صدَقَكم . فقال عمرُ : يارسولَ اللهِ ، دَعْني أضرِبْ عُنقَ هٰذا المنافِقِ . قال : إنهُ قد شَهِدَ بَدراً ، وما يُدريكَ لعلَّ اللهَ أن يكونَ قدِ اطَّلعَ على أهلِ بدرٍ فقال : اعمَلوا ما شِئتُم فقد غَفَرتُ لكم » . قال سُفيانُ : وأيُّ إسنادٍ هٰذا

## Spiunët

**"Et-texhessusu"** - do të thotë - spiunim.

All-llahu i Lartmadhëruar thotë:

***"...mos merrni për mik armikun Tim dhe armikun tuaj..."***
***(El-Mumtehin - 1)***

**3007.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, i cili ka thënë:

Më ka lajmëruar Hasan b. Muhammedi, këte Ubejdullah b. Ebu Fafiu duke thënë

- Më ka treguar Amër b. Dinari, të cilin dy herë e kam dëgjuar duke thënë: **"E kam dëgjuar Aliun r.a. duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. na dërgoi mua, Zubejrin dhe Mikdad b. Esvedin dhe na urdhëroi që të shkojmë në Revdatu Hahi, atje është një grua [redacted] një letër dhe ju merrjani atë letër".**

I shaluam kuajt dhe u nisëm për në Revdatë, e gjetëm atë grua dhe i thamë: **"Nxirre letrën!"**

- **Nuk kam kurrfarë letre** - na tha ajo.

- **Ju kërcnuam duke i thënë: do të nxjerrësh letrën, përndryshe do t'i hjeqim rrobat?**

Atëherë [redacted] nxorri letrën nga gërshetat e saja dhe atë letër ia dërguam Pejgamberin s.a.v.s. Me atë letër Hatib b. Ebu Beltai i lajmëronte disa nga idhujtarët, banorë të Mekkës, për disa punë të Pejgamberit s.a.v.s.

- **Ç'është kjo, Hatib?** - e pyeti Resulullahu a.s.

**- O Resulullah,** i tha ai - **[redacted] [redacted] ngut ndaj meje! Unë jam njeri i lidhur me Kurejshitët, por nuk jam i tyre! Nga radhët [redacted] tyre në mesin tuaj ka muhaxhirë [redacted] cilët kanë farefisin [redacted] tyre në Mekke, [redacted] ata e mbrojnë familjen dhe pasurinë [redacted] tyre. Andaj (nëpërmes kësaj letre) kam dashur ta shfrytëzoj afërsinë që [redacted] kam [redacted] ata, të kërkoj nga ata që të kujdesen për farefisin tim. Nuk kam bërë tradhti, e as nuk jam larguar nga Islami, [redacted] as që më kënaq kufri pas pranimit të Islamit.**

Atëherë Resulullahu a.s. tha: **"Të vërtetën [redacted] tha".**

**- O Resulullah,** - tha Umeri r.a. - **më lejo që t'i bie (me shpatë) këtij (hiporkiti) munafiku.**

**- Ai është pjesëmarrës në luftën e Bedrit** - tha Resulullahu a.s. **Ti nuk [redacted] din [redacted] All-llahu I ka njohur pjesëmarrësit [redacted] (asaj beteje), andaj edhe ka thënë: "Veproni si të doni, (që më herët) ua kam falur".**[50]

---

50 Përkthimmi i ajetit të parë i sures **"El-Muntehan"** në tërësi është: "O besimtarë, në qoftë se jeni nisur për të luftuar në rrugën Time dhe të arrini kënaqësinë Time, mos [redacted] konsideroni armikun Tim dhe tuajin për dashamir dhe mos u jepni dashurinë - ata [redacted] mohojnë të Vërtetën që u ka ardhur juve, e dëbuan Pejgamberin dhe juve, vetëm se besonit në All-llahun, Zotin e juaj. Ju fshehurazi u ofroni atyre dashuri, por unë e di atë që e punoni fshehurazi dhe haptas, Ai prej jush që e bënë armikun dashamirë, ai ka devijuar rrugën e drejtë".

Me rekomandimin e Muhammedit a.s. trashëgimtarët e Abdu-l-Mutalibit Sares i dhanë rroba, kalë për hypje dhe gjëra tjera të nevojshme për rrugë e ajo u nis për në Mekke. por gjatë rrugës, ajo u kthye te Hatibi, e ai I shkroi një letër, përmes së cilës i lajmëronte mushrikët për përgatitjet ushtarake që i kishte bërë Muhammedi a.s. për çlirimin e Mekkës. Sarja, për këtë shërbim që i bëri Hatibit, ia dhuroj asaj dhjetë monedha të arta dhe një pallto të shtrenjtë.

Resulullahut i zbriti vahji dhe me këtë [redacted] njoftua për spiunazhin e Hatibit. Për të zënë Saren, Resulullahu a.s. dërgoi një grup kalorësish në mesin e të cilëve kanë qenë: Umeri, Talha, dhe Ebu Mirsadi.

Sarja është angazhuar haptas kundër Islamit saqë edhe recitonte vargje nëpër tubime që organizoheshin për ta fyer Islamin dhe Pejgamberin s.a.v.s. Por, megjithatë, u amnesuta pas çlirimit të Mekkës.

باب الكسوة للأسارى

٣٠٠٨ - حدثنا عبدُ الله بنُ محمد حدَّثنا ابنُ عيينةَ عن عمرٍو سمعَ جابرَ بنَ عبدِ الله رضيَ اللهُ عنهما قال « لما كان يوم بدرٍ أُتِيَ بالعباسِ ولم يكنْ عليهِ ثوبٌ، فنظرَ النبيُّ ﷺ له قميصاً، فوجدوا قميصَ عبدِ اللهِ بنِ أُبيٍّ يُقدَرُ عليهِ، فكساهُ النبيُّ ﷺ إيَّاهُ، فلذلكَ نزعَ النبيُّ ﷺ قميصَهُ الذي ألبسَهُ » قال ابنُ عُيينةَ: كانت لهُ عندَ النبيِّ ﷺ يدٌ، فأحبَّ أن يُكافئَهُ

## Rrobat [redacted] robërve [redacted] luftës

**3008.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Ibën Ujeni, këtij Amri, i cili thotë se e ka dëgjuar Xhabir b. Abdullahun r.a. duke thënë:

- Në ditën e betejës së Bedrit i sollën robërit, (në mesin e tyre) ishte edhe Abbasi, i cili ishte i xhveshur, andaj Pejgamberi s.a.v.s. kërkonte këmishë për te. Es-habët e morën këmishën e Abdullah b.Ubejjit, e cila i përgjigjej atij dhe ia veshi Pejgamberi s.a.v.s. Më vonë Pejgamberi s.a.v.s. e hoqi këmishën e vet dhe ia veshi Abdullahut.

Ibën Ujejni ka thënë: Abdullahu ka patur respekt të konsiderueshëm te Pejgamberi s.a.v.s. dhe mu për atë ka dashur ta shpërblejë me atë këmishë.

باب فضلِ مَن أسلمَ على يدَيهِ رجُلٌ

٣٠٠٩ - حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدَّثنا يعقوبُ بنُ عبدِ الرحمنِ بنِ محمدِ بنِ عبدِ اللهِ بنِ عبدٍ القاريُّ عن أبي حازمٍ قال: أخبرَني سهلٌ رضيَ اللهُ عنه - يعني ابنَ سعدٍ - قال: قال النبيُّ ﷺ يومَ خيبرَ « لأُعطينَّ الرايةَ غداً رجلاً يَفتحُ اللهُ على يديهِ، يُحبُّ اللهَ ورسولَه ويُحبُّه اللهُ ورسولُه. فباتَ الناسُ ليلتَهم أيُّهم يُعطى، فغدَوا كلُّهم يَرجوه، فقال: أين عليٌّ؟ فقيل: يشتكي عينيهِ، فبصقَ في عينيهِ ودعا له فبرأَ كأنْ لم يكن بهِ وجعٌ، فأعطاهُ، فقال: أُقاتلُهم حتى يكونوا مِثلَنا، فقال: انفُذْ على رِسْلِكَ حتى تنزلَ بساحتِهم، ثمَّ ادعُهم إلى الإسلامِ، وأخبِرْهم بما يجبُ عليهم، فواللهِ لأنْ يَهديَ اللهُ بكَ رجلاً خيرٌ لكَ من أن يكونَ لكَ حُمْرُ النَّعَمِ »

## Shpërblimi për njeriun pranë të cilit ndokush e pranon Islamin

**3009.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Ja'kub b. Abdurrahman b. Muhammed b. Abdullah b. Abd El-Karijju, këtij Ebu Hazimi, i cili ka thënë:

- Më ka lajmëruar Sehli r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. në ditën e betejës së Hajberit ka thënë: **"Nesër që në mëngjes do t'ia dorzoj flamurin njeriut nëpërmes duarve të të cilit All-llahu do të mundësojë çlirimin (e qytetit). Ai njeri e don All-llahun dhe të Dërguarin e Tij, (por) edhe All-llahu dhe [redacted] Dërguari i Tij [redacted] duan atë".**

E tërë masa [redacted] kaluan natën duke pritur se kush do ta ketë nderin për ta bartur flamurin, andaj u zgjuan herët duke shpresuar.

Pejgamberi s.a.v.s. pyeti:

**- Ku është Aliu?**

**- Ankohet prej syve** - i thanë.

Pastaj e pështyu në sytë e tij, e bekoi dhe ai u shërua tërësisht. Atëherë Resulullahu a.s. ia dha flamurin, e (Aliu) tha:

**- Do të luftoj gjersa edhe ata të bëhen si [redacted] (ta pranojnë Islamin).**

- **Shko, ngadalë** - i tha Resulullahu a.s. - **gjersa të zbresësh në sheshin [redacted] trye. Posa të arrishë atje, ftoi në Islam dhe lajmëroi ata për obligimet [redacted] tyre. Pasha All-llahun, po sikur vetëm një njeri All-llahu ta drejtojë [redacted] rrugë [redacted] mbarë me ndërmjetësimin tuaj, ajo për ty është më [redacted] vlefshme [redacted] një tufë devesh të kuqe.**

باب الأسارى في السلاسل

٣٠١٠ – حدثنا محمد بن بشار حدثنا غندر حدثنا شعبة عن محمد بن زياد عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « عجب الله من قوم يدخلون الجنة في السلاسل »

## Robërit në pranga

**3010.** Na ka treguar Muhammed b. Beshari, këtij Gunderi, këtij Shu'be, këtij Muhammed b. Zijadi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"All-llahu është i kënaqur me njerëzit, [redacted] cilët në Xhennet hyjnë [redacted] pranga".** (Vriten me pranga në duar).[51]

51 Në këtë hadith aludohet në luftëtarët musliman të cilët zihen rob nga ana e armikut dhe vdesin me prangat [redacted] tyre.

باب فضل من أسلم من أهل الكتابين

٣٠١١ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان بن عيينة حدثنا صالح بن حي أبو حسن قال: سمعت الشعبي يقول: حدثني أبو بردة أنه سمع أباه عن النبي ﷺ قال «ثلاثة يؤتون أجرهم مرتين: الرجل تكون له الأمة فيعلمها فيحسن تعليمها، ويؤدبها فيحسن تأديبها، فيتزوجها، فله أجران. ومؤمن أهل الكتاب الذي كان مؤمناً ثم آمن بالنبي ﷺ، فله أجران. والعبد الذي يؤدي حق الله وينصح لسيده» ثم قال الشعبي: وأعطيتكها بغير شيء، وقد كان الرجل يرحل في أهون منها إلى المدينة »

## Vlera e atij (që me ndërmjetësimin e tij) ndokush nga "Ehlu-l-Kitabi" e pranon Islamin

**3011.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjan b. Ujejni, këtij Salih b. Hajj Ebu Hasani, i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Sha'bijun duke thënë: Më ka treguar Ebu Burda se i ati i tij e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: **"Janë tri grupe njerëzish që (nga All-llahu) shpërblehen dyfish, e ata janë: Njeriu, i cili ka robëreshë, që [redacted] mëson dhe e edukon atë mirë, pastaj ia [redacted] lirinë dhe martohet [redacted] atë, [redacted] i ka dy shpërblime; Besimtari i njërit nga librat [redacted] shenjta, i cili u ka besuar atyre, (e [redacted] zbritjen e Kur'anit) i ka besuar Pejgamberit s.a.v.s., edhe ai shpërblehet dyfish; si dhe robi, i cili i kryen obligimet ndaj All-llahut dhe është i sinqertë ndaj zotëriut të tij, edhe ai shpërblehet dyfish".**

Pastaj Shuajbi Salihut i tha:

**- Të kam treguar hadithin pa asnjë send, nganjëherë njeriu për një pyetje [redacted] vlerë më të vogël [redacted] ky [redacted] shkon edhe gjer në Medine.**

باب أهل الدار يبيتون، فيصاب الولدان والذراري

﴿بياتاً﴾ [الأعراف ٤ و٩٧ ويونس ٥٠]: ليلا. ﴿لنبيتنه﴾ [٤٩ النمل]: ليلا
﴿بيت﴾ [٨١ النساء]: ليلا

٣٠١٢ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان حدثنا الزهري عن عبيد الله عن ابن عباس عن الصعب ابن جثامة رضي الله عنهم قال «مر بي النبي ﷺ بالأبواء — أو بودان — فسئل عن أهل الدار يبيتون من المشركين فيصاب من نسائهم وذراريهم، قال: هم منهم. وسمعته يقول: لا حمى إلا لله ولرسوله ﷺ»

## [redacted] lejohet që natën [redacted] sulmohen banorët [redacted] një vendi jomusliman [redacted] gjatë sulmit, [redacted] goditen fëmijët dhe pasardhësit [redacted] tyre

**"bejaten"** - do të thotë: natën dhe rrjedh nga fjalët: **"Me të vërtetë, natën do të sulmohet dhe do të mbytet".**

**3012.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, këtij Zuhriu, këtij Ubejdullahu, këtij Ibën Abbasi, këtij Sa'b b. Xheththami r.a., i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. kalonte pranë Ebvasë, gjegjësisht Veddanit dhe është pyetur për idhujtarët, banorë të vendit joislam, dhe në rast se sulmohen natën do të goditen gratë e tyre ose pasardhësit e tyre, e ai u përgjigj:

**- Ata janë të tyre.**

Gjithashtu e kam dëgjuar duke thënë: **"Mbrojtja i takon vetëm All-llahut dhe të Dërguarit të Tij".**

٣٠١٣ – وعن الزُّهريِّ أنه سمع عبيدَ الله عن ابن عبَّاس «حدثنا الصَّعبُ في الذَّراري» . كان عمرو
يحدثنا عن ابن شهاب عن النبيِّ ﷺ ، فسمعناه من الزُّهريِّ قال : أخبرني عبيدُ الله عن ابن عبَّاس «عن
الصَّعب قال : هم منهم ، ولم يقل كما قال عمرو : هم من آبائهم »

**3013.** Transmetohet nga Zuhriu se ai e ka dëgjuar nga Ubejdullahu, [redacted] ky nga Ibën Abbasi r.a., i cili ka thënë:

- Më ka treguar Sa'bi: **"...për pasardhësit...".**

Na ka treguar Amri nga Ibën Shihabi, e ky nga Pejgamberi s.a.v.s., gjithashtu (të njejtën) e kemi dëgjuar nga Zuhriu, i cili thoshte: "Më ka transmetuar Ubejdullahu nga Ibën Abbasi r.a., e ky nga Sa'bi se Resulullahu a.s. ka thënë: **"...ata janë të tyre..."**, e nuk ka thënë ashtu siç ka thënë Amri: **"...ata janë nga baballarët e tyre".**[52]

---

52 Kuptimin [redacted] hadithit të lartshënuar e plotëson hadithi të cilin Buhariu e citon më poshtë, kurse Muslimi në "Sahihun" e tij thotë: "Muhammedi a.s. ka urdhëruar: "Luftoni, por fëmijët e armikut [redacted] i mbytni, as [redacted] i torturoni".
Ebu Davudi dhe Nesaiu thonë se Kryekomandanti Halid b. Velidi ka marrë urdhër të prerë nga Muhammedi a.s. që kurrsesi [redacted] mos mbyten femrat dhe robërit e luftës, kurse Imam Ahmedi thotë se Muhammedi a.s. ua ka tërhequr vërejtjen luftëtarëve që të kenë kujdes që të [redacted] mbyten pasardhësit e armiqve.

باب قتل الصبيان في الحرب

٣٠١٤ - حدثنا أحمد بن يونس أخبرنا الليث عن نافع أن عبد الله رضي الله عنه أخبره « أن امرأة وُجِدَت في بعض مغازي النبي ﷺ مقتولة ، فأنكر رسول الله ﷺ قتل النساء والصبيان »

## Mbytja ■ fëmijëve në luftë

**3014.** Na ka treguar Ahmed b. Junusi, këtij Lejthi, këtij Nafiu se Abdullahu r.a. në njërën nga betejat e Pejgamberit s.a.v.s. ka gjetur një grua të mbytur, andaj Resulullahu a.s. e ka gjykuar mbytjen e femrave dhe të fëmijëve.

باب قتل النساء في الحرب

٣٠١٥ - حدثنا إسحاق بن إبراهيم قال قلت لأبي أسامة : حدثكم عُبيد الله عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال « وُجِدَت امرأة مقتولة في بعض مغازي رسول الله ﷺ ، فنهى رسول الله ﷺ عن قتل النساء والصبيان »

## Mbytja ■ femrave në luftë

**1015.** Na ka treguar Is-hak b. Ibrahimi, i cili ka thënë:

- I kam thënë Ebu Usames: "**Ju ka treguar Ubejdullahu, duke transmetuar nga Nafiu, e ky nga Ibën Umeri, i cili ka thënë: Në njërat nga**

---

Ibën Ahmedi në "Musnedin" e tij në një hadith të transmetuar nga Ibën Abbasi thotë: "Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar mbytjen e femrave dhe të fëmijëve (gjatë luftës kundër armikut)."

Ebu Davudi nga Enesi r.a. transmeton hadithin në të cilin thuhet "...mos i mbytni pleqët, fëmijët e moshës jomadhore dhe femrat".

Ahmedi në Musnedin e tij cek se Thevbani (rob i liruar) i Muhammedit a.s. e ka dëgjuar ate (Muhammedin a.s.) duke thënë: "Ai që mbyt fëmijë dhe pleq, djeg dhe pret pemë me fryte ose i therrë delet e armikut për ta ushqyer familjen e tij, Ai (nga lufta) kthehet pa asnjë mirësi (të fituar)". Në luftë gjuhet vetëm në ushtrinë ■ armikut, ndërsa fëmijët dhe femrat duhet ruajtur. Ndalohet që të gjuhet në armikun, i cili në radhët e para i vënë fëmijët dhe femrat për t'u mbrojtur. Përjashtim bën vetëm nëse rrezikohet jeta e ushtrisë muslimane.

**betejat e Pejgamberit s.a.v.s. është gjetur një grua e mbytur, andaj Resulullahu a.s. [redacted] ka ndaluar mbytjen e femrave dhe të fëmijëve".**

باب لا يعذب بعذاب الله

٣٠١٦ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا الليث عن بكير عن سليمان بن يسار عن أبي هريرة رضي الله عنه أنه قال « بعثنا رسول الله ﷺ في بعث فقال: إن وجدتم فلانا وفلانا فأحرقوهما بالنار. ثم قال رسول الله ﷺ حين أردنا الخروج: إني أمرتكم أن تحرقوا فلانا وفلانا، وإن النار لا يعذب بها إلا الله، فإن وجدتموهما فاقتلوهما »

## Nuk lejohet që njeriu [redacted] dënojë me dënimet [redacted] All-llahut

**1016.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Lejthi nga Bukejri, këtij Sulejman b. Jesari, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili ka thënë:

- Resulullahu s.a.v.s. na dërgoi për të vëzhguar dhe na tha: **"Nëse [redacted] gjeni filanin dhe filanin, ndizni [redacted] zjarr!"**, e kur deshëm të niseshim, Resulullahu a.s. na tha: **"Me të vërtetë, [redacted] parë ju urdhërova që filanin dhe filanin t'i ndizni [redacted] zjarr, por [redacted] zjarr ndëshkon vetëm All-llahu, prandaj nëse i gjeni, mbytni!"**

٣٠١٧ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن أيوب عن عكرمة « أن عليا رضي الله عنه حرق قوما، فبلغ ابن عباس فقال: لو كنت أنا لم أحرقهم، لأن النبي ﷺ قال: لا تعذبوا بعذاب الله، ولقتلتهم كما قال النبي ﷺ: من بدل دينه فاقتلوه »

**3017.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani, këtij Ejjubi, këtij Ikremi r.a., i cili ka thënë se Aliu r.a. i kishte ndezur disa njerëz që e kishin ndërruar fenë. E kur e lajmëruan Ibën Abbasin r.a. për këtë, ai tha:

- Po të kisha qenë unë aty, nuk do të lejoja që të ndizen, ngase Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Mos i ndëshkoni njerëzit [redacted] ndëshkimet [redacted] All-llahut", por unë do t'i kisha mbytur ashtu siç ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.: "Atë që [redacted] ndërron fenë e vet (Islamin), mbyteni!"**[53]

53 Shumica e jurstëve islamë mendojnë [redacted] nga ata që e ndrrojnë fenë e tyre duhet kërkuar që të pendohen, e, nëse kthehen prapë në Islam, atëherë nuk lejohet që ata të denohen. I

باب ﴿فإما منًّا بعدُ وإما فداءً﴾ [ [redacted] سورة محمد ]. فيه حديث ثمامة. وقوله عزّ وجل: [ ٦٧
الأنفال ]: ﴿ما كان لنبي أن يكون له أسرى حتى يُثخِنَ في الأرض - حتى يَغلِبَ في الأرض - تُريدون
عَرَضَ الدُّنيا﴾ الآية

### "E mandej: [redacted] liroheni (me zemërgjerësi) [redacted] kërkoni dëmshpërblim[54]

Lidhur me këtë janë edhe fjalët e Thumamit:

- Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: **"Asnjë pejgamberi nuk i është lejuar të mbajë robër..."**, ajeti vazhdon: **"...ju dëshironi pasuri të kalueshme të kësaj bote..."**[55]

باب هل للأسير أن يَقتلَ أو يَخدعَ الذين أسروه حتى يَنجُوَ من الكَفَرة [redacted]
فيه المِسوَرُ عن النبي ﷺ

---

të njejtit mendim është edhe Shafiu, kurse Ebu Hanife nuk e lejon dënimin me vdekje, por burgim gjer në pendim definitiv të konvertitit.

54 Përkthimi i ajetit të katërt, i sures **"Muhammed"** në tërësi është: "...e kur të takoheni në luftë me mohuesit, bini në qafë derisa t'i rraskapitni e t'i shkatërroni ata, e pastaj lidhni, e mandej ose i lironi [redacted] zemërgjerësi ose me kompenzim derisa të mos bëhet armëpushimi. Kështu veproni! E, sikur All-llahu të dojë, Ai do t'i shkatërronte, por Ai dëshiron t'u provojë juve njëri [redacted] tjetrin. Ai nuk ua humb veprat (e bëra) atyre që vdesin në rrugën e All-llahut".
Me një rast Muhammedi a.s. dërgoi një grup kalorësish për të vëzhguar në drejtim të Nexhdit, e në të kthyer ata sollën me vete një rob, i quajtur Sumam b. Usal, e [redacted] kishin lidhur për një shtylle të xhamis së Muhammedit a.s. Më vonë erdhi Muhammedi a.s. dhe e liroi ate, e ai me atë rast e pranoi Islamin. Sumami këtë gjest të Muhammedit a.s. e tregonte sa herë që i jepje rasti për ta treguar. Ky është ai rast për të cilin aludon buhariu.
Islami kërkon që ndaj robërve të luftës duhet sjellur në mënyrë humane.

55 Përkthimi i ajetit 67të, i sures **"El-enfal"** në tërësi është" Asnjë pejgamber s'ka të drejtë të ketë robër për vete derisa të mos arrijë fitore të plotë në tokë. Ju lakmoni ndaj pasurisë kalimtare të kësaj bote e, kurse All-llahu [redacted] don botën tjetër (Ahiretin). All-llahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm".

## A i lejohet robit (musliman) që [redacted] mbys [redacted] [redacted] tradhtojë atë që e [redacted] zënë rob që të shpëtojë nga kufri (mosbesimi)

Lidhur me këtë edhe Misveri transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s.[56]

باب إذا حرّق المشركُ المسلمَ هل يُحرَّق؟

٣٠١٨ – حدثنا مُعلَّى بن أسد حدثنا وُهيب عن أيوب عن أبي قلابة عن أنس بن مالك رضي الله عنه
«أن رهطاً من عُكل ثمانية قدموا على النبي ﷺ فاجتووا المدينة، فقالوا: يا رسول الله أبغنا رِسْلاً» قال:
ما أجد لكم إلا أن تلحقوا بالذود. فانطلقوا فشربوا من أبوالها وألبانها حتى صحّوا وسمنوا. وقتلوا الراعيَ
واستاقوا الذود، وكفروا بعد إسلامهم. فأتى الصريخُ النبيَّ ﷺ، فبعث الطلبَ، فما ترجَّلَ النهارُ حتى أُتيَ بهم
فقطع أيديهم وأرجلهم ثم أمر بمسامير فأُحميت فكحلهم بها وطرحهم بالحرّة يستسقون فما يُسقون حتى ماتوا»
قال أبو قلابة: قتلوا وسرقوا وحاربوا الله ورسوله ﷺ وسعوا في الأرض فساداً

## Kur idhujtari [redacted] djeg muslimanin, [redacted] duhet dënuar edhe [redacted] [redacted] zjarr.

**3018.** Na ka treguar Mual-la b. Esedi, këtij Vuhejbi, këtij Ejjubi, këtij Ebu Kilabi, këtij Ebu Enesi r.a. se një grup prej tetë vetësh nga (fisi) Ukël

---

56 Lidhur me materien e lartshënuar, mendimet e juristëve islam ndryshojnë.
Ibën Maliku me ca jurist të tjerë mendojnë se robit nuk i lejohet të ikë nëse atij i garantohen jeta dhe lirit fetare.
Esh-hebi mendon të kundërtën nga këta dhe njëherit mendon se robi ka të drejtë ta mbys ate që i kërkon dëmshpërblim për lirimin e tij.
Ebu Hanife mendon [redacted] marrëveshja që lidhet për kundërvlerë për lirimin e robit është e kundërligjshme.
Shafiu i jep të drejt robit që të ikë përkundër fjalës së dhënë pronarit për besueshmëri, por me kusht që me vete t'mos merr asgjë nga pasuria e tij.
Shumica e juristëve mendojnë se, nëse robi nuk është betuar pranë pronarit të tij për besueshëmri, i lejohet atij të ikë duke e djegur ndërtesën [redacted] burgut të tij, grabitjen e pasuris së pronarit dhe mbytjen e tij.
Disa juristë të tjerë mendojnë se robit i lejohet të ikë përkundër fjalës së dhënë ndaj pronarit të tij për besueshmëri duke marrë parasysh se ai ate e bën nën presion, [redacted] kjo është e kundërligjshme.

erdhën te Pejgamberi s.a.v.s. ngase me vështirësi e përballonin klimën e Medinës dhe i thanë:

- **O Resulullah, [redacted] ndihmo!**

- **Nuk kam çka t'ju jap** - tha Resulullahu a.s. - **pos t'u bashkoheni tufës së deveve.**

Atëherë shkuan dhe pinë tëmbël dhe shurrë të deveve, gjersa u shëruan dhe u përmirësuan. Me të shëruar, i masakruan çobanët, ua morën devet dhe u kthyen në kufër, edhe pse më parë e kishin pranuar Islamin.

(Njëri nga çobanët) erdhi te Pejgamberi s.a.v.s. që të kërkojë ndihmë, e ai e dha fletarrestimin dhe, ende pa aguar mëngjesi, u zunë. Ia prenë duart dhe këmbët. Pastaj urdhëroi që të torturohen me gozhda të nxehta dhe i hodhën në Harret, Ata kërkonin ujë, mirëpo askush nuk u ofroi gjersa ata vdiqën.

Ebu Kilabe ka thënë: "**Ata i masakruan (çobanët), ua vodhën devet, luftuan kundër All-llahut dhe Pejgamberit të Tij dhe shkaktuan trazira [redacted] tokë".**[57]

**باب** • ٣٠١٩ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن يونس عن ابن شهاب عن سعيد بن المسيب وأبي سلمة أن أبا هريرة رضي الله عنه قال: سمعت رسول الله ﷺ يقول «قرصت نملة نبياً من الأنبياء، فأمر بقرية النمل فأحرقت، فأوحى الله إليه أن قرصتك نملة أحرقت أمة من الأمم تسبح الله»

**3019.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, këtij Junusi, këtij Ibën Shihabi, këtij Seid b. Musejjebi dhe Ebu Selemi, se Ebu Hurejra r.a. ka thënë:

- E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "**Njërin nga Pejgamberët [redacted] kishte kafshuar një thnegël, andaj ai urdhëroi që të digjet i tërë grumbulli i thneglave. Pastaj All-llahu I shpalli: Vallë, për atë se të kafshoi një thnegël [redacted] dogje një grumbull të tërë thneglash që [redacted] adhuronin All-llahun".**

57 "Hurret" është vend ranor në Medine.

باب حرق الدور والنخيل

٣٠٢٠ - حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن إسماعيل قال حدثني قيس بن أبي حازم قال « قال لي جرير
قال لي رسول الله ﷺ: ألا تريحني من ذي الخلصة - وكان بيتا في خثعم يسمى كعبة اليمانية - قال فانطلقت
في خمسين ومائة فارس من أحمس وكانوا أصحاب خيل، قال: وكنت لا أثبت على الخيل [redacted] فضرب في صدري
وقال: اللهم ثبته واجعله هاديا مهديا. فانطلق إليها فكسرها وحرقها، ثم بعث إلى رسول الله ﷺ يخبره
فقال رسول جرير: والذي بعثك بالحق ما جئتك حتى تركتها كأنها جمل أجوف أو أجرب. قال فبارك
في أحمس ورجالها خمس مرات »

## Ndezja [redacted] shtëpive dhe palmave

**3020.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahjau, këtij Ismaili, i cili ka thënë:

- Më ka treguar Kajs b. Ebu Hazimi duke më thënë: - Xheriri më ka treguar se Pejgamberi s.a.v.s. atij i ka thënë: **"A do të më zgjedhësh problemin [redacted] Dhu-l-Halesit"**, e ajo është shtëpi në Hath'amë, e cla quhet Qabja Jemenase.

Pastaj - thotë Xheriri - jam nisur me njëqindepesëdhjetë kalorës nga (fisi) Ahmes, e ata ishin kalorës të shkëlqyeshëm, kurse unë - thotë Xheriri - nuk isha i rregullt në kuaj. Me atë rast Resulullahu a.s. më ra në gjoks, aq sa më mbetën gjurmët e gishtërinjve të tij në gjoks dhe tha:

- **O Zoti im, konsolidoje dhe bëre udhëheqës të mirë, i cili (në të ardhmen) do të udhëheqë në rrugë të drejtë!**

Pastaj u nis për në Dhu-l-Halesë, arriti atje, e rrënoi, e ndezi atë dhe e dërgoi (një njeri) që ta lajmërojë Pejgamberin s.a.v.s. (duke i rrëfyer Pejgamberit s.a.v.s. për rrjedhën e luftës) i dërguari i Xheririt i tha:

**- Pasha Atë, i cili të ka dërguar [redacted] të Vërtetën (Kur'anin), s'të kam ardhur gjersa nuk [redacted] kam lënë atë (Dhu-l-Halesin) sikur deven [redacted] barkë të zbrazët ose të zgjebosur (të shkatërruar).**

Me atë rast Pejgamberi s.a.v.s. pesë herë i bekoi kuajt (e fisit) Ahmes dhe njerëzit [redacted] tyre.[58]

58 Ky aksion ushtarak është ndërmarrë dy muaj para vdekjes së Muhammedit a.s. Në lagjen

٣٠٢١ – حدثنا محمد بن كثير أخبرنا سفيان عن موسى بن عقبة عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «حرّق النبي ﷺ نخل بني النضير»

**3021.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij Sufjani, këtij Musa b. Ukbe, këtij Nafiu, këtij Ibën Umeri, i cili ka thënë:

**"Muhammedi s.a.v.s. [redacted] djegur (fisit) Benu Nadir palmat [redacted] tyre".[59]**

باب قتل النائم المشرك

٣٠٢٢ – حدثنا علي بن مسلم حدثنا يحيى بن زكرياء بن أبي زائدة قال حدثني أبي عن أبي إسحاق عن البراء بن عازب رضي الله عنهما قال «بعث رسول الله ﷺ رهطاً من الأنصار إلى أبي رافع ليقتلوه، فانطلق رجل منهم فدخل حصنهم» قال فدخلت في مربط دواب لهم، قال وأغلقوا باب الحصن «ثم إنهم فقدوا حماراً لهم فخرجوا يطلبونه، فخرجت فيمن خرج أريهم أنني أطلبه معهم، فوجدوا الحمار، فدخلوا ودخلت، وأغلقوا باب الحصن ليلاً، فوضعوا المفاتيح في كوة حيث أراها، فلما ناموا أخذت المفاتيح ففتحت باب الحصن، ثم دخلت عليه فقلت: يا أبا رافع، فأجابني، فتعمدت الصوت فضربته، فصاح، فخرجت، ثم جئت ثم رجعت كأني مغيث فقلت يا أبا رافع – وغيرت صوتي – فقال: ما لك لأمك الويل، قلت: ما شأنك؟ قال: لا أدري من دخل علي فضربني، قال فوضعت سيفي في بطنه، ثم تحاملت عليه حتى قرع العظم، ثم خرجت وأنا دهش، فأتيت سلماً لهم لأنزل منه فوقعت، فوثئت رجلي، فخرجت إلى أصحابي فقلت: ما أنا ببارح حتى أسمع الناعية، فما برحت حتى سمعت نعايا أبي رافع تاجر أهل الحجاز. قال فقمت وما بي قلبة، حتى أتينا النبي ﷺ فأخبرناه»

---

Dhu-l-Hales ka qenë një shtatore e fisit Devs, të cilën e adhuronin ata së bashku me ca fise tjera të Mekkës, [redacted] kishin zbukuruar me stoli të arta.

59 Veprimi i lartshënauar lejohet vetëm atëherë kur nuk ka mënyrë tjetër për t'i pushtuar fortifikatat [redacted] armikut [redacted] përbetuar kundër Islamit.

## Mbytja [redacted] idhujtarëve në gjumë

**3022.** Na ka treguar Ali b. Muslimi, këtij Jahja b. Zekirjja' b. Ebu Zaidi, i cili ka thënë:

- Më ka treguar babai im, këtij Ebu Is-haku se Bera' b. Azibi r.a. ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. për ta mbytur Ebu Rafiun, kishte dërguar një grup ensariësh. Njëri nga ata hyri (brenda në keshtjellë).

- **Kam hyrë** - thotë ai - **në [redacted] [redacted] kuajve të tyre, e ata - shton ai [redacted] kishin mbyllur dyert e keshtjellës. Mirëpo (atë natë) u kishte humbur një gomar dhe dolën që ta kërkojnë. Në mesin [redacted] tyre që dolën, isha edhe unë, duke u paraqitur gjoja [redacted] edhe unë [redacted] kërkoja (gomarin e tyre). Më në fund [redacted] gjetën gomarin dhe hynë brenda në keshtjellë.**

Dyert e keshtjellës natën i mbyllnin, ndërsa çelësat e keshtjellës i lenin në një vrimë të murit, të cilën edhe ai e vërejti.

- **Posa [redacted] zu gjumi, i [redacted] çelësat** - thotë ai - **i hapa dyert [redacted] keshtjellës, hyra në keshtjellë dhe thirra; "O Ebu Rrafia", ai m'u përgjigj. Unë u nisa në drejtim të zërit [redacted] tij, e godita e ai klithi. Dola jashtë keshtjellës, por përsëri [redacted] ktheva gjoja se po i ndihmoj dhe prapë e thirra: "O Ebu Rrafia", [redacted]** ai tha;

- **Ç'ke, mjerë për nënën tënde!**

- **Ç'don, [redacted] pyeta?**

- **Nuk di**- tha ai - **dikush ka hyrë dhe më ka ra fort.**

- **Atëherë** - thotë ensariu - **shpatën ia vura në bark dhe e sulmova, duke i shtypur çdo asht veç [redacted] veç. Ashtu [redacted] lumtur dola dhe arrita tek shkallët e keshtjellës që të dal nga ajo por, duke zbritur, e përdordha këmbën dhe ashtu shkova tek shokët [redacted] mi dhe u thashë: "Nuk do të largohem nga këtu gjersa ta dëgjoj vajin [redacted] tyre".**

**Dhe me të vërtetë nuk [redacted] largova gjersa [redacted] dëgjova vajtimin për Ebu Rrafiun, tregtarin me banorët e Hixhazit. Pastaj** - thotë ai - **u ngrita dhe nuk [redacted] dëgjova lodhjen, shkuam te Pejgamberi s.a.v.s. dhe [redacted] lajmëruam për (mbytjen e Rrafiut).**

٣٠٢٣ – حدّثني عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدَّثني يحيى بنُ آدمَ حدَّثنا يحيى بنُ أبي زائدةَ عن أبيهِ عن أبي إسحاقَ عن البَراء بنِ عازبٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « بَعثَ رسولُ اللهِ [redacted] رَهْطاً منَ الأنصارِ إلى أبي رافعٍ ، فدخلَ عليهِ عبدُ اللهِ بنُ عَتيكٍ بيتَهُ ليلاً فقتلَهُ وهوَ نائم »

**3023.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Jahja b. Ademi, këtij Jahja b. Ebu Zaide, këtij i ati i tij, këtij Ebu Is-haku, këtij Ebu Bera' b. Azibi r.a., i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] ka dërguar një grup ensarësh te Ebu Rrafiu, andaj Abdullah Ibën Atika i hyri brenda natën [redacted] mbyti në gjumë.**[60]

باب لا تَمَنَّوا لِقاءَ العَدُوِّ

٣٠٢٤ – حدّثنا يوسفُ بنُ موسى حدَّثنا عاصمُ بنُ يوسفَ اليَرْبوعيُّ حدَّثنا أبو إسحاقَ الفَزاريُّ عن موسى بنِ عُقبةَ قال « حدَّثني سالمٌ أبو النَّضرِ مَولى عمرَ بنِ عُبيدِ اللهِ ، كنتُ كاتباً له قال : كتبَ إليهِ عبدُ اللهِ ابنُ أبي أوفى حينَ خرَجَ إلى الحَرُوريةِ فقرأتُه فإذا فيهِ : إنَّ رسولَ اللهِ ﷺ في بعضِ أيامهِ التي لَقِيَ فيها العدوَّ انتظرَ حتى مالتِ الشمس »

## [redacted] kërkoni përleshje [redacted] armikun

**3024.** Na ka treguar Jusuf b. Musau, këtij Asim b. Jusufi El Jerbuijju, këtij Ebu Is-hak El Fezarijju, këtij Musa b. Ukbe, i cili ka thënë:

**- Më ka treguar Salim Ebu Nadri, rob i liruar i Umer b. Ubejdullahut duke thënë: Kam qenë sekretar i [redacted] dhe një herë atij i shkruante letër Abdullah b. Ebu Avfi. Unë e lexoja, [redacted] në letër shkruante se Pejgamberi s.a.v.s., gjatë një beteje kundër armikut, priste që dielli ta kalojë zenitin.**

60 Sulmi i lartshënuar është ndërmarrë në muajin Ramazan të vitit [redacted] gjashtë Hixhri, në vendin e ashtuquajtur Hajber. Abdullah b. Atikun [redacted] kanë shoqëruar edhe: Abdullah b. Utejb, Abdullah b. Unejs, Esved b. El-Huza', Mes'ud b. Sinan dhe Abdullah b. Ukbe. Rafiu ka qenë organizator i shumë aksioneve dhe sulmeve të shpeshta kundër vendbanimeve të muslimanëve.

٣٠٢٥ — « ثم قام في الناس فقال : لا تمنَّوا لقاءَ العدوِّ وسلُوا اللهَ العافيةَ ، فإذا لقيتموهم فاصبروا . واعلَموا أنَّ الجنَّةَ تحتَ ظلالِ السيوف . ثم قال : اللهمَّ مُنزِلَ الكتابِ ، ومُجرِيَ السَّحابِ ، وهازمَ الأحزابِ ، اهزِمْهم وانصُرْنا عليهم » . وقال موسى بنُ عُقبةَ « حدَّثني سالمٌ أبو النضر : كنتُ كاتباً لعمرَ بنِ عُبيدِ اللهِ ، فأتاه كتابُ عبدِ اللهِ بنِ أبي أوفى رضيَ اللهُ عنهما أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال : لا تمنَّوا لقاءَ العدوِّ »

**3025.** Pastaj është ngritur dhe iu është drejtuar njerëzve duke u thënë:

**"O njerëz, [redacted] kërkoni përleshje [redacted] armikun dhe luteni All-llahun për falje, por kur [redacted] përlesheni [redacted] atë (armikun) bëhuni të vendosur dhe [redacted] dini se Xhenneti është nën hijen e shpatave, dhe vazhdoi duke thënë: O Zot, zbritës [redacted] Librit (Kur'anit), shtysë i reve dhe mundës i armiqve na ndihmo kundër tyre".**

Musa b. Ukbe thotë se i ka treguar Salih b. Ebu-n-Nadiri: "**Kam qenë sekretar i Umer b. Ubejdullahut dhe atij i erdhi letra [redacted] Abdullah b. Ebu Avfit** - thotë Salihu - **në të cilën thuhej [redacted] Pejgamberi** s.a.v.s. **ka thënë: "Mos kërkoni përleshje [redacted] armikun".**

٣٠٢٦ — وقال أبو عامرٍ حدثنا مُغيرةُ بنُ عبدِ الرَّحمنِ عن أبي الزِّنادِ عن الأعرجِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عن النبيِّ ﷺ قال « لا تمنَّوا لقاءَ العدوِّ ، فإذا لقيتموهم فاصبروا »

**3026.** Kurse Ebu Amri thotë:

- Më ka treguar Mugire b. Abdurrahmani, këtij Ebu-z-Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Mos kërkoni përleshje [redacted] armikun, por nëse përlesheni me ata, bëhuni të qëndrueshëm!"**

باب الحربُ خدعة

٣٠٢٧ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدَّثنا عبدُ الرزَّاقِ أخبرَنا مَعمرٌ عن همَّامٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عن النبيِّ ﷺ قال « هَلَكَ كسرى ، ثم لا يكونُ كسرى بعدَه . وقيصرُ ليَهلِكَنَّ ، ثم لا يكونُ قيصرُ بعدَه . ولتُقسَمَنَّ كنوزُها في سبيلِ اللهِ »

## Lufta [redacted] mashtrim

**3027.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Abdu-r-Rezaku, këtij Ma'meri, ëktij Hemmami, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Mbreti persian vdiq, e nuk do të vonojë që pas vdekjes së mbretit persian, të vdesë edhe mbreti bizantin, e s'do [redacted] zgjasë shumë, pas vdekjes së mbretit bizantin, pasuria [redacted] tyre gjithsesi do të ndahet për në rrugë të All-llahut".**

٣٠٢٨ – « وسمّى الحربَ خدعة »

**3028.** Njëherit luftën e quajti mashtrim.

٣٠٢٩ – حدثنا أبو بكر بن أصرم – اسمه بور – أخبرنا عبد الله أخبرنا معمر عن همّام بن منبّه عن أبي هريرة رضي الله عنه قال « سمّى النبيُّ [redacted] الحربَ خدعة »

**3029.** Na ka treguar Ebu Bekër b. Esremi emri i tij është Bûr, këtij Abdullahu, këtij Ma'meri, këtij Hemmam b. Munebbihu, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë: Pejgamberi s.a.v.s.: **"Luftën [redacted] ka quajtur mashtrim".**

٣٠٣٠ – حدثنا صدقة بن الفضل أخبرنا ابن عيينة عن عمرو سمع جابر بن عبد الله رضي الله عنهما قال: قال النبيُّ [redacted] « الحربُ خدعة »

**3030.** Na ka treguar Sadekat b. Fadli, këtij Ibën Ujejni, këtij Amri, i cili ka dëgjuar se Xhabir b. Abdullahu r.a. ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Lufta është mashtrim".**

باب الكذب في الحرب

٣٠٣١ — حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا سفيان عن عمرو بن دينار عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما أن النبي ﷺ قال «من لكعب بن الأشرف، فإنه قد آذى الله ورسوله؟ قال محمد بن مسلمة: أتحب أن أقتله يا رسول الله؟ قال: نعم. قال فأتاه فقال: إن هذا - يعني النبي ﷺ - قد عنّانا وسألنا الصدقة. قال: وأيضاً والله لتملّنّه. قال: فإنا اتبعناه فنكره أن ندعه حتى ننظر إلى ما يصير أمره. قال فلم يزل يكلمه حتى استمكن منه فقتله»

## Rrena [redacted] luftë

**3031.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Sufjani, këtij Amër b. Dinari, këtij Xhabir b. Abdullahu, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- **Kush është për (mbytjen) [redacted] Ka'b b. Eshrefit, ngase ai ofendon All-llahun dhe të dërguarin e Tij?**

Atëherë Muhammed b. Meslemi iu drejtua Pejgamberit s.a.v.s. duke i thënë: A dëshiron që ta mbys atë?

- **Po,** - iu përgjigj.

**Me atë rast shkoi te ai** - thotë Muhammed b. Meslemi - **dhe i tha:**

- **Më të vërtetë, ai** - duke aluduar në Pejgamberin s.a.v.s. - [redacted] **ka ngarkuar [redacted] (obligime) e tash kërkon edhe zeqat, por për Zotin - i thotë ai [redacted] është mërzitur! Ne do t'i shkojmë pas atij, s'do të ndahem nga ai, gjersa të shohim [redacted] ç'do të ndodhë [redacted] atë.**

Dhe këtë ia përsëritte gjersa nuk e kapi, e kur e kapi, e mbyti.

باب الفتك بأهل الحرب

٣٠٣٢ — حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا سفيان عن عمرو عن جابر عن النبي ﷺ قال «من لكعب بن الأشرف؟ فقال محمد بن مسلمة: أتحب أن أقتله؟ قال: نعم. قال: فأذن لي فأقول. قال: قد فعلت»

## Të mbyturit [redacted] armikut në luftë befasisht

**3032.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Sufjani, këtij Amri, këtij Xhabiri, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

باب ـ ذمة المسلمين وجوارهم واحدة ، يسعى بها أدناهم

٣١٧٢ ـ حدثني محمد أخبرنا وكيع عن الأعمش عن ابرهيم التيمي عن أبيه قال « خطبنا علي فقال :
ما عندنا كتاب نقرؤه إلا كتاب الله وما في هذه الصحيفة ، فقال : فيها الجراحات ، وأسنان الإبل ، والمدينة
حرم ما بين عير إلى كذا ، فمن أحدث فيها حدثا أو آوى فيها محدثا فعليه لعنة الله والملائكة والناس أجمعين ،
لا يقبل منه صرف ولا عدل ، ومن تولى غير مواليه فعليه مثل ذلك ، وذمة المسلمين واحدة ، فمن أخفر
مسلما فعليه مثل ذلك »

### Siguria dhe mbrojtja (e premtuar [redacted] jomuslimanit) nga ana e muslimanëve [redacted] universale, ate mundet t'ua premtojë edhe më i dobti (nga mesi i muslimanëve)

**3172.** Na ka treguar Muhammedi, këtij Vekiu, këtij A'meshi, këtij Ibrahim Et-Tejmijju, këtij i ati i tij, [redacted] cili ka thënë:

- Aliu, duke mbajtur fjalim, ka thënë:

**"Ne nuk kemi libër tjetër për [redacted] lexuar, pos Librit të All-llahut, dhe ajo që është (e shkruar) në këtë faqe, janë rregullat për plagët dhe vitet e devës, dhe se Medinja është Harem së bashku me atë që është në [redacted] Ajrit (emër vendi) dhe këtij (Uhudit). Andaj ai që sjell diç të [redacted] fetare në te (në Kur'an), [redacted] ai, (i cili tenton) ta fshehë ate që sjell diç të re në fe, qoftë i mallkuar nga All-llahu, nga melekët dhe nga mbarë njerëzimi. Nga ai nuk do të pranohet as pendimi e as shëprblimi. Edhe ate i cili shoqërohet [redacted] atë që nuk është kujdestari i tij, edhe atë e pret i njejti dënim.**

---

b. Hubejrin, ngase ai ishte njëri ndër ata që më së shumti rezistoi kundër muslimanëve [redacted] rastin e çlirimit të Mekkes. Mirëpo, në mbrojtje e morën njerka e tij Ummi Hanja dhe Harith b. Hishami, e Muhammedi a.s. e lejoi një gjë të tillë.
Andaj, i lejohet femrës që të [redacted] në mbrojtje ndokënd dhe personin e tillë duhet liruar nga përgjegjësia. Në këtë pajtohen që të katër imamët, duke u mbështetur në hadithin e lartshënuar dhe rastin e Zejnebes, vajzës së Muhammedit a.s. kur ajo [redacted] mori në mbrojtje Ebu-l-As b. Rebian.

**Siguria (e premtuar ndaj jomuslimanit) nga ana e muslimanëve, është univerzale, andaj ai që e shkel (fjalën ■ dhënë) të muslimanit, edhe atë ■ pret I njëti dënim.**

باب إذا قالوا صبأنا ولم يحسنوا أسلمنا

وقال ابن عمر ■ فجعل خالد يقتل، فقال النبي ﷺ: أبرأ إليك مما صنع خالد ■

وقال عمر: إذا قال مترس فقد آمنه، إن الله يعلم الألسنة كلها. وقال: تكلم. لا بأس

## Kur mushriku thotë: "E kemi ndërruar fenë", e nuk thotë si duhet: "E kemi pranuar Islamin"

Ibën Umri thotë: "**Pejgamberi s.a.v.s. Halidin (e kishte dërguar tek një popull për t'i ftuar në Islam. Ata iu përgjigjën duke i thënë: "E kemi ndërruar fenë"**), megjithëkëtë ai luftoi (kundër atyre, duke menduar se kjo nuk do të thotë se ata e kan pranuar Islamin). Pejgamberi s.a.v.s. me të dëgjuar për këtë ■ gjykoi (luftën e Halidit), duke thënë:

**"Unë nuk ndiej përgjegjësi për atë që ka bërë Halidi".**[15]

Umeri ka thënë:

- Kur ndokush thotë: "**Metres**" (e që do të thotë: mos u friko), e ka marrë në mbrojtje, **All-llahu i njeh të gjitha gjuhët**", gjithashtu (Hermezanit) i ka thënë: "**Fol, s'pengon gjë!**" (Ai ishte persian, andaj belbëzonte në të folurit arabisht).

15 Kjo është vetëmn një pjesë ■ hadithit, ■ cilin Buhariu ■ citon në librin e luftërave në kaptinën "Çlirimi i Mekkes". Muhammedi a.s. në këtë rast e gjykoi Halidin për sjelljet ■ tia, duke u nsiur nga ajo ■ mjafton deklarimi i çdo populli në gjuhën e tij. Mirëpo, megjithate ai nuk ■ dënoi Halidin duke marrë për bazë ate ■ ai nuk ■ ka njohur gjuhën e tyre.

باب الموادعة والمصالحة مع المشركين بالمال وغيره، وإثم من لم يف بالعهد
وقوله [ ٦١ الأنفال ]: ﴿ وإن جنحوا للسلم - جنحوا: طلبوا السلم - فاجنح لها ﴾ الآية

٣١٧٣ - حدثنا مسدد حدثنا بشر هو ابن المفضل حدثنا يحيى عن بشير بن يسار عن سهل بن أبي حثمة قال: انطلق عبد الله بن سهل ومحيصة بن مسعود بن زيد إلى خيبر، وهي يومئذ صلح، فتفرقا، فأتى محيصة إلى عبد الله بن سهل وهو يتشحط في دمه قتيلا، فدفنه، ثم قدم المدينة فانطلق عبد الرحمن بن سهل ومحيصة وحويصة ابنا مسعود إلى النبي ﷺ، فذهب عبد الرحمن يتكلم، فقال: كبر كبر - وهو أحدث القوم - فسكت، فتكلما، فقال: أتحلفون وتستحقون قاتلكم - أو صاحبكم - قالوا وكيف نحلف ولم نشهد ولم نر؟ قال: فتبريكم يهود بخمسين. فقالوا: كيف نأخذ أيمان قوم كفار؟ فعقله النبي ﷺ من عنده.

## Ndërprerja e luftës dhe paqa me mushrikët, duke marrë përgjegjësi materiale dhe përgjegjësi tjetër. Është mëkat për ate që nuk e mban premtimin e dhënë

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: "**Nëse anojnë ka paqa, [redacted] edhe [redacted] ajo...**"[16]

**3173.** Na ka treguar Museddedi, këtij Bishër, e ky është Ibnu-l-Mufeddali, këtij Jahjau, këtij Beshir b. Jesari, këtij Sehël b. Ebu Hathmi, i cili thotë: **"Abdullah b. Sehli dhe Muhajjis b. Mes'ud b. Zejdi u nisën për në Hajber. Atëkohë (me banorët e Hajberit) kishin lidhur paqë. Rrugës u ndanë njëri me tjetrin. Kur Muhajjisi e takon Abdullah b. Sehlin, ai vërvitej në gjakun e tij dhe në ndërkohë vdiq. Ai e varrosi atë.**

U kthye në Medine, (lajmëroi për këtë rast), atëherë Abdu-r-Rahman b. Sehli, Muhajjisi dhe Huvejsi, djem të Ibën Mes'udit, shkuan te Pejgamberi s.a.v.s. Abdullahu filloi të flasë, por Resulullahu a.s. [redacted] tha:

**- Më i vjetri, më i vjetri (le të flasë)! Ai ishte më i riu në mesin e tyre, atëherë ata të dy i sqaruan rastin.**

16 Përkthimi i ajetit 61, i sures "**El-Enfal**", në tërësi është: "Nëse ata anojnë ka paqë, trego edhe ti gatishmëri për të dhe mbështetu në All-llahun! Se Ai, [redacted] vërtetë, i dëgjon të gjitha dhe di çdo gjë".

**- A dëshironi të betoheni dhe të fitoni [redacted] drejtën ndaj vrassit?** - i pyeti ai.

Ata iu përgjigjën duke i thënë:

**- [redacted] [redacted] betohemi kur ne nuk kemi marrë pjesë [redacted] as që [redacted] kemi parë atë.**

**- Atëherë hebrenjt (e Hajberit) [redacted] pesëdhjetë betime do t'ua bartin përgjegjësinë juve,** u tha ai.

- **[redacted] [redacted] pranojmë betimin e atyre që nuk besojnë?** - i thanë ata.

Pejgamberi s.a.v.s. nga qesja e tij e pagoi gjakun e tij.[17]

باب فضل الوفاء بالعهد

٣١٧٤ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن يونس عن ابن شهاب عن عبيد الله بن عبد الله بن عتبة أن عبد الله بن عباس أخبره أن أبا سفيان بن حرب أخبره «أن هرقل أرسل إليه في ركب من قريش كانوا تجاراً بالشام في المدة التي ماد فيها رسول الله ﷺ أبا سفيان في كفار قريش»

## Rëndësia e [redacted] përmbajturit [redacted] marrëveshtjes

**3174.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri duke thënë: - Na ka treguar Lejthi, këtij Junusi, këtij Ibën Shihabi, këtij Ubejdullah b. Abdullah b. Utbe, këtij Abdullah b. Abbasi, këtij Ebu Sufjan b. Harbi, i cili ka thënë:

- Kur isha në mesin e delegacionit kurejshit, e kishim shkuar në Siri për të bërë tregti, Herakli dërgoi një njeri tek unë. Atëkohë Pejgamberi s.a.v.s.

17 Abdullah b. Sehli dhe Muhajjis b. Mes'udi me disa as-habë tjerë [redacted] nisën për në Hajber mirëpo, Abdullah b. Sehli gjatë rrugës [redacted] nda nga ata, ata u kthyen për ta kërkuar Abdullahun. Pas një kohe e gjetën të vrarë në një pus, e varrosën dhe, kur [redacted] kthyen në Medine, i treguan Muhammedit a.s. për rastin [redacted] Abdullahut. Atëherë, Muhammedi a.s. deshi që duke [redacted] betuar ata, trashëgimtarët [redacted] Abdullahut ta realizojnë të drejtën [redacted] gjakut. Mirëpo, ata refuzuan të betohen, e [redacted] që pranuan betimin [redacted] hebrenjve, andaj Muhammedi a.s. ua pagoi gjakun nga pasuria e tij, për t'i dhënë fund kontestit në fjalë. Me te mbetën të kënaqur kusherinjët e të vrarit dhe në të njejtën kohë i përfitoi hebrenjtë në Islam.
Ky rast në të drejtën islame quhet "kasama". Ky rast kërkon që pesëdhjetë persona nga vendi ku ka ndodhur ndonjë vrasje të betohen [redacted] ata nuk janë dorëvrasës, dhe në të njëjtën kohë betohen se ata nuk e dinë [redacted] kush është personi i cili ka bërë veprën në fjalë. Në këtë mënyrë lirohen nga përgjegjësia.

kishte lidhur Marrëveshje për paqë [redacted] Ebu Sufjanin, (lider i mushrikëve kurejsh).[18]

باب هل يعفى عن الذمي إذا سحر ؟

وقال ابن وهب أخبرني يونس، عن ابن شهاب سئل: أعلى من سحر من أهل العهد قتل؟ قال: بلغنا أن رسول الله ﷺ قد صنع له ذلك فلم يقتل من صنعه، وكان من أهل الكتاب.

٣١٧٥ — حدثني محمد بن المثنى حدثنا يحيى حدثنا هشام قال حدثني أبي عن عائشة أن النبي ﷺ سحر حتى كان يخيل إليه أنه صنع شيئا ولم يصنعه.

## A i falet gabimi jomuslimanit (qytetar lojal i shtetit islam) kur [redacted] magji?

Ibën Vehbi thotë se Junusi e ka lajmëruar nga Ibën Shihabi, i cili në pyetjen se a duhet dënohet me vdekje jomuslimani, kur ai bën magji, ai tha: **"Kam dëgjuar [redacted] i kanë bërë magji Pejgamberit s.a.v.s., e ai nuk i kishte dënuar [redacted] vdekje ate që i kishte bërë magji. Ai ishte [redacted] radhët [redacted] Ehlu-l-Kitabëve".**[19]

**3175.** Na ka treguar Muhammed Ibnu-l-Muthenni, këtij Jahjau, këtij Hishami duke thënë se më ka treguar babai im nga Aishja r.a. se i kanë bërë magji Pejgamberit s.a.v.s. dhe i dukej se kishte bërë diç, që nuk [redacted] kishte bërë.[20]

---

18 Kjo është pjesë e hadithit në të cilën Herakli e pyet Ebu Sufjanin për misionin [redacted] Muhammedit a.s. ku mes tjerash e pyet [redacted] Muhammedi a.s. [redacted] e mban premtimin [redacted] dhënë, ngase ai e dinte [redacted] kryerja [redacted] premtimit dhe respektimi i marrëveshjes janë cilësi të Pejgamberëve.

19 "Ehlu-l-Kitab" janë besimtarët që u besojnë njërit nga librat [redacted] shenjta të shpallura nga All-llahu, pejgamberëve para Muhammedit a.s.

20 Shumica [redacted] mendimtarëve islamë mendojnë se nuk lejohet dënimi [redacted] vdekje ndaj personave që [redacted] magji, me përjashtim kur ai me anë të magjisë bëhet shkaktar i vdekjes së ndokujt.
Sa i përket rastit, i cili i ka ndodhur Pejgamberit s.a.v.s. dhe deklarata [redacted] Ibën Shihabit [redacted] Pejgamberit s.a.v.s. nuk [redacted] dënoi [redacted] vdekje magjistarin, ajo nuk mund të merret për argument [redacted] magjistarët nuk duhet dënuar, ngase Muhammedi s.a. askënd nuk e ka dënuar për dëmet që ia ka shkaktuar ndokush nga populli, të cilin [redacted] ftonte në Islam.

باب ما يحذر من الغدر

وقول الله تعالى [٦٢ الأنفال]: ﴿وإن يريدوا أن يخدعوك فإن حسبك الله﴾ الآية

٣١٧٦ – حدثنا الحميدي حدثنا الوليد بن مسلم حدثنا عبد الله بن العلاء بن زبر قال سمعت بسر بن عبيد الله أنه سمع أبا إدريس قال سمعت عوف بن مالك قال «أتيت النبي ﷺ في غزوة تبوك - وهو في قبة من أدم - فقال: اعدد ستا بين يدي الساعة: موتي، ثم فتح بيت المقدس، ثم موتان يأخذ فيكم كقعاص الغنم، ثم استفاضة المال حتى يعطى الرجل مائة دينار فيظل ساخطا، ثم فتنة لا يبقى بيت من العرب إلا دخلته، ثم هدنة تكون بينكم وبين بني الأصفر فيغدرون، فيأتونكم تحت ثمانين غاية، تحت كل غاية اثنا عشر ألفا»

## Nga cili mashtrim duhet patur kujdes?

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: **"E, nëse dëshirojnë të të mashtrojnë, ty [redacted] të vërtetë, [redacted] mjafton All-llahu".**[21]

**3176.** Na ka treguar Humejdijju, këtij Velid b. Muslimi, këij Abdullah b. Ala' b. Zebri, këtij Busër b. Ubejdullahu, këtij Ebu Idrisi, i cili thotë [redacted] [redacted] ka dëgjuar Avf b. Malikun duke thënë:

**"Kam shkuar tek Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] rastin e nisjes për në betejën e Tebukut, e ai gjendej në një shator prej lëkure dhe më tha:**

**- Numëroi gjashtë gjëra para Ditës së Gjykimit: Vdekjen time, çlirimin e Jerusalemit, epideminë [redacted] cila do t'u kaplojë ngjashëm me murtajën [redacted] deleve, të lakmuarit (e besimtarit) në pasuri, edhe atëherë**

---

Në rastin konkret magjia nuk ka ndikuar në shpalljen [redacted] Muhammedit a.s., e as në trupin [redacted] tij. Deklaratën e Ibën Shihabit [redacted] cek edhe Ibën Vehbi në koleksionin [redacted] haditheve "Xhamiun".

21 Përkthimi i ajetit 62[të], i sures **"El-Enfal"** në tërësi është: "E, nëse dëshrojnë të të mashtrojën ty, - [redacted] të vërtetë, të mjafton All-llahu. Ai të përkrah me ndihmën e Tij dhe me besimtarë".

Me këtë ajet është paraljamëruar mundësia që armiku të kërkojë paqë [redacted] qëllim që ta tradhtojë Muhammedin a.s. Muslimanët, duke qenë të vendosur dhe duke u mbështetur në All-llahun xh.sh., e pranuan paqën.

**ku i jepen njëqind dinarë, ai prapë mbetet i zemëruar. Pastaj do të lajmërohet turbullirë e tillë, nga [redacted] cila asnjë shtëpi arabi nuk do të jetë imune, pas sajë paqa mes jush dhe bizantinëve, por ata do t'u tradhtojnë dhe do t'u sulmojnë [redacted] tetëdhjet flamuj, [redacted] nën çdo flamur do të ketë dymbëdhjet mijë (ushtarë).**[22]

### باب كيف يُنبَذُ إلى أهلِ العهدِ؟

وقولُ اللهِ عزّ وجل [ ٥٨ الأنفال ] : ﴿ وإما تخافنّ من قومٍ خيانةً فانبذ إليهم على سواء ﴾ الآية

٣١٧٧ — حدّثنا أبو اليمانِ أخبرَنا شُعيبٌ عنِ الزُّهريّ أخبرَنا حُميدُ بن عبدِ الرحمنِ أنّ أبا هريرةَ قال «بعثَني أبو بكرٍ رضيَ الله [redacted] فيمن يُؤذِّنُ يومَ النَّحرِ بمِنىً : لا يَحُجُّ بعدَ العامِ مُشرك، ولا يَطوفُ بالبيتِ عُريان . ويومُ الحجّ الأكبرِ يومُ النحر ، وإنّما قيلَ « الأكبر » من أجلِ قولِ الناس « الحجُّ الأصغر » فنَبذ أبو بكرٍ إلى الناسِ في ذلكَ العام ، فلم يَحُجَّ عامَ حجّةِ الوَداعِ الذي حجّ فيه النبيُّ ﷺ مشرك »

### [redacted] revokohet marrëveshja e lidhur (me kundërshtarin)

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: **"Posa të vëresh që ndonjë [redacted] theu besën, edhe ti theua atyre, me [redacted] të njëjtën mënyrë...."**[23]

**3177.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij Shuajbi, këtij Zuhriu, këtij Humejd b. Abdurrahmani, i cili thotë se Ebu Hurejra ka thënë:

- Ebu Bekri r.a. më dërgoi tek ata, të cilët në ditën e parë të bajramit në Minne lajmëronin se:

**"Që nga viti (i ardhshëm), mushërikëve nuk u lejohet haxhxhi, [redacted] as personi lakuriq nuk mundet të sillet rreth Qabes".**

---

22 Ajni mendon se pesë çështjet, nga gjshtë të përmendurat më lart, kanë ndodhur, [redacted] ato janë: Vdekja e Pejgamberit s.a.v.s., çlirimi i Jerusalemti, epidiemia [redacted] cila ndodhi në Amevasë në kohën e Umer b. El-Hattabit, ku brenda tri ditëve vdiqën shtatëdhjetë mij njerëz. Pasuria e tepërt ka ekzistuar në kohën [redacted] halifit Uthman. Turbullirat e lajmëruan menjëherë pas mbytjes së Uthmanit, kurse parashenja e gjashtë ende nuk ka ndodhur.

23 Përkthimi i ajetit 58, i sures **"El-Enfal"**, në tërësi është: "Posa të vërejsh se ndonjë fis e then besën, edhe ti thyeja atij, [redacted] të njejtën mënyrë prishja marrëveshjen, se All-llahu xh.sh., [redacted] të vërtetë nuk i don ata që tradhtojnë".

Dita e haxhxhit të madh është dita e parë e Bajramit. I madh i thonë ngase njerëzit Umren e quanin **"haxhxh [redacted] vogël".**

Atë vit Ebu Bekri revokoi marrëveshjen me mushrikët, andaj në vitin e **"haxhxhit lamtumirës"**, gjatë të cilit Pejgamberi s.a.v.s. e bëri haxhin, asnjë mushrik nuk ka qenë në haxhxh.[24]

باب إثم من عاهد ثم غدر

وقول الله: { الذين عاهدت منهم ثم ينقضون عهدهم في كل مرة، وهم لا يتقون } [الأنفال: ٥٦]

٣١٧٨ - حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا جرير عن الأعمش عن عبد الله بن مرة عن مسروق عن عبد الله بن عمرو رضي الله عنهما قال: قال رسول الله ﷺ: « أربع خلال من كن فيه كان منافقا خالصا: من إذا حدث كذب، وإذا وعد أخلف، وإذا عاهد غدر، وإذا خاصم فجر. ومن كانت فيه خصلة منهن كانت فيه خصلة من النفاق حتى يدعها »

## Më[redacted] është për [redacted] që lidh marrëveshje, [redacted] pastaj nuk i përmbahet asaj

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë:

***"Ata me të cilët ke lidhë marrëveshje, çdo her, pa frikë e thejnë marrëveshjen e vet..."***

***(El-Enfal : 56)***

**3178.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Xheriri, këtij A'meshi, këtij Abdullah b. Murre, këtij Mesruku, këtij Abdullah b. Amri r.a., i cili thotë se Pejgamberit s.a.v.s. ka thënë:

**"Tek ai person tek i cili gjenden këto katër cilësi, ai është munafik i vërtetë, e ato janë: kur flet rrenë; kur premton diç e nuk [redacted] kryen; kur lidh marrëveshje [redacted] shkel atë dhe kur grindet [redacted] tepron. Tek ai person, tek i cili gjendet vetëm njëra nga këto katër cilësi, derisa të mos [redacted] menjanojë atë, konsiderohet [redacted] në vete ka shenja të munafikut.**

24 Ky hadith është cekur në kaptinën e Haxhxhit.

٣١٧٩ – حدثنا محمدُ بن كثيرٍ أخبرَنا سُفيانُ عن الأعمشِ عن إبراهيمَ التَّيمي عن أبيهِ عن عليٍّ رضيَ
اللهُ عنه قال «ما كتَبنا عن النبيِّ ﷺ إلا القرآنَ ، وما في هٰذهِ الصحيفةِ ، قال النبيُّ [redacted] : المدينةُ حَرامٌ
ما بينَ عائرٍ إلى كذا ، فمن أحدَثَ حدَثاً أو آوى مُحْدِثاً فعليه لعنةُ اللهِ والملائكةِ والناسِ أجمعين ، لا يُقبَلُ منه
عَدلٌ ولا صَرف . وذمّةُ المسلمينَ واحدةٌ يسعَى بها أدناهم ، فمن أخفرَ مسلماً فعليهِ لعنةُ اللهِ والملائكةِ والناسِ
أجمعينَ ، لايقبلُ منه صَرفٌ ولا عَدلٌ . ومَن والَى قوماً بغيرِ إذنِ مَواليهِ فعليه لعنةُ الله والملائكةِ والناسِ
أجمعين ، لا يُقبلُ منه صَرفٌ ولا عَدل »

**3179.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij Sufjani, këtij A'meshi, këtij Ibrahim Et-Tejmijju, këtij i ati i tij, i cili thotë [redacted] Aliu r.a. ka thënë:

"Nga Pejgamberi s.a.v.s. nuk kemi shkruar asgjë pos Kur'anit dhe asaj që gjendet në këtë letër. E, në atë letër është shkuruar se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**Medinja është harem së bashku [redacted] atë që është në [redacted] Ajrit dhe këtij (Uhudit). Ai që sjell diç [redacted] re në fe, ose e fsheh ate, qoftë [redacted] mallkuar nga All-llahu, nga melekët dhe nga mbarë njerëzimi. Nga ai nuk do të pranohet pendimi e as të ndryshuarit (të tij).**

Përkujdesja (ndaj jomuslimanit) që e merr muslimani është universale dhe atë mund ta merrë dhe më i dobti.

Ai që shkelë (fjalën e dhënë) të muslimanit, qoftë i mallkuar nga All-llahu, nga melekët dhe nga mbarë njerëzimi. Nga ai nuk pranohet pendimi e as të ndryshuarit (të tij).

Ai që shoqërohet me ndonjë popull pa lejen e kujdestarit të tij, qoftë i mallkuar nga All-llahu, nga melekët dhe nga mbarë njerëzimi. Edhe nga ai nuk do të pranohet pendimi e as shpërblimi.

٣١٨٠ – قال أبو موسى حدثنا هاشمُ بن القاسمِ حدثنا إسحاقُ بن سعيدٍ عن أبيهِ عن أبي هريرةَ رضيَ
اللهُ عنه قال «كيفَ أنتم إذا لم تَجتَبوا ديناراً ولا دِرهماً ؟ فقيلَ له : وكيفَ ترَى ذٰلكَ كائناً يا أبا هريرةَ ؟ قال :
إي والذي نفسُ أبي هريرةَ بيدهِ ، عن قولِ الصادقِ المصدوقِ . قالوا : عمَّ ذاكَ ؟ قال : تُنتهَكُ ذِمّةُ اللهِ وذمةُ
رسولهِ ﷺ ، فيَشُدُّ اللهُ عزَّ وجلَّ قلوبَ أهلِ الذمةِ فيَمنَعونَ ما في أيديهم»

**3180.** Ebu Musa thotë: - Na ka treguar Hashim b. El-Kasimi, këtij Is-hak b. Seidi, këtij i ati i tij, i cili thotë [redacted] Ebu Hurejra r.a. ka thënë:

**- Ç'do [redacted] ndodhë me ju, kur [redacted] xhizja nuk do të mundeni të tuboni asnjë dinar e asnjë derhem?**

**- E çka mendon ti [redacted] Ebu Hurejrë** - i thanë ata.

Ai iu përgjigj:

**- Po, pasha atë në dorë të [redacted] është shpriti i Ebu Hurejres, dhe ate duke [redacted] bazuar në fjalët [redacted] Sinqeritit (Resulullahut a.s.), [redacted] cilit vetëm [redacted] Vërteta i shpallet.**

**- Po çdo të ndodhë [redacted] ne?** - e pyetën prapë ata.

Atëherë ai u tha;

**- Nuk do të respektohet marrëveshja e All-llahut dhe [redacted] Pejgamberit [redacted] Tij dhe All-llahu do t'ua përforcojë zemrat jomuslimanëve (shtetas të shtetit musliman), dhe ata do të refuzojnë që të japin atë që posedojnë (xhizjen).**[25]

باب [redacted] ٣١٨١ — حدثنا عبدان أخبرنا أبو حمزة قال سمعت الأعمش قال سألت أبا وائل: شهدت صفين؟ قال: نعم، فسمعت سهل بن حنيف يقول: اتهموا رأيكم، رأيتني يوم أبي جندل ولو أستطيع أن أرد أمر النبي [redacted] لرددته، وما وضعنا أسيافنا على عواتقنا لأمر يفظعنا إلا أسهلن بنا إلى أمر نعرفه غير أمرنا هذا»

**3181.** Na ka treguar[26] Abdani, këtij Ebu Hamza, i cili thotë [redacted] ka dëgjuar E'meshin duke treguar se ai e ka pyetur Ebu Vailin:

**- A ke marrë pjesë në betejën e Siffinnit?**

**- Po** iu përgjigj ai dhe vazhdoi duke thënë se e kam dëgjuar Sehël b. Hunejfin duke thënë:

---

25 Ebu Musa konsiderohet njëri ndër mësuesit e Buhariut, por në këtë Buhariu nuk e përdor shprehjen [redacted] zakonshme "Më ka treguar", andaj edhe nuk dihet [redacted] ai [redacted] e ka dëgjuar këtë hadith drejtpërsëdrejti nga Ebu Musa, apo nga ndokush tjetër. Këtë hadith e cek edhe Ebu Nuajmi në koleksionin e tij "Mustahrexhun", së bashku [redacted] vargun [redacted] transmetuesve. Nga ky hadith mund të përfundojmë:

- Muhammedi a.s. i ka paralajmëruar disa gjëra dhe paralajmërimet e tia njëherëit janë argument i pejgamberllëkut të tij.

- Ai, gjithashtu ka porositur që premtimet ndaj shtetasve jomuslimanë të kryhen dhe mos t'u bëhen atyre padrejtësi, sepse ajo është në kundërshtim me marrëveshjen e nënshkruar.

26 Kjo kaptinë është vazhdim i kaptinës së mëparshme, sepse në kaptinën e mëparme është bërë fjalë për shkeljen e marrëveshjes, kurse në këtë kaptinë bëhet fjalë për marrëveshjen [redacted] Hudejbisë, që e shkelën mushrikët e Mekkës.

**"Mos [redacted] bazoni vetëm në mendimet [redacted] juaja! Ne [redacted] ditën e Ebu Xhendelit (në ditën [redacted] marrëveshtjes së Hudejbisë), po të kisha mundësi, do të refuzoja urdhërin e Pejgamberit s.a.v.s. Ne asnjëherë nuk i kemi vu shtizat tona në shpinë për ndonjë ngjarje (betejë), që nuk ka qenë [redacted] vështirë. Çdoherë kemi patur qëllim të caktuar, pos këtij rasti (betejës së Siffinit).**[27]

٣١٨٢ – حدثنا عبدُ الله بن محمد حدثنا يحيى بن آدمَ حدثنا يزيدُ بن عبدِ العزيز عن أبيه حدثنا حبيبُ ابن أبي ثابتٍ قال حدثني أبو وائلٍ قال «كنا بصفّين، فقام سهلُ بن حُنَيف فقال: أيها الناس اتّهموا أنفسَكم، فإنا كنا معَ النبيِّ ﷺ يومَ الحُدَيبيةِ ولو نرى قتالاً لقاتلْنا، فجاء عمرُ بن الخطاب فقال: يارسولَ الله ألسْنا على الحقّ وهم على الباطل؟ فقال: بلى. فقال: أليس قتلانا في الجنة وقتلاهم في النار؟ قال: بلى. قال: فعلامَ نُعطى الدَّنيّةَ في دِيننا؟ أنرجعُ ولا يَحكمُ اللهُ بيننا وبينهم؟ فقال: يا ابنَ الخطابِ إني رسولُ الله، ولن يُضيّعني اللهُ أبداً. فانطلق عمرُ إلى أبي بكر فقال له مثلَ ما قال النبيُّ ﷺ، فقال: إنه رسولُ الله، ولن يُضيّعه اللهُ أبداً. فنزلَتْ سورة الفتح، فقرأها رسولُ الله ﷺ على عمرَ إلى آخرها، فقال عمرُ: يارسولَ الله أوَ فتحٌ هو؟ قال: نعم».

**3182.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Jahja b. Ademi, këtij Jezid b. Abdu-l-Azizi, këtij i ati i tij, këtij Habib b. Thabiti, i cili thotë se Ebu Vaili ka thënë:

27 Sehël b. Hunejfi ështgë pjesëtar i betejës së Siffinit, në anën e Aliut, dhe, kur simpatizuesit e Aliut angazhoheshin që mosmarrëveshjet në mes të Aliut dhe Muaviut të zgjidhen [redacted] dialog, Sehli ua tërhoqi vërejtjen duke u përkujtuar rastin e as-habëve gjatë nënshkrimit të marrëveshjes së Hudejbisë mes muslimanëve dhe mushrikëve. Ai këtë ngjarje e quajti "Dita e Ebu Xhendelit", pasi rasti i Ebu Xhendelit [redacted] as-habët, atë ditë ka qenë jashtëzakonisht i rëndë, sepse ai [redacted] kishte pranuar Islamin dhe te Muhammedi a.s. u paraqit si musliman, por i ati i tij ishte përfaqësues i mushrikëve të Mekkës, dhe njëherit lidhën marrëveshje në bazë të së cilës ata që e pranojnë Islamin dhe shpërngulen në Medine, gjithsesi duhet që të kthehen në Mekke. Ndër të parët që duhej të kthehet në Mekke, ishte djali i tij Ebu Xhendeli. Pas kthimit të Ebu Xhendelit në Mekke, ai përjetoi malltretime të mëdha nga i ati i tij. As-habët në fillim [redacted] përjetuan rëndë rastin e Ebu Xhendelit për shkak të malltretimeve që i përjetoi ai nga i ati i tij, dhe njëherit [redacted] erdhi rëndë pse Muhammedi a.s. e parnoi kthimin e tij në Mekke. Njëherit i propozuan Pejgamberit s.a.v.s. që të luftojnë kundër mushrikëve, por Muhammedi a.s. nuk pranoi.

- Kemi qenë në Siffinë dhe Sehël b. Hunejfi u ngrit dhe tha:

- O popull, mos u mbështetni vetëm në forcat e juaja. Kemi qenë me Pejgamberin s.a.v.s. në ditën e Hudejbisë, po të konstatonim [redacted] duhet luftuar do të luftonim mirëpo pas (nënshkrimit të marrëveshjes) erdhi Umer b. Hattabi dhe tha:

- **O Resulullah, a nuk jemi në rrugë të vërtetë, [redacted] ata në të rreme?**

- **Gjithsesi,** - iu përgjigj ai.

Umeri vazhdoi duke e pyetur:

- **A nuk do të hyjnë dëshmorët tanë në Xhennet e të atyre në Xhehennem?**

- **Gjithsesi** - i tha Resulullahu a.s.

Ai prap e pyeti:

- **Andaj pse [redacted] turpërojmë fenë tonë, [redacted] të kthehemi pa gjykuar All-llahu [redacted] nesh dhe atyre.**

- **O [redacted] biri [redacted] Hattabit, unë jam i Dërguar i All-llahut dhe ai kurrë nuk do të më shkatërrojë mua.**

Pastaj Umeri iu drejtua Ebu Bekrit me të njejtat fjalë, kurse Ebu Bekri i tha:

- **Me të vërtetë, ai është i Dërguar i All-llahut dhe All-llahu kurrë nuk do ta shkatërrojë ate.**

Atëherë Pejgamberit s.a.v.s. iu shpall surja **"El Fet-h"** dhe Pejgamberi s.a.v.s. ia lexoi Umerit ate deri në fund, kurse Umeri i tha:

- **O Resulullah, a kjo ësthë liria?**

- **Po** - iu përgjigj ai.

٣١٨٣ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا حاتم بن إسماعيل عن هشام بن عروة عن أبيه عن أسماء بنت أبي بكر رضي الله عنهما قالت « قدمت علي أمي وهي مشركة في عهد قريش إذ عاهدوا رسول الله ﷺ ومدتهم مع أبيها، فاستفتت رسول الله ﷺ فقالت: يا رسول الله إن أمي قدمت علي وهي راغبة، أفأصلها؟ قال: نعم، صليها »

**3183.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Hatimi, këtij Hisham b. Urve, këtij i ati i tij, i cili thotë se Esma, vajza e Ebu Bekrit, ka thënë:

**"Më erdhi nëna ime, që ishte idhujtare, me [redacted] atin [redacted] saj, në kohën kur në fuqi ishte marrëveshja, të [redacted] kurejshitët [redacted] kishin lidhur [redacted] Pejgamberin s.a.v.s.**

Ajo kërkoi mendimin e Pejgamberit s.a.v.s. duke e pyetur:

**- O Resulullah, më ka ardhur nëna dhe dëshiron (që unë t'i ndihmoj materialisht), a mundem të mbaj lidhje (familjare) [redacted] ate?**

**- Po** - i tha ai - **mbaj lidhje (familjare) [redacted] ate.**

**باب المصالحة على ثلاثة أيام أو وقت معلوم**

٣١٨٤ — **حدثنا** أحمد بن عثمان بن حكيم حدثنا شريح بن مسلمة حدثنا إبراهيم بن يوسف بن أبي إسحاق قال حدثني أبي عن أبي إسحاق قال حدثني البراء رضي الله [redacted] «أن النبي [redacted] لما أراد أن يعتمر أرسل إلى أهل مكة يستأذنهم ليدخل مكة، فاشترطوا عليه أن لا يقيم بها إلا ثلاث ليال، ولا يدخلها إلا بجلبان السلاح، ولا يدعو منهم أحدا. قال: فأخذ يكتب الشرط بينهم علي بن أبي طالب، فكتب: هذا ما قاضى عليه محمد رسول الله. فقالوا: لو علمنا أنك رسول الله لم نمنعك ولتابعناك، ولكن اكتب: هذا ما قاضى عليه محمد بن عبد الله. فقال: أنا والله محمد بن عبد الله، وأنا والله رسول الله. قال: وكان لا يكتب، قال فقال لعلي: امح رسول الله. فقال علي: والله لا أمحاه أبدا. قال فأرنيه، قال فأراه إياه، فمحاه النبي [redacted] بيده. فلما دخل ومضت الأيام أتوا عليا فقالوا: مر صاحبك فليرتحل. فذكر ذلك علي رضي الله عنه لرسول الله ﷺ، فقال: نعم. فارتحل»

## Lidhja e paqës (në [redacted] zgjatje) prej tri ditësh [redacted] në [redacted] caktuar

**3184.** Na ka treguar Uthaman b. Hakimi, këtij Shurejh b. Meslemi, këtij Ibrahim b. Jusuf b. Ebu Is-haku, këtij i ati i tij, i cili thotë se Ebu Is-haku ka thënë:

- Më ka treguar El Berrau r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. kur dëshironte ta bëjë Umren, e dërgonte (sekretarin e tij) tek mekkasit për të kërkuar leje prej tyre që ta vizitojë Mekken. Ata [redacted] vënin kusht që ai të mos qëndrojë më gjatë se tri ditë, të jetë i çarmatosur dhe [redacted] kusht që askënd të mos e ftojë në Islam.

Berrau vazhdon duke thënë [redacted] Aliu filloi ta shkruajë atë marrëveshje, ku në mes tjerash shkroi:

**"Kjo është ajo për të cilën ka vendosur Muhammedi, i Dërguari [redacted] All-llahut..."**

Mirëpo, ata (refuzuan ta nënshkruajnë) duke i thënë: "Po të pranonim se ti je i Dërguari i All-llahut, ne nuk do të ndalonim (që të hysh në Mekke) dhe do të merrnim në besë. Andaj shkruaj: **"Kjo është ajo për [redacted] cilën ka vendosur Muhammedi, [redacted] biri i Abdullahut".**

Atëherë Resulullahu [redacted] ktheu: **"Unë [redacted] të vërtetë jam Muhammedi, [redacted] biri [redacted] Abdullahut, por për Zotin, unë jam edhe i Dërguari i All-llahut".**

Berrau thotë se ai vetë nuk e shkroi, por Aliut i tha:

- **Shlyeje: "i Dërguari [redacted] All-llahut".**

- **Pasha All-llahun** - i tha Aliu - **kurrë nuk e shlyej.**

- **Atëherë më trego atë** - i tha Resulullahu, [redacted] **i tregoi** e, **Pejgamberi s.a.v.s. me dorën e tij** e **shleu.**

Pasi që hyri në Mekke dhe kaluan ditët (për të cilat ishin marrë vesh që ai të qëndrojë në Mekke), mushrikët erdhën tek Aliu dhe i thanë:

- **Thuaj shokut tënd që të shkojë.**

Aliu i tregoi (për atë që i thanë ata), e ai ia ktheu:

- **Po** - dhe u largua.

باب طرح جيف المشركين في البئر

٣١٨٥ — حدثنا عبدانُ بن عثمانَ قال أخبرني أبي عن شعبةَ عن أبي إسحاقَ عن عمرو بنِ ميمونٍ عن عبدِ الله رضيَ اللهُ عنه قال «بينا النبيُّ ﷺ ساجدٌ وحولَهُ ناسٌ من قريشٍ من المشركين إذ جاءهُ عقبةُ بن أبي مُعيطٍ بسَلَى جَزُورٍ، فقذفهُ على ظهرِ النبيِّ ﷺ، فلم يرفعْ رأسَه حتى جاءت فاطمة عليها السلام فأخذَتْ من ظهرِهِ ودعَتْ على مَن صنعَ ذلك، فقال النبيُّ ﷺ: اللهمَّ عليك المَلأَ من قريش، اللهمَّ عليكَ أبا جهل بنَ هشام وعتبةَ بن ربيعة وشيبةَ بن ربيعة وعُقبةَ بنَ أبي مُعيطٍ وأُميَّةَ بنَ خلَفٍ ـ أو أُبَيَّ بنَ خلَفٍ ـ فلقد رأيتُهم قُتِلوا يومَ بدرٍ فأُلقوا في بئرٍ، غيرَ أُميَّةَ ـ أو أُبَيّ ـ فإنه كان رجلاً ضخماً، فلما جرُّوهُ تقطَّعَتْ أوصالُه قبلَ أن يُلقَى في البئر»

## Hudhja [redacted] kufomave [redacted] mushrikëve [redacted] pus

**3185.** Na ka treguar Abdan b. Uthmani, këtij i ati i tij, këtij Shu'be, këtij Ebu Is-haku, ktij Amër b. Mejmuni, i cili thotë se Abdullahu r.a. ka thënë:

**"Derisa Pejgamberi s.a.v.s. ishte në sexhde, e rreth tij silleshin disa kurejshë mushrikë, erdhi Ukbe b. Ebu Muajti, në dorë mbante amnionin [redacted] një deveje të therrur dhe ia hodhi në shpinë Pejgamberit s.a.v.s. Ai nuk [redacted] ngriti kokën derisa erdhi Fatimja - paqa qoftë mbi te - , ia largoi nga shpina dhe e mallkoi Ukbe b. Ebu Muajtin.**

Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"O Zot, shkatërrojë parinë [redacted] kurejshitëve mushrikë! O Zot, shkatërroje Ebu Xhehël b. Hishamin, Utbe b. Rebian, Shejb b. Rebian, Ukbe b. Ebu Muajtin, Umejje b. Halefin ose Ubejje b. Halefin".**

Më vonë që të gjithë i kam parë të vrarë në betejën e Bedrit duke i hedhur në pus pos Umejjes ose Ubejjes, ngase ai ishte njeri shtatmadh dhe, duke e tërhequr, iu thyen nyjet para se ta hudhin në pus.[28]

باب إثم الغادر للبر والفاجر

٣١٨٦، ٣١٨٧ – حدثنا أبو الوليد حدثنا شعبة عن سليمان الأعمش عن أبي وائل عن عبد الله – وعن ثابت عن أنس – عن النبي ﷺ قال « لكل غادر لواء يوم القيامة ، قال أحدهما ينصب – وقال الآخر يرى – يوم القيامة يعرف به »

## Mëkat është për [redacted] që tradhton besnikun [redacted] pabesin

**3186, 3187.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij Shu'be, këtij Sulejman El A'meshi, këtij Ebu Vaili, këtij Abdullah dhe Thabiti, këtyre Enesi, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Çdo njeri [redacted] pabesë, në Ditën [redacted] Gjykimit do [redacted] ketë flamur..."**

Njëri nga transmetuesit thotë: **"do të ngrihet"**,kurse tjetri thotë:

**"...në Ditën [redacted] Gjykimit [redacted] atë (flamur) do [redacted] identifikohet".**

٣١٨٨ – حدثنا سليمان بن حرب حدثنا حماد بن زيد عن أيوب عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال « سمعت النبي ﷺ يقول : لكل غادر لواء ينصب يوم القيامة بغدرته »

28 Hadithi i lartshënuar është komentuar [redacted] kaptinën e abdesit.

**3188.** Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Hammad b. Zejdi, këtij Ejjubi, këtij Nafiu, i cili thotë se Ibën Umeri r.a. ka thënë:

- E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Çdo [redacted] pabesë do të ketë flamurin e vet, i cili do të ngrihet (varsisht) nga tradhtia e tij.**[29]

٣١٨٩ – حدّثنا عليُّ بن عبدِ الله حدّثنا جريرٌ عن منصورٍ عن مُجاهدٍ عن طاوُسٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ
اللهُ عنهما قال: قال رسولُ اللهِ ﷺ يومَ فتحِ مكة: لا هِجرةَ، ولكنْ جِهادٌ ونيّةٌ، وإذا استُنفِرتم فانفِروا.
وقال يومَ فتحِ مكةَ: إنّ هذا البلدَ حرّمَهُ اللهُ يومَ خلقَ السّماواتِ والأرضَ، فهوَ حرامٌ بحُرمةِ اللهِ إلى يوم
القيامة، وإنه لم يَحِلَّ القتالُ فيه لأحدٍ قبلي، ولم يَحِلَّ لي إلاّ ساعةً من نهارٍ، فهو حرامٌ بحُرمةِ اللهِ إلى يوم
القيامة: لا يُعضَدُ شوكُه، ولا يُنفَّرُ صيدُه، ولا يَلتقِطُ لُقَطتَهُ إلا من عرَّفها، ولا يُختَلى خَلاهُ. فقال العبّاسُ:
يارسولَ الله إلا الإذخِرَ، فإنه لقَيْنِهم ولبُيوتِهم. قال: إلا الإذخِرَ»

**3189.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Xheriri, këtij Mensuri, këtij Muxhahidi, këtij Tavusi, i cili thotë se Ibën Abbasi r.a. ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. në ditën e çlirimit të Mekkës ka thënë

**"Nuk ka më migrim, por vetëm luftë të vendosur me qëllim të sinqertë, dhe çdonjëri që ftohet për të marrë pjesë në te, le t'i përgjigjet ftesës.**

Po ashtu në ditën e çlirimit të Mekkës ka thënë: **"All-llahu këtë qytet [redacted] ka bërë të shenjtë qysh në ditgën kur i krijoi qiejt dhe Tokën. Është i shenjtë me shenjtërinë e All-llahut gjerë në Ditën [redacted] Gjykimit. Askujt para meje nuk i është lejuar që të luftojë në te, [redacted] mua nuk më është lejuar që të luftoj pos një çast. Gjerë në Ditën [redacted] Gjykimit është i shenjtë me shenjtërinë e All-llahut. Therrat e tij nuk shkulen, gjahu i tij nuk**

29 Flamuri [redacted] tradhtisë është shenjë [redacted] të cilin në Ditën [redacted] Gjykimit do të identifikohen tradhtarët, sepse flamuri është shenjë [redacted] identifikimit të përgjitshëm. Nga ky hadith shihet qartë se tradhtia ësthë e ndaluar rreptësisht.

**shpërndahet, sendin e humbur [redacted] [redacted] e merr vetëm ai i [redacted] e lajmëron. [redacted] i [redacted] nuk shkulet", pos "idh-hirit" o Resulullah, i tha Abbasi, ngase ai (u nevojitet) farkatërave [redacted] tij [redacted] shtëpive në te.**

- **Pos "idh-hirit"** - i tha.[30]

30 Ky hadith nuk ka [redacted] bëjë [redacted] titullin [redacted] kaptinës në mënyrë direkte.
Ibën Haxheri mendon [redacted] shkak i përmendjes [redacted] këtij hadithi [redacted] këtë kaptinë është tradhtia [redacted] kurejshitëve dhe shkelja e marrëveshjes [redacted] Hudejbisë. Përndryshe, ky hadith [redacted] cekur dhe komentuar në kaptinën e Haxhxhit.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

*Në emër të All-llahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

باب ما جاء في قول الله تعالى [ ٢٧ الروم ] : ﴿ وهو الذي يبدأ الخلق ثم يعيده ، وهو
أهون عليه﴾ قال الربيع بن خثيم والحسن كلٌّ عليه هيّن . هينٌ وهيّنٌ مثل لينٍ وليّنٍ ، وميْت وميّت ، وضيْق
وضيّق . ﴿أفعيينا﴾ : أفأعيا علينا . حين أنشأكم وأنشأ خلقكم . ﴿لغوب﴾ : النصب . ﴿أطواراً﴾ : طوراً كذا ،
وطوراً كذا . عدا طوره : أي قدره

## Fillimi i krijimit

Ç'transmetohet në lidhje me fjalët e All-llahut të lartmadhëruar: **"Ai është, i Cili zë fillimin e krijimit dhe pastaj atë e përsërit dhe për Atë kjo është lehtë..."**[1]

Rebia b. Husejmë dhe Hasan El Basriu kanë thënë: **"Për Atë gjithçka është lehtë".**[2]

Format **"hejnun"** dhe **"hejjinun"** (lehtë), janë të njejta me format **"lejnun"** dhe **"lejjinun"** (i butë), **"mejjtun"** dhe **"mejjitun"** (i vdekur), janë në të njejtën formë me **"dajkun"** dhe **"dajjikun"** (i ngushtë).

---

1 Përkthimi i ajetit 27-të i sures **"Er-Rum"** në tërësi është:
"Ai (All-llahu) është i cili krijon prej asgjëje dhe Ai përsërit ate, për Te kjo është shumë lehtë. Atij i përkasin virtytet më të larta në qiej dhe Tokë. Ai është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm".

2 Ky është koment i dy tabi-inëve lidhur me fjalën **"Ehvenu"**, e cila në ajetin lartshënuar është përdorur në superlativ. Mirëpo, për All-llahun xh.sh. çdo gjë është lehtë, ashtu siç thonë edhe tabi-inët në fjalë. Me të vërtetë, ringjallja është më e lehtë krijimi i parë nga hiçi, po qe se ajo matet me mundësinë e njeriut, por kur është fjala për All-llahun xh.sh. për Ate kjo është shumë lehtë.

**"Efeajîna"**, do të thotë: "Vallë, a mos jemi lodhur gjatë krijimit të juaj".[3]

**"Lugûbun"**, do të thotë: lodhje.[4]

**"Etvaren"** (gradualisht), që do të thotë: Ajo periudhë dhe periudha tjetër. E ka kaluar **"tavrin"** e tij, do të thotë: e ka mbivlerësuar vetveten.[5]

٣١٩٠ — حدثنا محمد بن كثير أخبرنا سفيان عن جامع بن شداد عن صفوان بن محرز عن عمران بن حصين رضي الله عنهما قال: جاء نفر من بني تميم إلى النبي ﷺ فقال: يا بني تميم أبشروا. فقالوا: بشرتنا فأعطنا. فتغير وجهه. فجاءه أهل اليمن، فقال: يا أهل اليمن اقبلوا البشرى إذ لم يقبلها بنو تميم. قالوا: قبلنا. فأخذ النبي ﷺ يحدث بدء الخلق والعرش. فجاء رجل فقال: يا عمران راحلتك تفلتت. ليتني لم أقم.

**3190.** Na ka treguar Muhammed b. Kethiri, këtij Sufjani, këtij Xhamia b. Sheddadi, këtij Safvan b. Muhrizi, këtij Imran b. Husajni r.a., i cili thotë se te Pejgamberi s.a.v.s. erdhi një gurp nga pjesëtarët e fisit Benu Temimë, [redacted] ai u tha:

**- O pasardhësit [redacted] Ebu Temimit, gëzohuni!**

**- Na ke gëzuar, [redacted] jep** - i thanë ata[6], e ai [redacted] ndërrroi pamjen.

Më pastaj erdhën Jemenasit, e ai u tha:

**- O Jemenas, pranoni ju lajmin [redacted] gëzuar pasi që nuk [redacted] pranuan pasardhësit e Ebu Temimit.**

**- E pranojmë** - thanë ata.

---

3 Me këtë Buhariu aludon në një ajet tjetër, nga i cili shihet se për All-llahun xh.sh. çdo gjë është e lehtë. Përkthimi I këtij ajeti është: "E, vallë, mos jemi lodhur gjatë krijimit të parë? Jo, por ata dyshojnë në krijimin e sërishëm". (Ajeti 15, sure **Kâf**).

4 Edhe kjo fjalë është përmendur për të njejtin qëllim, [redacted] gjendet në ajetin 38-të, të sures **"Kâf"**: "Ne kemi krijuar qiej dhe Tokën për gjashtë ditë dhe nuk [redacted] përshkoi kurrfarë lodhjeje".

5 Nga kjo shihet [redacted] krijimi i njeriut ka qenë në faza të ndryshme dhe aludohet në ajetin: "E, Ai ju ka krijuar nga faza të ndryshme". (**"Nuh":14**).

6 Akre' b. Habis u përgjigj me këtë ashpërsi, sepse ende në vete kishte vrazhdësinë që [redacted] kishte sjellur nga shkretëtira, përndryshe ky është njëri nga ata që Muhammedi a.s. [redacted] dha pasuri për t'i përfituar zemrat [redacted] tyre që ta pranojnë Islamin.

Pejgamberi s.a.v.s. filloi t'u tregojë për fillimin [redacted] krijimit dhe Arshin, por erdhi njëri dhe më tha:

**- O Imran, të iku devja.**

**- Ku t'ishte [redacted] fat e [redacted] [redacted] isha ngritur.**

٣١٩١ – حدّثنا عمر بن حفص بن غياث حدّثنا أبي حدّثنا الأعمش حدّثنا جامع بن شدّاد عن صفوان بن محرز أنّه حدّثه عن عمران بن حصين رضي الله عنهما قال [redacted] دخلت على النبي ﷺ وعقلت ناقتي بالباب. فأتاه ناس من بني تميم فقال: اقبلوا البشرى يا بني تميم. قالوا: قد بشّرتنا فأعطنا (مرّتين). ثمّ دخل عليه ناس من أهل اليمن فقال: اقبلوا البشرى يا أهل اليمن أن لم يقبلها بنو تميم. قالوا: قد قبلنا يا رسول الله. قالوا: جئنا نسألك عن هذا الأمر. قال: كان الله ولم يكن شيء غيره. وكان عرشه على الماء. وكتب في الذكر كلّ شيء. وخلق السماوات والأرض. فنادى منادٍ: ذهبت ناقتك يا ابن الحصين. فانطلقت فإذا هي يقطع دونها السراب. فوالله لوددت أني كنت تركتها»

**3191.** Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijathi, këti i ati i tij, këtij A'mashi, këtij Xhamia b. Sheddadi, këtij Safvan b. Muhrizi, duke thënë se Imran b. Husejni r.a. ka thënë:

"Hyra tek Pejgamberi s.a.v.s., kurse deven e lidha për dere. Pastaj tek ai erdhi një grup nga pjesëtarët e fisit Benu Temimë, e ai u tha:

**- O pasardhës të Ebu Temimit, pranoni një lajm të gëzueshëm!**

**- Na ke gëzuar, andaj [redacted] jepni (pjesën tonë nga plaçka e luftës), i thanë ata dy herë.**

**- Pas tyre tek ai hyri një grup njerëzish nga Jemeni,** e ai u tha:

**- Pranoni një lajm të gëzueshëm, [redacted] banorët e Jemenit, pasiqë atë nuk [redacted] pranuan pasardhësit [redacted] Temimit.**

- **E pranuam, [redacted] Resulullah,** - i thanë ata dhe vazhduan:

**- Po, për atë kemi ardhur të [redacted] pyesim.**

**- All-llahu ka ekzistuar, dhe pos Tij asgjë nuk ka ekzistuar - i tha ai- dhe vazhdoi, kurse Arshi i Tij ka qenë në ujë. Të gjitha i ka shkruar Ai në Lehvi Mehfudhë. I ka krijuar qiejt dhe Tokën.**

**- Të iku devja [redacted] Ibnu-l-Husejnë, bërtiti lajmëtari. Atëherë vrapova, [redacted] ajo [redacted] kishte kthyer shpinën (ikte). Për Zotin më me dëshirë do [redacted] lija (deven, për ta dëgjuar hadithin deri në fund).**[7]

٣١٩٢ – وَرَوَى عِيسَى عَنْ رَقَبَةَ عَنْ قَيْسِ بْنِ مُسْلِمٍ عَنْ طَارِقِ بْنِ شِهَابٍ قَالَ «سَمِعْتُ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ يَقُولُ: قَامَ فِينَا النَّبِيُّ ﷺ مَقَامًا، فَأَخْبَرَنَا عَنْ بَدْءِ الْخَلْقِ حَتَّى دَخَلَ أَهْلُ الْجَنَّةِ مَنَازِلَهُمْ وَأَهْلُ النَّارِ مَنَازِلَهُمْ، حَفِظَ ذَلِكَ مَنْ حَفِظَهُ، وَنَسِيَهُ مَنْ نَسِيَهُ»

**3192.** Isau transmeton nga Rekabi, ai nga Kajs b. Muslimi, kurse ky nga Tarik b. Shihabi, i cili thotë se e ka dëgjuar Umerin r.a. duke thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] ngrit [redacted] mesi ynë dhe [redacted] lajmëroi për fillimin [redacted] krijimit deri kur banorët [redacted] Xhennetit i zënë vendet [redacted] tyre [redacted] ata të Xhehennemit vendet [redacted] tyre. Kush [redacted] mbajti në mend [redacted] mbajti, [redacted] kush [redacted] harroi e harroi!**[8]

٣١٩٣ – حَدَّثَنِي عَبْدُ اللَّهِ بْنُ أَبِي شَيْبَةَ عَنْ أَبِي أَحْمَدَ عَنْ سُفْيَانَ عَنْ أَبِي الزِّنَادِ عَنِ الْأَعْرَجِ عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ «قَالَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: قَالَ اللَّهُ تَعَالَى: يَشْتِمُنِي ابْنُ آدَمَ، وَمَا يَنْبَغِي لَهُ أَنْ يَشْتِمَنِي، وَيُكَذِّبُنِي وَمَا يَنْبَغِي [redacted]. أَمَّا شَتْمُهُ فَقَوْلُهُ: إِنَّ لِي وَلَدًا. وَأَمَّا تَكْذِيبُهُ فَقَوْلُهُ: لَيْسَ يُعِيدُنِي كَمَا بَدَأَنِي»

**3193.** Na ka treguar Abdullah b. Ebu Shejbe, këtij Sufjani, këtij Ebu Ahmedi, këtij Sufjani, këtij Ebu Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a.,

---

7 Ky është version më i gjerë i të njejtit hadith, i cili dëshmon se së pari është krijuar uji dhe Arshi, e pas tyre qielli dhe Toka.
Ahmedi dhe Tirmidhiu transmetojnë hadithin në të cilin thuhet:
Ate që All-llahu xh.sh. e krijoi së pari është lapsi, [redacted] pastaj [redacted] ka thënë: "shkruaj", dhe ai ka shkruar çdo gjë që do të ndodhë gjer në Ditën e Gjykimit". Andaj pas krijimit të lapsit, atij i është urdhëruar që të shkruajë se çdo të krijohet pas tij.

8 Ky rast është sqaruar me hadithin [redacted] cilin e transmetojnë Muslimi dhe Ahmedi nga Ebu Zejd El-Ensariu, i cili ka thënë:
Pejgamberi s.a.v.s. [redacted] e ka falur namazin e sabahut, [redacted] pastaj hypi në Minber dhe [redacted] ka dhënë këshilla gjer në kohën [redacted] namazit të drekës. më pastaj zbriti dhe së bashku me ne [redacted] fali namazin e drekës dhe përsëri hypi në Minber dhe [redacted] këshilloi gjer në kohën [redacted] namazit të iqindisë, pastaj [redacted] fali Iqindinë me [redacted] dhe prapë mbajti këshilla gjer në mbrëmje. Na tregoi për ate që ka ndodhur dhe për ate që do të ndodhë".

i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**All-llahu i Lartmadhëruar ka thënë:**

**"Njeriu ndaj Mua është shprehur turpshëm, [redacted] nuk është dashur të shprehet ashtu ndaj Meje. më ka mveshur rrenën [redacted] nuk ka patur [redacted] drejtë në te. Sa i përket turpshmërisë janë fjalët [redacted] tia gjoja [redacted] Unë kam fëmijë, kurse sa I përket mveshjes së rrenës janë fjalët [redacted] tia:**

**"Nuk do të më ringjallë ashtu siç më ka krijuar".**[9]

٣١٩٤ — حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا مغيرة بن عبد الرحمن القرشي عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «لما قضى الله الخلق كتب في كتابه، فهو عنده فوق العرش: إن رحمتي غلبت غضبي»

**3194.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Mugire b. Abdurrahman El-Kurejshijju, këtij Ebu Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a. duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur All-llahu i krijoi krijesat në Librin e Tij (lehvi Mahfudh), e ai gjendet tek Ai mbi Arshë, ka shkruar:** ***"Mëshira Ime ka mbizotëruar ndaj hidhërimit Tim".***[10]

باب ما جاء في سبع أرضين، وقول الله تعالى [١٢ الطلاق]: ﴿الله الذي خلق سبع سماوات ومن الأرض مثلهن، يتنزل الأمر بينهن لتعلموا أن الله على كل شيء قدير، وأن الله قد أحاط بكل شيء علما﴾. ﴿والسقف المرفوع﴾: السماء. ﴿سمكها﴾: بناءها. ﴿الحبك﴾: استواؤها وحسنها. ﴿وأذنت﴾: سمعت وأطاعت. ﴿وألقت﴾: أخرجت ما فيها من الموتى. ﴿وتخلت﴾ عنهم. ﴿طحاها﴾ أي دحاها. ﴿بالساهرة﴾: وجه الأرض، كان فيها الحيوان نومهم وسهرهم

9 Ky hadith është "hadithi-kudsi".

10 Sa i përket mëshirës dhe hidhërimit Tajjibi thotë: "Mëshira është shenjë, që krijesat fillojnë të ndijenë ate që nga barku i nënës duke [redacted] thithur gjirin [redacted] saj, e vazhdojnë në moshën fëmijërore dhe rinore para [redacted] fillojnë [redacted] ibadet, hidhërimi i All-llahut xh.sh. ndaj tyre, arrin pasi që ata të bëjnë gabime".

## Ç'është shpallur lidhur me shtatë shtresat e tokës

Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar janë: **"All-llahu është Ai, i cili ka krijuar shtatë qiej dhe aq Tokë, urdhëri i Tij u referohet që të gjithëve për ta ditur se All-llahu është i Gjithëfuqishëm dhe se me [redacted] vërtetë, All-llahu [redacted] dituri ka përfshirë çdo send"!**[11]

**"Pasha kupën e ngritur (të qiellit)"**, d.m.th. **"Pasha qiellin"**.[12]

**"Semkeha"** - është kupa e tij në të cilat gjenden gjallesat.[13]

**"El-hubuk"** - është ekuilibiri dhe bukuria e asaj kupe.[14]

**"Ve edhinet"** - ka dëgjuar dhe është bindur.[15]

**"Ve elkat"** - hidhi të vdekurit që janë në te dhe lirohu nga ata.[16]

**"Ta haha"** - e ka bërë të rrafshtë.[17]

---

11 Ky është ajeti i fundit i sures **"Et-Talak"** dhe i vetmi ajet i Kur'anit i cili flet për shtatë Tokat, por siç shihet edhe nga ky ajet në te nuk thuhet saktësisht "shtatë Tokat", por thuhet: "All-llahu është, Ai i cili krijoi shtatë qiej dhe aq pjesë (shtresa) të Tokës". Lidhur [redacted] këtë ajet Tirmidhiu nga Ebu Hurejra transmeton se Muhammedi a.s. ka thënë:
"Në mes çdo qielli largësia është pesëqind vjet (ecje), e edhe kupa e tyre është aq, dhe në mes çdo pjese të Tokës ka pesëqind vjet (largësi).

12 "Pasha kupën e ngritur (të qiellit)", Ajeti 5[të] i sures **"Et-Tur"**.
Ibën Ebu Hatimi ka shënuar nga Muxhahidi se kjo do të thotë "Pasha qiellin".

13 Kjo shprehje është marrë nga ajeti: "Lart e ke ngritur kupën e tij dhe e ke përsosur", ajeti 28, sure **"En-Naziât"**.
Buhariu për koment të këtyre fjalëve merr për bazë mendimin e Ibën Abbasit, [redacted] këto i cekë edhe Ibën Ebu Hatimi.

14 Gjithashtu edhe ky është koment i Ibën Abbasit për fjalën: **"hubuk"**, që përmendet në ajetin:
"Pasha qiellin e sotlisur [redacted] yje", ajeti i shtatë, i sures **"Edh-Dharijat"**.

15 Edhe ky është komenti i Ibën Abbasit për fjalën "Edhinet" në ajetin "...dhe të dëgjoj Zotin [redacted] vet - siç i takon". **(El-Inshikak:2)**.

16 Ai është koment i ajetit 3-4 i [redacted] **"El-Inshikak"** që në përkthim është: "Dhe kur Toka të shtrihet dhe të hedhë gjithë ate që ka brenda e [redacted] zbrazet".

17 Ky është koment i Muxhahidit për fjalën "tahâhâ" nga ajeti i gjashtë i [redacted] **"Esh-Shems"**: "Dhe pasha Tokën dhe Atë që e ka zgjeruar atë (Tokën)".

**"Bis-sahireti"** - sipërfaqja e tokës në të cilën janë gjallesat që flejnë dhe ato që janë të zgjuara.[18]

٣١٩٥ - حدثنا علي بن عبد الله أخبرنا ابن علية عن علي بن المبارك حدثنا يحيى بن أبي كثير عن محمد بن إبراهيم بن الحارث عن أبي سلمة بن عبد الرحمن - وكانت بينه وبين أناس خصومة في أرض - فدخل على عائشة فذكر لها ذلك - فقالت: يا أبا سلمة اجتنب الأرض، فإن رسول الله ﷺ قال «من ظلم قيد شبر طوقه من سبع أرضين»

**3195.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Ibën Ulejji, këtij Ali b. Mubareku, këtij Jahja b. Ebu Kethiri, këtij Muhammed b. Ibrahim b. Harithi, këtij Ebu Selem b. Abdurrahmani, i cili kishte një pjesë tokë kontestuese me disa njerëz, erdhi tek Aishja, ia përmendi atë, e ajo i tha:

- O Ebu Selem, ruaju nga toka, ngase Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ai që merr një pëllëmbë (tokë) [redacted] të drejtë, ajo (në Ditën e Gjykimit) do t'i varet në qafë nga të shtatë (shtresat) [redacted] Tokës".**

٣١٩٦ - حدثنا بشر بن محمد قال أخبرنا عبد الله عن موسى بن عقبة عن سالم عن أبيه قال: قال النبي ﷺ: «من أخذ شيئا من الأرض بغير حقه خسف به يوم القيامة إلى سبع أرضين»

**3196.** Na ka treguar Bishër b. Muhammedi, këtij Abdullahu, këtij Musa b. Ukbe, këtij Salimi, këtij i ati i tij, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ai që merr një pjes tokë pa të drejtë në te, në ditën [redacted] Gjykimit do [redacted] gremiset nëpër shtatë (shtresat) e Tokës".**

---

18 Edhe ky është koment i Ikrimit lidhur [redacted] ajetin: "Dhe, ja ata përnjëherësh (të gjallë) në Tokë". **(En-Naziat:14).**
Nga shënimet e mësipërme shihet [redacted] Buhariu disa shprehje i ka sqaruar përmes ajeteve të Kur'anit që kanë të bëjnë me Tokën, dhe në të njejtën kohë konsiderohen sy hyrje e kaptinës e cila flet për shtatë Tokat.

٣١٩٧ – حدثنا محمد بن المثنى حدثنا عبد الوهاب حدثنا أيوب عن محمد بن سيرين عن ابن أبي بكرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « إن الزمان قد استدار كهيئته يوم خلق السماوات والارض ، السنة اثنا عشر شهراً ، منها أربعة حرم : ثلاثة متواليات - ذو القعدة وذو الحجة والمحرم - ورجب مضر الذي بين جمادى وشعبان »

**3197.** Na ka treguar Muhammed Ibnu-l-Muthenni, këtij Abdu-l-Vehabi, këtij Ejjubi, këtij Muhammed b. Sirini, këtij Ibën Ebu Bekreti, këtij Ebu Bekri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Koha është kthyer në formën të cilën [redacted] ka patur atë ditë kur All-llahu krijoi qiejt dhe Tokën. Viti ka dymbëdhjetë muaj, [redacted] prej tyre katër janë të shenjtë, tre njëri pas tjetrit: Dhu-l-Ka'de, Dhu-l-Hixhxhe, Muharremi si dhe Rexhebi mudâr, i cili është në [redacted] Xhumades dhe Sha'banit".**[19]

٣١٩٨ – حدثنا عبيد بن اسماعيل حدثنا أبو أسامة عن هشام عن أبيه عن سعيد بن زيد بن عمرو بن نفيل « أنه خاصمته أروى - في حق زعمت أنه انتقصه لها - إلى مروان ، فقال سعيد : أنا أنتقص من حقها شيئاً ؟ أشهد لسمعت رسول الله ﷺ يقول : من أخذ شبراً من الارض ظلماً فانه يطوقه يوم القيامة من سبع أرضين » . قال ابن أبي الزناد عن هشام عن أبيه قال : قال لي سعيد بن زيد « دخلت على النبي ﷺ . . »

**3198.** Na ka treguar Ubejd b. Ismaili, këtij Ebu Usame, këtij Hishami, këtij i ati i tij, këtij Seid b. Zejd b. Amër b. Nufejli duke treguar se Erva e ka akuzuar ate tek Mervani për pronën të cilën sipas mendimit të saj ia ka zvogëluar ai, andaj Seidi tha: "Vallë, [redacted] edhe unë t'ia zvogëloj asaj pasurinë, pas asaj që kam dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s., se: **"Ai që merr një pëllëmbë tokë [redacted] huaj pa të drejtë, ajo në Ditën e Gjykmit do t'i varet atij në qafë nga të shtatë (shtresat) [redacted] Tokës".**[20]

---

19 Arabët muajin Rexheb ia lanë fisit Mudar, ngase ky fis [redacted] ruajti shenjtërinë e tij më tepër se fiset tjera arabe, edhe pse nga mbarë arabët ai konsiderohej muaj i shenjtë.

20 Seid b. Zejd konsiderohet njëri ndër "Ashere-i-Mubeshshere" (dhjetë të gëzuar [redacted] Xhennet që në këtë botë). Bint Uvejs [redacted] akuzonte Seidin te Mervani, se ai e ka përvetësuar një pjesë nga pasuria e saj. Seidi një akuzë të tillë e refuzonte duke ua tërhequr vërejtjen të pranishmëve se ai vetë e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Ai që përvetësonë

**"marixhin":** - flaka e zjarrit.

**"merexhe-l-emiru reijjetuhu":** - kur eprori i lejon (pjesëtarët [redacted] tij që ata të sulmojnë) njëri tjetrin.[115]

**"merîxhin":** - i ngatërruar.

**"merixhe emru-n-nasi":** - është ngatërruar çështja e njerëzve.[116]

**"merixhe-l-bahrejni":** - i ka lënë dy dete.[117]

**"merexhte dabbetuke":** - e ke lënë kafshëm tënde.

٣٢٥٨ – حدثنا أبو الوليد حدثنا شعبة عن مهاجر أبي الحسن قال سمعت زيد بن وهب يقول: سمعت أبا ذر رضي الله عنه يقول: كان النبي ﷺ في سفر فقال: أبرد، ثم قال: أبرد، حتى فاء الفيء - يعني للتلول - ثم قال: أبردوا بالصلاة، فإن شدة الحر من فيح جهنم»

**3258.** Na ka treguar Ebu-l-Velidi, këtij Shu'be, këtij Muhaxhir Ebu-l-Hasani, i cili thotë se e ka dëgjuar Zejd b. Vehbin duke thënë se e ka dëgjuar Ebu Dherren kur thoshte:

- Pejgamberi s.a.v.s. në një udhëtim të tij ka thënë:

**"Prit derisa të freskohet (koha)".**

Përsëri tha: **"Prit derisa të freskohet".** Kur u lajmërua hija nga kodrinat (e afërta), tha: **"vonohu [redacted] faljen e namazit të drekës derisa të freskohet koha. Me [redacted] vërtetë, nxehtësia është pasqyrim [redacted] Xhehennemit".**

٣٢٥٩ – حدثنا محمد بن يوسف حدثنا سفيان عن الأعمش عن ذكوان عن أبي سعيد رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ: أبردوا بالصلاة، فإن شدة الحر من فيح جهنم»

---

gjuhës", ngase edhe nga ajeti i lartshënuar nuk aludohet në shijen që shijohet me anë të gjuhës, por në shijen me tërë trupin, kur ai digjet në zjarr.

115 Fjala **"mârizhun"** përmendet në ajetin: "Ai e krijoi njeriun prej baltës së thatë, ashtu siç është vorba e pjekur, e xhindët i krijoi prej flakës së zjarrit". **(Er-Rahman: 14-15).**

116 Fjala **"merixh"** përmendet në ajetin: "Aq më tepër, ata mohuan të vërtetën kur ju erdhi dhe ata janë në gjendje të luhatshme". **(Kaf: 5).**

117 Fjala **"Merxhe-l-bahrejn"** përmendet në ajetin: "I ka lëshuar dy dete që të takohen". **(Er-Rahman: 19).** Ky ajet nuk ka të bëjë [redacted] Xhehennemin.

**3259.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij Sufjani, këtij A'meshi, këtij Dhekvani, këtij Ebu Seidi r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Vonohe faljen e namazit (të drekës) derisa të freskohet (koha). Me të vërtetë, vapa është pasqyrim i Xhehennemit".**

٣٢٦٠ ـ حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال حدثنا أبو سلمة بن عبد الرحمن أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال رسول الله ﷺ «اشتكت النار إلى ربها فقالت: رب أكل بعضي بعضاً، فأذن لها بنفسين: نفس [redacted] الشتاء ونفس في الصيف، فأشد ما تجدون من الحر، وأشد ما تجدون من الزمهرير»

**3260.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij Shuajbi, këtij Zuhrijju, këtij Ebu Seleme b. Abdurrahmani duke thënë se e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**Xhehennemi [redacted] është ankuar Zotit duke i thënë:**

**"O Zoti im, [redacted] ha vetveten".**

**Atëherë (All-llahu) i lejoi dy frymëmarrje, njërën gjatë dimrit dhe tjetrën gjatë verës. Ato janë vapa më [redacted] madhe, të cilën [redacted] përjetoni (verës) dhe acari më i madh, të cilin e përjetoni (gjatë dimrit)".**[118]

٣٢٦١ ـ حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا أبو عامر هو العقدي حدثنا همام عن أبي جمرة الضبعي قال «كنت أجالس ابن عباس بمكة، فأخذتني الحمى فقال: أبردها عنك بماء زمزم، فإن رسول الله ﷺ قال: هي الحمى من فيح جهنم، فأبردوها بالماء، أو قال: بماء زمزم. شك همام»

**3261.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Ebu Amiri, ai është Akadiu, këtij Hemmami, këtij Ebu Xhemre Ed-Dubeijju, i cili ka thënë:

**"Zakonisht në Mekke ulesha me Ibën Abbasin, (me një rast) më kapluan ethet, e ai më tha:**

**- Freskohu [redacted] ujë Zemzemi, ngase Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:**

**"Ethet janë pasqyrim i Xhehennemit, andaj freskohuni [redacted] ujë"**, ose ka thënë: **"...me ujë Zemzemi"**. Hemmami hamendet.

---

118 Këta hadithe përmenden në kaptinën "Kohët [redacted] namazit", [redacted] këtu përsëriten ngase në të flitet për Xhehennemin dhe dëshmojnë [redacted] ai ekziston dhe [redacted] është krijuar që më parë.

٣٢٦٢ – حدثني عمرو بن عباس حدثنا عبد الرحمن حدثنا سفيان عن أبيه عن عباية بن رفاعة قال: أخبرني رافع بن خديج قال «سمعت النبي ﷺ يقول: الحمى من فور جهنم، فأبردوها عنكم بالماء»

**3262.** Na ka treguar Amër b. Abbasi, këtij Abdurrahmani, këtij Sufjani, këtij i ati i tij, këtij Abaj b. Rifa-ati, këtij Rafi' b. Hadixhi, i cili thotë [redacted] e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Ethet janë nga zjarrmia [redacted] Xhehennemit, andaj freskohuni [redacted] ujë".**

٣٢٦٣ – حدثنا مالك بن إسماعيل حدثنا زهير حدثنا هشام عن عروة عن عائشة رضي [redacted] عنها عن النبي ﷺ قال «الحمى من فيح جهنم، فأبردوها بالماء»

**3263.** Na ka treguar Malik b. Ismaili, këtij Zuhejri, këtij Hishami, këtij Urve, këtij Aishja r.a., e cila thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ethet janë pasqyrim [redacted] Xhehennemit, andaj freskohuni me ujë".**

٣٢٦٤ – حدثنا مسدد عن يحيى عن عبيد الله قال حدثني نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ قال «الحمى من فيح جهنم، فأبردوها بالماء»

**3264.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahjau, këtij Ubejdullahu, këtij Nafiu, këtij Ibën Umeri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Ethet janë pasqyrim [redacted] Xhehennemit, andaj (kur të sëmureni nga ato), freskohuni me ujë".**

٣٢٦٥ – حدثنا إسماعيل بن أبي أويس قال حدثني مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله [redacted] أن رسول الله ﷺ قال «ناركم جزء من سبعين جزءاً من نار جهنم. قيل: يا رسول الله إن كانت لكافية، قال: فضلت عليهن بتسعة وستين جزءاً كلهن مثل حرها»

**3265.** Na ka treguar Ismail b. Ebu Uvejsi, këtij Maliku, këtij Ebu-z-Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejrja r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Zjarri juaj (në këtë botë) është vetëm një pjesë nga shtatëdhjetë pjesë të zjarrit të Xhehennemit".**

- **O Resulullah,** - i thanë - **ky zjarr (i kësaj bote) na mjafton.**

**- Ai (zjarri i Xhehennemit) - [redacted] tha ai - është më [redacted] ashpër (se zjarri i kësaj bote) për gjashtëdhjetë [redacted] nëntë pjesë (herë). Secila prej tyre është [redacted] njejtë me atë".**[119]

٣٢٦٦ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا سفيان عن عمرو سمع عطاء يخبر عن صفوان بن يعلى عن أبيه أنه
«سمع النبي ﷺ يقرأ على المنبر {ونادوا يا مالك}».

**3266.** Na ka treguar Kutejbe b. Seidi, këtij Sufjani, këtij Amri, këtij Atai, këtij Safvan b. Ja'lau, këtij i ati i tij, i cili thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. në minber duke thënë:

**"Ata do të ftojnë: - O Malik".**[120]

٣٢٦٧ – حدثنا علي حدثنا سفيان عن الأعمش عن أبي وائل قال «قيل لأسامة لو أتيت فلانا
فكلمته، قال: إنكم لترون أني لا أكلمه إلا أسمعكم، إني أكلمه في السر دون أن أفتح بابا لا أكون
أول من فتحه، ولا أقول لرجل - أن كان علي أميرا - إنه خير الناس، بعد شيء سمعته من رسول الله ﷺ.
قالوا: وما سمعته يقول؟ قال: سمعته يقول: يجاء بالرجل يوم القيامة فيلقى في النار، فتندلق أقتابه في النار،
فيدور كما يدور الحمار برحاه، فيجتمع أهل النار عليه فيقولون: أي فلان ما شأنك؟ أليس كنت تأمرنا
بالمعروف وتنهانا عن المنكر؟ قال: كنت آمركم بالمعروف ولا آتيه، وأنهاكم عن المنكر وآتيه». رواه
غندر عن شعبة عن الأعمش.

**3267.** Na ka treguar Aliu, këtij Sufjani, këtij A'meshi, këtij Ebu Vaili, i cili thotë se Usames i është thënë:

---

119 Gjithashtu, të njejtin hadith e transmetojnë Imam Ahmedi dhe Ibën Hibbani nga Ebu Hurejra, që në versionin e tyre në fund të hadithit thuhet: "Ai zjarr dy her është i përzier me detin, po të [redacted] jetë ajo, ate nuk do ta shfrytëzonte askush?
Muhammedi a.s. ka thënë se zjarri i Xhehennemit është njëzet herë më i ashpër se zjarri i kësaj bote, andaj të mos mendojë ndokush se zjarri i kësaj bote mjafton për ndëshkimin e atyre që nuk i përmbahen rregullave të Islamit. Ndëshkimi i All-llahut xh.sh. dallon nga ndëshkimet që i ekzekutojnë te njerëzit.

120 Kjo është pjesë e ajetit: "Ata do të thërrasin: O Malik, le të na gjykojë Zoti yt me shkatërrim, e ai do t'u thotë: Ju do të qëndroni përherë aty". **(Ez-Zuhruf: 77).**

**"Po të shkonit te filani (Uthman b. Affani), t'i tregoni (për veprat e [redacted] vllait të tij, nga nëna, Velid b. Utbes)?**

- **Ju, me siguri mendoni** - u tha ai - se **unë nuk i flas atij (për veprat e [redacted] vllait të tij), edhe pse ju (nuk keni patur rast) që [redacted] më dëgjoni. Unë i flas atij fshehtas, që të [redacted] u jap shkas të tjerëve (që ata të shpifin diç për te). Unë, pas asaj që kam dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s., askujt nuk [redacted] them se ti je njeriu më i mirë, qoftë edhe sunduesi im.**

- **Po ç'ke dëgjuar nga ai?** - e pyetën.

- **E kam dëgjuar** - u tha ai - **Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Në Ditën e Gjykimit do të sillet njeriut (i [redacted] urdhëron diç për [redacted] punuar, por vetë nuk vepron ashtu) dhe në zjarr do të hudhet, kurse zorrët e tij do t'i dalin mbi zjarr, e ai do [redacted] vërtitet ashtu siç sillet gomari rreth mullarit të tij. Atëherë xhennemlijtë të tubuar rreth tij do t'i thonë:**

- **O filan, ç'është me ty? A nuk [redacted] ke urdhëruar (që ne të punojmë vepra) të mira dhe të largohemi nga të këqiat.**

- **Mirë, ju kam urdhëruar** - do t'u thotë ai -, **por unë nuk kam bërë (vepra të mira), gjithashtu juve ua kam ndaluar [redacted] këqiat, por vetë i kam bërë".**

Këtë hadith edhe Gunderi e transmeton nga Shu'be, e ai nga A'mashi.[121]

**باب صفة إبليس وجنوده**

وقال مجاهد ﴿ يُقذَفونَ ﴾ : يُرمونَ . ﴿ دُحوراً ﴾ : مطرودين . ﴿ واصب ﴾ : دائم . وقال ابن عباس ﴿ مَدحوراً ﴾ : مطرودا . يقال ﴿ مَرِيداً ﴾ متمرّداً . بَتَّكَهُ : قطّعَهُ . ﴿ واستفزِزْ ﴾ : استخِفَّ . ﴿ بخَيْلِكَ ﴾ الفرسانُ . والرَّجْلُ : الرَّجّالة ، واحدُها راجل ، مثلُ صاحب وصَحْب ، وتاجرٍ وتَجْر . ﴿ لأحتَنِكَنَّ ﴾ : لأستأصلن ﴿ قَرِين ﴾ : شيطان

121 Verisonin të cilin e transmeton Gunderi, për këtë hadith, Buhariu në tërësi [redacted] cek në kaptinën, e cila ka të bëjë me intrigat. Përndryshe, ky hadith ka të bëjë [redacted] ata individë që të tjerët i thërrasin të bëjnë vepra të mira, dhe i largojnë nga të këqiat, por vetë nuk i përmbahen këshillave të tilla, dhe punojnë vepra të këqia, që ky hadith i sqaron mundimet [redacted] tyre që do t'i përjetojnë në Xhehennem.

## Përshkrimi i shejtanit dhe ushtrisë [redacted] tij

Muxhahidi ka thënë: **"jukdhefûne"**, do të thotë: - në ata gjuhet.

**"duhûren"**: - që t'i dëbojnë.

**"vasibun"**: - i përhershëm.[122]

Ibën Abbasi ka thënë: **"Med-hûren"**, do të thotë: - i larguar.[123]

**"merîden"**: - këmbëngulës[124]

**"bettekehu"**: - e ka këputur.[125]

**"vestefziz"**: - ngatërroje.

**"bi-hajlike"**: - kuaj

**"er-rexhlu"**: - këmbësore. Njejësi bën: **"raxhil"**, ashtu siç është edhe **"sahib"** dhe **"sahb"**, **"taxhir"** dhe **"taxhr"**.[126]

---

122 Fjalët: **jukdhefunne, duhuren** dhe **vasib** gjenden në ajetin: "Dhe e ruajmë nga çdo djall kokëkfortë, që të mos i përgjojë engjëjt e lartësuar, ata (djajt) sulmohen nga të gjitha anët". **(Es-Saffat: 7-8).** Dhe në ajetin: "Për t'i dëbuar ata, për ta ka vuajtje të përheshme", **(Es-Saffat: 9).**

123 Fjala **"med-huren"** përmendet në ajetin: "Ajo është nga mençuria që të ka shpallur ty Zoti yt, dhe mos bë Zot tjetër me All-llahun, e të hedhesh në Xhehennem, i sharë dhe i larguar". **(El-Isra': 39).**
Kjo fjalë në këtë ajet ka të bëjë me shejtanin, që këtu përmendet për të sqaruar fjalën **"Duhuren"**, e cila përmendet më lart.

124 Fjala **"merîden"** përmendet në ajetin: "Ata nuk thërrasin tjetër pos idhujt (që kanë emra femrorë) dhe nuk thërrasin tjetër pos shejtanit kokëfortë". **(En-Nisa': 117).**

125 Fjala **"bettekahu"** është sqarim i foljes **"felejubettikunne"**, e që gjendet në ajetin: "Dhe unë doemos di t'i shpie ata në rrugë pa rrugë dhe [redacted] siguri do t'i joshi [redacted] shpresa të kota dhe me siguri do t'i urdhëroj që t'u prejnë veshët shtazëve, [redacted] pastaj me siguri do t'i urdhëroj t'i ndërrojnë krijesat e All-llahut, e ai që për mbikëqyrës merr djallin, e jo All-llahun, ai ka pësuar humbje të pakufishme". **(En-Nisa': 119).**

126 Folja **"vestefziz"** dhe sintagmat **"bihajlike ve rezhlike"** përmenden në ajetin: "Dhe përvetëso [redacted] zërin tënd kë të mundesh nga ata, sulmo në ta me britmën e kalorësisë dhe kambësorisë tënde, integrohu me pasurinë dhe fëmijët e tyre dhe jepju premtime! E, djalli nuk u premton atyre tjetër pos mashtrimit". **(El-Isara': 64).**

**"leahtenikenne"**: - me siguri do të çrrënjoset.[127]

**"karînun"**: - shejtan.[128]

٣٢٦٨ — حدثنا إبراهيمُ بن موسى أخبرنا عيسى عن هشامٍ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت
« سُحِرَ النبيُّ ﷺ » . وقال الليثُ : كتبَ إليَّ هشام أنهُ سمِعهُ ووعاهُ عن عائشةَ قالت « سُحِرَ النبيُّ ﷺ
حتى كان يُخيَّلُ إليهِ أنهُ يفعلُ الشيءَ وما يَفعلهُ ، حتى كان ذاتَ يومٍ دعا ودعا ثم قال : أشعَرتِ أنَّ اللهَ أفتاني فيما
فيهِ شفائي ؟ أتاني رجُلانِ فقعدَ أحدُهما عندَ رأسي والآخرُ عندَ رِجلي ، [redacted] أحدُهما للآخر : ما وجَعُ الرجُلِ ؟ فقال :
مَطبوب . قال : ومَن طَبَّهُ ؟ قال : لَبيدُ بنُ الأعصَمِ . قال : فيما ذا ؟ قال : في مُشطٍ ومُشاقةٍ وجُفِّ طَلعةٍ ذَكَرٍ .
قال : فأينَ هوَ ؟ قال : في بئرِ ذَرْوانَ . فخرجَ إليها النبيُّ ﷺ ، ثم رجعَ فقال لعائشةَ حينَ رجَعَ : نخلُها كأنهُ
رؤوسُ الشياطينِ . فقلتُ : استخرجتَهُ ؟ فقال : لا . أمَّا أنا فقد شفانيَ اللهُ ، وخشيتُ أن يُثيرَ ذلكَ على الناسِ
شرًّا . ثم دُفِنَتِ البئرُ »

**3268.** Na ka treguar Ibrahim b. Musau, këtij Isau, këtij Hishami, këtij i ati i tij, këtij Aishja r.a., e cila thotë se Pejgamberit s.a.v.s. njëherë i kanë bërë magji.

Lejthi ka thënë:

- Më ka shkruar Hishami se ai e ka dëgjuar të atin e tij duke thënë se Aishja r.a. ka thënë:

**'Me një rast i bënë magji Pejgamberit s.a.v.s. dhe i dukej [redacted] ka bërë diç, ndërsa ai nuk kishte bërë asgjë. Një ditë u lut gjatë dhe tha:**

**- A e vërejte se ALl-llahu më lajmëroi [redacted] ku e kam shërimin? Dhe vazhdoi: - Më erdhën dy njerëz, njëri më është ulur tek koka e tjetri tek këmbët. Njëri tjetrit i thanë:**

---

127 Sintagma **"leahtenikenne"** përmendet në ajetin: "(Djalli) tha: A [redacted] konsideron Ti këte më të mirë [redacted] mua. Me të vërtetë, nëse më le deri në Ditën e Kijametit, unë do t'i shfaros [redacted] mashtrim pasardhësit e tij, përpos një numri të vogël nga ata". **(El-Isara': 64).**

128 Fjala **"karin"** përmednet në ajetin: "Ai që shmanget nga këshilla (Kur'ani) [redacted] Mëshiruesit të Gjithmbarshëm, Ne do t'ia ngarkojmë djallin dhe do t'i bëhet shok atij" **(Ez-Zuhruf: 36).**

**- Çfarë sëmundje ka ky njeri?**

**- I është bërë magji** - tha njëri prej tyre.

**- E kush I ka bërë magji** - tha i pari.

**- Lebid b. El-A'semi** - i tha tjetri.

**- Në çka** - pyeti ai.

**- Në krahët, në furkë dhe në kupë [redacted] palmës mashkullore** - iu përgjigj tjetri.

**- E ku është ajo** - e pyeti i pari.

**- Në pusin Dhervanë** - iu përgjigj.

Pejgamberi s.a.v.s. shkoi atje. Kur u kthye nga ai pus tha:

**- Palmat e tyre i përngjajnë kokës së shejtanit.**

**- A e ke lajmëruar (masën)?** - e kam pyetur.

**- Jo** - tha ai. **Sa më përket mua, All-llahu më shëroi, por kam frikë se mos ajo do të ndikojë keq tek njerëzit.**

Pastaj ai pus është mbuluar.

٣٢٦٩ — حدثنا إسماعيلُ بنُ أبي أويسٍ قال حدَّثني أخي عن سليمانَ بنِ بلالٍ عن يحيى بنِ سعيدٍ عن سعيدِ بنِ المسيَّبِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال «يَعقِدُ الشيطانُ على قافيةِ رأسِ أحدِكم ـ إذا هوَ نامَ ـ ثلاثَ عُقَدٍ ، يَضرِبُ على كلِّ عُقدةٍ مَكانَها: عليكَ ليلٌ طويلٌ ، فارقُدْ . فإنِ استيقظَ فذَكرَ [redacted] انحلَّتْ عُقدةٌ ، فإن توضَّأ انحلَّت [redacted] ، فإن صلَّى انحلَّت عُقَدُهُ كلُّها فأصبحَ نَشيطاً طيِّبَ النفسِ ، وإلاَّ أصبحَ خَبيثَ النفسِ كَسلانَ »

**3269.** Na ka treguar Ismail b. Ebu Uvejsë, këtij vëllai i tij, atij Sulejman b. Bilali, këtij Jahja b. Seidi, këtij Sead b. Musejjebi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur ndonjëri prej jush flen, shejtani në pjesën [redacted] prapme të kokës së tij lidh tri nyje. Në secilën nyje troket (duke thënë): "bjerr, nata është [redacted] gjatë"! Nëse ai zgjohet dhe [redacted] përmend All-llahun, [redacted] zjidh një nyje, [redacted] nëse merr edhe abdes, [redacted] zgjidhe edhe një nyje, [redacted] po qe se edhe namaz fal**

**i ka zgjidhë që të gjitha nyjet. Atëherë zgjohet i freskët dhe i disponuar, në të kundërtën zgjohet i molisur dhe përtac".**[129]

٣٢٧٠ – حدثنا عثمان بن أبي شيبة حدثنا جرير عن منصور عن أبي وائل عن عبد الله رضي الله عنه قال «ذُكِرَ عند النبي [redacted] رجلٌ نامَ ليلةً حتى أصبحَ، قال: ذاكَ رجلٌ بالَ الشيطانُ في أذنيهِ، أو قال: في أذنه»

**3270.** Na ka treguar Uthman b. Ebu Shejbi, këtij Xheriri, këtij Mensuri, këtij Ebu Vaili, këtij Abdullahu r.a., i cili thotë se në prezencën e Pejgamberit s.a.v.s. është përmendur një njeri, i cili flente tërë natën, deri në agim. Atëherë Resulullahu a.s. tha:

**"Ai është njeri në veshët e të [redacted] shejtani është pshurrur"**, ose ka thënë: **"...në veshin..."**.[130]

٣٢٧١ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا همام عن منصور عن سالم بن أبي الجعد عن كُريب عن ابن عباس رضي الله عنهما عن النبي [redacted] قال «أما إنَّ أحدَكم إذا أتى أهلَهُ وقال: بسمِ الله، اللهمَّ جنِّبنا الشيطانَ وجنِّبِ الشيطانَ ما رزقتنا، فرُزِقا ولدا، لم يضُرَّهُ الشيطان»

**3271.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Hemmami, këtij Mensuri, këtij Selim b. Ebu Xha'di, këtij Kurejbi, këtij Ibën Abbasi r.a., i cili thotë se Pejgabmeri s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur ndonjëri prej jush, duke iu ofruar bashkëshortes së tij, thotë: Bismil-l-ahi, O Zoti ynë, na ruaj nga shejtani dhe largoje ate nga ajo të cilën [redacted] ke ndarë", dhe me atë rast (All-llahu) I fal fëmijë atij, atëherë shejtani nuk do të mundet ta dëmtojë ate".**

---

129 Disa dijetarë islamë mendojnë se hadithi në fjalë ka të bëjë [redacted] ata që kohën [redacted] namazit të jacisë e kalojnë në gjumë, kurse shumica e tyre mendojnë se kjo vlen për të gjithë kohët [redacted] namazit gjatë mbrëmjes.

130 Kurtubiu mendon se hadithin [redacted] lartshënuar duhet kuptuar fjalë për fjalë, sepse bota djallëzore ekziston dhe se djajt kanë nevojë natyrore si dhe bota njerëzore. Hatabi mendon se një dukuri e tillë shprehet në plogështi, përtaci dhe dukuri tjera.

٣٢٧٢ — حدثنا محمد أخبرنا عبدة عن هشام بن عروة عن أبيه عن ابن عمر رضي الله عنهما قال: قال رسول الله ﷺ «إذا طلع حاجب الشمس فدعوا الصلاة حتى تبرز، وإذا غاب حاجب الشمس فدعوا الصلاة حتى تغيب»

**3272.** Na ka treguar Muhammedi, këtij Abdi, këtij Hisham b. Urve, këtij i ati i tij, këtij Ibën Umeri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur [redacted] lajmërohet lindja [redacted] Diellit, ndërpreheni namazin, derisa [redacted] duket (dielli). Gjithashtu namazin ndërpreheni edhe kur të perëndojë Dielli.**

٣٢٧٣ — «ولا تحينوا بصلاتكم طلوع الشمس ولا غروبها، فإنها تطلع بين قرني شيطان. أو الشيطان، لا أدري أي ذلك قال هشام»

**3273. Asnjëherë mos e pritni lindjen dhe perëndimin e Diellit në mamaz, ngase ai lind [redacted] brinjëve e shejtanëve"**, osc **"....shejtanit"**. Nuk [redacted] di cilën prej tyre e ka thënë Hishami.

٣٢٧٤ — حدثنا أبو معمر حدثنا عبد الوارث حدثنا يونس عن حميد بن هلال عن أبي صالح عن أبي سعيد الخدري قال: قال النبي [redacted] «إذا مر بين يدي أحدكم شيء وهو يصلي فليمنعه، فإن أبى فليمنعه، فإن أبى فليقاتله، فإنما هو شيطان»

**3274.** Na ka treguar Ebu Ma'meri, këtij Abdu-l-Varithi, këtij Junusi, këtij Humejd b. Hilali, këtij Ebu Salihu, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur ndonjërin prej jush duke qenë në namaz e pengon ndokush, le ta largojë e nëse [redacted] përsërit prapë, le ta largojë, [redacted] nëse prapë [redacted] pengon, atëherë le të kacafytet [redacted] te, ngase ai është shejtani.**

٣٢٧٥ – وقال عثمان بن الهيثم حدثنا عوف عن محمد بن سيرين عن أبي هريرة رضي الله عنه قال وكلني
رسول الله ﷺ بحفظ زكاة رمضان، فأتاني آت فجعل يحثو من الطعام، فأخذته فقلت: لأرفعنك إلى
رسول الله ﷺ – فذكر الحديث فقال – : إذا أويت إلى فراشك فاقرأ آية الكرسي، لن يزال عليك
من الله حافظ، ولا يقربك شيطان حتى تصبح. فقال النبي ﷺ: صدقك وهو كذوب، ذاك شيطان

**3275.** Uthman b. Hejthemi thotë se i ka treguar Afvi, duke transmetuar nga Muhammed b. Sirini, e ky nga Ebu Hurejra r.a., i cili thotë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. më besoi ruajtjen e sadakai-l-fitrit. Duke e ruajtur ate, më erdhi një fëmijë ilegjitim dhe filloi të marrë ushqim. E kapa dhe i thashë: "Tek Pejgamberi s.a.v.s. do të të lajmërojë".**

Pastaj më tregoi hadithin (duke më thënë se shejtani) ka thënë:

**"Kur të shtrihesh në shtrat, lexoje Ajetu-l-Kursijju. Rregullisht pranë teje do të qëndrojë një mbikëqyrës nga All-llahu dhe shejtani nuk mundet të të ofrohet, derisa të zgjohesh".**

**- Të vërtetën ta ka thënë** - tha Pejgamberi s.a.v.s. **përndryshe ai është rrenacak i madh. Ai është shejtani.**[131]

٣٢٧٦ – حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب قال: أخبرني عروة بن
الزبير قال أبو هريرة رضي الله عنه: قال رسول الله ﷺ «يأتي الشيطان أحدكم فيقول: من خلق كذا؟
من خلق كذا؟ حتى يقول: من خلق ربك؟ فإذا بلغه فليستعذ بالله ولينته»

**3276.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, këtij Ukajli, këtij Ibën Shihabi, këtij Urve b. Zubjer, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

131 Buhariu këtë hadith në koleksionin e tij, e përmend tri herë, dhe sa herë që e përmend, shprehet me fjalët: "Uthman b. Hejthemi ka thënë", që nuk është e qartë se a e ka dëgjuar ai ate nga Uthmani, apo nëpërmes ndokuj tjetër? prandaj Ibnu-l-A'rebi mendon se senedi i këtij hadithi ndërpritet, mirëpo, Ibën Haxh El-Askalani thotë se këtë hadith me sened të plotë nga Uthmani e kanë transmetuar Nesaiu, Ismaili dhe Ebu Nuajmi, e pastaj shënon disa senede të këtij hadithi, ku shihet se senedi i tij është i përngjitur, e jo i ndërprerë.

**"Shejtani i vjen ndonjërit prej jush dhe [redacted] pyet: - Kush [redacted] ka krijuar këtë? Kush [redacted] ka krijuar këtë? (dhe vazhdon duke e pyetur) derisa ta pyetë: - Kush [redacted] ka krijuar Zotin tënd? Andaj, atij që i ndodh diç e tillë, le të kërkojë strehim tek All-llahu dhe le të ndërprejë (me përgjigje në pyetjet [redacted] shejtanit).**[132]

٣٢٧٧ – حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث قال حدثني عقيل عن ابن شهاب قال حدثني ابن أبي أنس مولى التيميين أن أباه حدثه أنه سمع أبا هريرة رضي الله [redacted] يقول: قال رسول الله ﷺ «إذا دخل رمضان فتحت أبواب الجنة وغلقت أبواب جهنم وسلسلت الشياطين»

**3277.** Na ka treguar Jahja b. Bukejri, këtij Lejthi, këtij Ukajli, këtij Ibën Shihabi, këtij Ibën Ebu Enesi, rob i liruar i Tejmiut, këtij i ati i tij duke thënë se e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Me fillimin e muajit të Ramazanit, hapen dyert e Xhennetit, ndërsa ato të Xhehennemit mbyllen dhe shejtanët mbyllen me zinxhirë".**

٣٢٧٨ – حدثنا الحميدي حدثنا سفيان حدثنا عمرو قال: أخبرني سعيد بن جبير قال: قلت لابن عباس فقال «حدثنا أبي بن كعب أنه سمع رسول الله ﷺ يقول: إن موسى قال لفتاه آتنا غداءنا، قال: أرأيت إذ أوينا إلى الصخرة فإني نسيت الحوت وما أنسانيه إلا الشيطان أن أذكره، ولم يجد موسى النصب حتى جاوز المكان الذي أمر الله به»

**3278.** Na ka treguar El-Humejdi, këtij Sufjani, këtij Amri, këtij Seid b. Xhubejri, duke thënë se e ka pyetur Ibën Abbasin: (A është Musa b. Imrani ai i cili ka qenë me Hidrin?), e ai tha:

---

132 Lidhur me këtë çështje Muslimi nga Ebu Hurejra transmeton hadithin në të cilin thuhet: "Njerëzit rregullisht do të pyeten (nga shejtani) derisa t'u thuhet: Krijesat i ka krijuar All-llahu xh.sh., e kush e ka krijuar All-llahun? Ai që hasë në pyetje të tilla, le të përgjigjet: "Unë besoj në All-llahun". Tajjibi duke komentuar këtë hadith thotë: "I është urdhëruar (njeriut që has në pyetje të tilla) që të kërkojë mbështetje te All-llahu dhe t'u rreket punëve tjera, e nuk i është lejuar që të mendojë (lidhur me atë se kush e ka kijuar All-llahun) dhe të kërkojë argumente, sepse të kërkosh argumente në atë çështje, vetëm bjen në një dilem më të madhe, [redacted] më së miri është që në raste të tilla të kërkosh mbështetje te All-llahu xh.sh.".

- Na ka treguar Ubejj b. Ka'bi se ai e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Musai i ka thënë djalit të tij: Na sill drekën!**

**- A të kujtohet** - i tha ai - **kur u strehuam në atë shkëmbin? Unë e kisha harruar peshkun. Nuk do ta harroja po të mos më pengonte shejtani.**

**Musai nuk ndjeu lodhje derisa e kaloi vendin, të cilin ia kishte caktuar All-llahu".**[133]

٣٢٧٩ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ عن مالكٍ عن عبدِ اللهِ بنِ دينارٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال «رأيتُ رسولَ اللهِ ﷺ يُشيرُ إلى المشرقِ فقال: ها إنَّ الفتنةَ ها هنا، إنَّ الفتنةَ ها هنا، من حيثُ يَطلُعُ قرنُ الشيطان»

**3279.** Na ka treguar Abdullah b. Muslemi, këtij Maliku, këtij Abdullah b. Dinari, këtij Abdullah b. Umeri r.a. duke thënë:

**"E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke treguar [redacted] dor në drejtim [redacted] lindjes dhe thoshte: "Ja, atje do të jetë turbullira! Ja, atje do [redacted] jetë turbullira! Prej atje lajmërohen brirët [redacted] shejtanit".**

٣٢٨٠ – حدثنا يحيى بنُ جعفرٍ حدَّثنا محمدُ بن عبدِ الله الأنصاريُّ حدثني ابنُ جُرَيجٍ قال أخبرَني عطاءٌ عن جابرٍ رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ قال «إذا استَجنَحَ الليلُ - أو كان جُنحُ الليلِ - فكفُّوا صبيانَكم فإنَّ الشياطينَ تَنتشِرُ حينَئذٍ، فإذا ذَهبَ ساعةٌ منَ العِشاءِ فخلُّوهم، وأغلِقْ بابَكَ واذكُرِ اسمَ اللهِ، وأطفِئْ مِصباحَكَ واذكرِ اسمَ اللهِ، وأَوكِ سِقاءَكَ واذكرِ اسمَ اللهِ، وخَمِّرْ إناءَكَ واذكرِ اسمَ اللهِ ولو تَعرُضُ عليهِ شيئاً»

**3280.** Na ka treguar Jahja b. Xha'feri, këtij Muhammed b. Abdullah El-Ensariu, këtij Ibën Xhurejxhi, këtij A'ta', këtij Xhabiri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

133 Hadithi i cili ka të bëjë me Musaun a.s. dhe Hidrin, më gjërësisht shih në kaptinën, [redacted] cila ka të bëjë [redacted] shkencën.

**"Kur të errësohet, [redacted] të afrohet mbrëmja, tuboni fëmijët [redacted] juaj, ngase mu (në atë kohë) shejtanët shpërndahen, [redacted] kur të kalojë mbrëmja, lironi.**

**Mbyllni dyert dhe përmendeni emrin [redacted] All-llahut. Fikni dritat dhe përmendeni emrin [redacted] All-llahut. Mbuloni enët, qoftë edhe duke vërë diç mbi to, dhe përmendeni emrin [redacted] All-llahut"**[134]

٣٢٨١ – حدثنا محمود بن غيلان حدثنا عبد الرزاق أخبرنا معمر عن الزهري عن علي بن حسين عن صفية بنت حيي قالت «كان رسول الله [redacted] معتكفا، فأتيته أزوره ليلا، فحدثته ثم قمت فانقلبت، فقام معي ليقلبني – وكان مسكنها في دار أسامة بن زيد – فمر رجلان من الأنصار، فلما رأيا النبي ﷺ أسرعا فقال النبي [redacted]: على رسلكما، إنها صفية بنت حيي. فقالا: سبحان الله يا رسول الله. قال: إن الشيطان يجري من الإنسان مجرى الدم، وإني خشيت أن يقذف في قلوبكما سوءا. أو قال: شيئا»

**3281.** Na ka treguar Muhammed b. Gajlani, këtij Abdu-r-Rezaku, këtij Ma'meri, këtij Zuhriu, këtij Ali b. Husejni, i cili thotë se Safia, vajza e Hujjejit ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. qëndronte në I'tikafë, e unë në mbrëmje shkova për ta vizituar ate. Biseduam me te, pastaj u ngrita (që të dal), por përsëri u ktheva, e ai u ngrit të më përcjellë.**

---

134 Sa i përket urdhërit për përkujdesjen e fëmijëve në mbrëmje, Ibnu-l-Xhavzi thot: "Duhet përkujdesur ndaj fëmijëve në mbrëmje, sepse ata nuk e din duanë, e cila I ruan nga shejtani, dhe se shejtanët gjatë shpërndarjes së tyre kapen për ate që munden dhe mu për ate duhet përkujdesur për fëmijët në kohën e mbrëmjes, shejtanët shpërndahen mu në atë kohë, sepse më lehtë lëvizin natën [redacted] ditën, ngase gjatë natës janë më të fortë". Pas urdhërit për përkujdesjen e fëmijëve, pasoi urdhëri që çdo individ të mbyllë derën me çelës, të fikë dritën dhe të mbulojë enët në të cilat gjendet uji apo ushqimi, që të jenë të mbrojtura nga shejtani, nga papastërtia dhe insektet, gjithashtu edhe nga sëmundja, për të cilën thuhet se brenda vitit rastësisht ndalet në enën e cila është pa mbulesë. Këto urdhëresa janë **"mendub"** dhe ato sjellin dobi në këtë botë. Edhe po qe se nuk veprohet sipas tyre kur janë në pyetje enët e ujit dhe të ushqimit, lejohet të pihet dhe të hahet ushqimi nga enët e pambuluara.

Banesa e saj ka qenë në shtëpinë [redacted] Usame b. Zejdit. (duke ecur) pranë kaluan dy ensarë dhe, kur e panë Pejgamberin s.a.v.s. (të shoqëruar me Safijen), shpejtuan. Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. u tha:

- Më ngadalë, ju lutem! Me të vërtetë, kjo është Safia, vajza e Hujjejit.

- **Subhanellah, O Resulullah,** - i thanë ata. Kurse Resulullahu s.a.v.s. u tha:

- **Shejtani qarkullon në trupin [redacted] njeriut, ashtu siç qarkullon gjaku në trupin e tij, andaj u frikova që [redacted] mbejll diç [redacted] keqe në zemrat [redacted] juaja"**, ose ka thënë: **"... diç..."**[135]

٣٢٨٢ - حدثنا عبدان عن أبي حمزة عن الأعمش عن عدي بن ثابت عن سليمان بن صرد قال
«كنت جالساً مع النبي ﷺ ورجلان يستبان، فأحدهما احمر وجهه وانتفخت أوداجه، فقال النبي ﷺ
إني لأعلم كلمة لو قالها ذهب عنه ما يجد، لو قال: أعوذ بالله من الشيطان ذهب عنه ما يجد. فقالوا له إن
النبي ﷺ قال: تعوذ بالله من الشيطان، فقال: وهل بي جنون؟»

**3282.** Na ka treguar Abdani, këtij Ebu Hamza, këtij A'meshi, këtij Adijj b. Thabiti, i cili thotë se Sulejman b. Suredi ka thënë:

- Kam qenë njëherë ulur me Pejgamberin s.a.v.s., ndërsa (në afërsi) dy vetë shaheshin njëri me tjetrin. Njërit prej tyre iu skuq fytyra, saqë edhe dhellët e qafës iu skuqën. Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha:

- ***Po t'i shqiptonte fjalët, të cilat unë i di, atëherë atij do t'i largohet*** **ajo që [redacted] ndjen ai. Po të thotë ai: "Eudhu bil-lahi min-esh-shejtani", atij do t'i largohet ajo që e ndjen.**

Atëherë (të pranishmit) i thanë se Pejgamberi s.a.v.s. thotë që prej Shejtanit të kërkosh mbrojtje te All-llahu, kurse ai u tha:

---

135 Disa ulema mendojnë se hadithin në fjalë duhet kuptuar fjalë për fjalë, ngase All-llahu xh.sh. ia ka mundësuar shejtanit të lëvizë në trupin e njeriut, ashtu siç rrjedh gjaku. Disa të tjerë mendojnë se shejtani mundohet ta mashtrojë njeriun në çdo moment, nuk i ndahet atij dhe prezencën e tij e krahasojnë me prezencën e gjakut në trupin e njeriut. Nga hadithi në fjalë shihet mëshira e Muhammedit a.s. ndaj ummetit të tij, kur ai u frikua që shejtani deshi t'i vëjë në dyshim ata [redacted] dy, dhe [redacted] dyshimin e tyre ndaj Muhammedit a.s. ta humbin Ahiretin.

**- Mos jam çmendur (që të kërkoj ndihmë nga All-llahu)?**[136]

٣٢٨٣ — حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا منصور عن سالم بن أبي الجعد عن كريب عن ابن عباس قال: قال النبي ﷺ «لو أن أحدكم إذا أتى أهله قال: اللهم جنبني الشيطان وجنب الشيطان ما رزقتني، فإن كان بينهما ولد لم يضره الشيطان ولم يسلط عليه»

قال: وحدثنا الأعمش عن سالم عن كريب عن ابن عباس.. مثله

**3283.** Na ka treguar Ademi, këtij Shu'bi, këtij Mensuri, këtij Salim b. Ebu-l-Xha'di, ëtij Kurejbi, këtij Ibën Abbasi r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

- Po qe se ndonjëri prej jush kur t'i ofrohet gruas të tij, thotë:

**"O Zot, më ruaj nga shejtani dhe largoje shejtanin nga ajo që më ke dhuruar"**, e nëse atyre u lind fëmijë, shejtani nuk mundet ta dëmtojë (fëmijën e tyre) e as të mbizotërojë me te.

Shu'be thotë se të njëjtin hadith ma ka treguar edhe E'mashi nga Salimi, këtij Kurejbi nga Ibën Abbasi.

٣٢٨٤ — حدثنا محمود حدثنا شبابة حدثنا شعبة عن محمد بن زياد عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي [redacted] أنه صلى صلاة فقال: إن الشيطان عرض لي فشد علي يقطع الصلاة علي، فأمكنني الله منه.. فذكره»

**3284.** Na ka treguar Mahmudi, këtij Shebabi, këtij Shu'be, këtij Muhammed b. Zijjadi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. e fali namazin dhe tha:

136 Lidhur [redacted] këtë rast Nevaviu thotë: "Këto janë fjalë të atij që nuk është i edukuar në frymën e fesë së All-llahut xh.sh. (Islamit) dhe sheriatit Islam dhe mendon [redacted] vetëm i marri kërkon mbrojtje nga shejtani. Nuk e di se zemërimi është nxitje e shejtanit, por mund të ndodhë që ai të ketë qenë njeri dyfytërsh ose beduin i pagdhendur". Në një hadith tjetër thuhet: Tërbimi është pjellë e shejtanit, shejtani është i krijuar nga zjarri, [redacted] zjarri fiket me ujë, andaj kur t'u zemëron ndokush juve, merrni abdest".

**"Shejtani më pengoi dhe m'u vërsul që të më ndërprejë namazin, por All-llahu më largoi nga ai"**, dhe përmendi (se ç'i kishte ndodhur).[137]

٣٢٨٥ – حدثنا محمد بن يوسف حدثنا الأوزاعي عن يحيى بن أبي كثير عن أبي سلمة عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «إذا نودي بالصلاة أدبر الشيطان وله ضراط، فإذا قضي أقبل، فإذا ثوب بها أدبر، فإذا قضى أقبل حتى يخطر بين الإنسان وقلبه فيقول: اذكر كذا وكذا، حتى لا يدري أثلاثا صلى أم أربعا، فإذا لم يدر ثلاثا صلى أو أربعا سجد سجدتي السهو»

**3285.** Na ka treguar Muhammed b. Jusufi, këtij El-Evzai, këtij Jahja b. Ebu Kethiri, këtij Ebu Selemi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur të këndohet ezani, shejtani [redacted] kthen shpinën dhe ik duke lëshuar frymë pas vedi. Me të kryer të ezanit, ai kthehet dhe, kur të fillonë (muezini të) këndojë ikametin, ai prapë e kthen shpinën. [redacted] të kryer të ikametit, ai prapë kthehet që të pengojë mes njeriut dhe zemrës së tij, duke thënë: "Kujto atë [redacted] atë"! Ashtu që ai nuk di [redacted] i ka falur tre apo katër (reqatë). Nëse nuk i kujtohet [redacted] i ka falur tre apo katër (reqatë), atëherë duhet t'i bëjë dy sehvi sexhde".**

٣٢٨٦ – حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «كل بني آدم يطعن الشيطان في جنبيه بإصبعه حين يولد، غير عيسى بن مريم ذهب يطعن فطعن في الحجاب»

**3286.** Na ka treguar Ebu-l-Jemani, këtij Shuajbi, këtij Ebu-z-Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

137 Kjo është vetëm një pjesë e hadithit të cilin Buhariu [redacted] cek në kaptinën [redacted] namazit. Hadithi në fjalë në version të plotë është: "Mbrëmë, papritmas m'u paraqit shejtani (ifriti) - ose ka përdorur shprehje tjetër me të njejtin kuptim, thotë transmetuesi - për të ma ndërprerë namazin. Mirëpo, All-llahu xh.sh. më largoi nga ai, dhe unë desha që ta lidhi për shtylle të xhamisë, që kur të zgjoheni ju ta shihni ate. Atëherë m'u kujtuan fjalët e vëllaut tim Sulejmanit a.s.: "O Zoti im, të më falësh dhe të më dhurosh një pushtet çfarë nuk do të ketë askush pas meje" **(Sa'd: 35).**

**"Çdo foshnje kur të lindë, shejtani ate [redacted] shpon me gishtin e tij në të gjitha anët, pos Isaut, djalit të Merjemes. Edhe tek ai shkoi ta shpojë, por shpoi vetëm mbulesën (e shtratit)".**

٣٢٨٧ — حدثنا مالكُ بن إسماعيلَ حدثنا إسرائيلُ عن المغيرةِ عن إبراهيمَ عن علقمةَ قال «قدمتُ الشامَ، قالوا: أبو الدرداء، قال: أفيكم الذي أجارهُ اللهُ من الشيطانِ على لسانِ نبيهِ ﷺ»
حدثنا سليمانُ بنُ حربٍ حدثنا شعبةُ عن مُغيرةَ وقال «الذي أجارهُ اللهُ على لسانِ نبيهِ ﷺ، يعني عمّاراً»

**3287.** Na ka treguar Malik b. Ismaili, këtij Israili, këtij Mugire, këtij Ibrahimi, i cili thotë se Alkami ka thënë:

- Erdha në Sirir (dhe pyeta: Kush gjendet këtu?), e, ata thanë:

- **Ebu-d-Derda,** - është këtu.

- **A është në mesin tuaj** - pyeti (ebu Derda) - **ai, [redacted] cilin All-llahu e ka mbrojtur nga shejtani, sipas fjalëve të Pejgamberit s.a.v.s.**

Na ka treguar Sulejman b. Harbi, këtij Shu'be, këtij Mugire, i cili thotë: **"Sipas fjalëve të Pejgabmerit s.a.v.s. ai, të cilin All-llahu e ka mbrojtur nga shejtani është Ammari".**

٣٢٨٨ — قال: وقال الليثُ حدثني خالدُ بن يزيدَ عن سعيدِ بنِ أبي هلالٍ أنّ أبا الأسودِ أخبرهُ عن عُروةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها عن النبيِّ ﷺ قال «الملائكةُ تتحدّثُ في العَنانِ - والعَنانُ الغَمام - بالأمرِ يكونُ في الأرضِ، فتسمعُ الشياطينُ الكلمةَ فتَقُرُّها في أذُنِ الكاهنِ كما تُقَرُّ القارورة، فيزيدونَ معها مائةَ كذبةٍ»

**3288.** Ai (Mugire) thotë se Lejthi ka thënë:

- Më ka treguar Halid b. Jezidi, këtij Seid b. Ebu Hilali, këtij Ebu-l-Esvedi, këtij Urve, këtij Aishja r.a., e cila thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Melekët në [redacted] flasin - "anan" - janë retë - për ndodhitë që do të ndodhin në Tokë. Shejtanët i dëgjojnë fjalët e tyre dhe ua vënë në veshë fallxhinjve, duke [redacted] shtuar njëqind rrena".**[138]

---

138 Këtë hadith Buhariu e cek Ta'likan. I njejti hadith përmendet në kaptinën, [redacted] cila ka të

٣٢٨٩ – حدثنا عاصم بن علي حدثنا ابن أبي ذئب عن سعيد المقبري عن أبيه عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «التثاؤب من الشيطان، فإذا تثاءب أحدكم فليرده ما استطاع، فإن أحدكم إذا قال ها ضحك الشيطان»

**3289.** Na ka treguar Asim b. Aliu, këtij Ibën Ebu Dhi'bi, këtij Seidu-l-Mekburijju, këtij i ati i tij, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Gogësima është nga shejtani dhe kur ndonjëri prej jush gogëson, le të përmbahet aq [redacted] të mundet, ngase njeriu (duke gogësuar) thotë: "Ja, qeshi shejtani".**[139]

٣٢٩٠ – حدثنا زكرياء بن يحيى حدثنا أبو أسامة قال هشام أخبرنا عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها قالت «لما كان يوم أحد هزم المشركون، فصاح إبليس: أي عباد الله، أخراكم. فرجعت أولاهم فاجتلدت هي وأخراهم، فنظر حذيفة فإذا هو بأبيه اليمان، فقال: أي عباد الله، أبي أبي. فوالله ما احتجزوا حتى قتلوه. فقال حذيفة: غفر الله لكم. قال عروة: فما زالت في حذيفة منه بقية خير حتى لحق بالله»

**3290.** Na ka treguar Zekerijja b. Jahjau, këtij Ebu Usame, këtij Hishami, këtij i ati i tij, këtij Aishja r.a., e cila ka thënë:

**"Kur mushrikët u shpartalluan në betejën e Uhudit, shejtani (muslimanëve) [redacted] bërtiti duke u thënë: - "O robët e Zotit, (shikoni) grupin tjetër", grupi i parë [redacted] kthye dhe [redacted] të luftojë kundër grupit tjetër. Me atë rast Hudhejfi [redacted] pa të atin e tij, Jemanin, dhe tha: "O robët [redacted] Zotit, ai është babai im, babai im", por ata nuk u ndalën derisa [redacted] mbytën. Atëherë Hudhejfi u tha: "All-llahu le t'ua falë".**

---

bëjë me engjëjt, kurse senedin e tij e cek Ebu Nuajmi në koleksionin e tij të quajtur "Mustahrexhun".

139 Gogësima i mveshet shejtanit për shkak të mallkimit të tij. Qëllimi i hadithit është që t'u tërhiqet vërejtja njerëzve nga gjërat të cilat shkaktojnë gogësimën, siç është ushqimi i tepërt, pse nga ushqimi i tepërt njeriu bëhet përtac.

Urve thotë se Hudhejfi gjatë tërë jetës së tij është lutur për mirësi (tek All-llahu që Ai t'ua falë mëkatet atyre që ia kanë mbytur të atin e tij).[140]

٣٢٩١ — حدثنا الحسن بن الربيع حدثنا أبو الأحوص عن أشعث عن أبيه عن مسروق قال « قالت عائشة رضي الله عنها : سألت النبي ﷺ عن التفات الرجل في الصلاة فقال : هو اختلاس يختلسه الشيطان من صلاة أحدكم ».

**3291.** Na ka treguar Hasan b. Rebiu, këtij Ebu-l-Ahvasi, këtij Esh'athi, këtij i ati i tij, këtij Mesruki, i cili thotë se Aishja r.a. ka thënë:

**"E kam pyetur Pejgamberin s.a.v.s. për vërtitjet në namaz, e ai më tha:**

**- Ajo është grabitje, të cilën e grabit shejtani nga namazi juaj".**

٣٢٩٢ — حدثنا أبو المغيرة حدثنا الأوزاعي قال حدثني يحيى عن عبد الله بن أبي قتادة عن أبيه عن النبي ﷺ . وحدثني سليمان بن عبد الرحمن حدثنا الوليد حدثنا الأوزاعي قال حدثني يحيى بن أبي كثير قال حدثني عبد الله بن أبي قتادة عن أبيه قال : قال النبي ﷺ « الرؤيا الصالحة من الله ، والحلم من الشيطان ، فإذا حلم أحدكم حلماً يخافه فليبصق عن يساره وليتعوذ بالله من شرها ، فإنها لا تضره ».

**3292.** Na ka treguar Ebu-l-Mugire, këtij Evzaiu, këtij Jahjau, këtij Abdullah b. Ebu Katadi, këtij i ati i tij, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

Gjithashtu më ka treguar Sueljman b. Abdurrahmani, këtij Velidi, këtij Evzai, këtij Jahja b. Ebu Kethiri, i cili thotë se më ka treguar Abdullah b. Ebu Katade nga i ati i tij, i cli ka thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Gjumi i mirë është nga All-llahu, ndërsa gjumi i rëndë është nga shejtani. Kur ndonjëri prej jush bën gjumë [redacted] rëndë dhe frikohet në**

140 Gjatë betejës së Uhudit, shejtani shkaktoi grindje në mes dy palëve në mesin [redacted] muslimanëve. Në atë grindje është vrarë i ati i Hudhejfit, Jemani, mirëpo ai ua fali atyre që e kishin mbytur të atin e tij, ngase [redacted] dinte [redacted] ajo është bërë pa qëllime të caktuara.

**gjumë, le të pështyjë në anën e majtë dhe le të kërkojë mbrojtje nga All-llahu (që ta ruajë) nga të këqiat dhe ai (gjumi i rëndë) nuk do ta dëmtojë".**[141]

٣٢٩٣ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن سمي مولى أبي بكر عن أبي صالح عن أبي هريرة
رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «من قال لا إله إلا الله وحده لا شريك له، له الملك وله الحمد وهو على
كل شيء قدير في يوم مائة مرة كانت له عدل عشر رقاب، وكتبت له مائة حسنة ومحيت عنه مائة سيئة
وكانت له حرزا من الشيطان يومه ذلك حتى يمسي، ولم يأت أحد بأفضل مما جاء به إلا أحد عمل أكثر
من ذلك»

**3293.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Sumejji, rob i liruar i Ebu Bekrit, këtij Ebu Salihu, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ai që thotë: "La ilahe il-lall-llahu vahdehu la sherike lehu. Lehu-l-mulku ve lehu-l-hamdu ve huve ala kul-li shej'in kadirun", njëqind herë gjatë ditës, ai do të shpërblehet njësoj sikur t'i ketë liruar dhjetë robër (lufte), do t'i shkruhen njëqind vepra të mira dhe aq të këqia do t'i shlyhen. Gjithashtu ajo për ate do t'i jetë mbrojtje nga shejtani gjatë tërë ditës deri në mbrëmje. Askush nuk ka bërë vepër më të mirë që ka bërë ai, pos atij që bën edhe më shumë se aq".**

141 Për këtë hadith përmenden dy senede, i pari është cekur ngase është më i shkurtë, e njëherit do të thotë se është më i vlefshëm, gjersa i dyti është cekur ngase në te thuhet se Abdullah b. Ebu Katade vetë (personalisht) e ka dëgjuar këtë hadith nga Jahja b. Ebu Kethiri.

٣٢٩٤ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا يعقوب بن إبراهيم حدثنا أبي عن صالح عن ابن شهاب قال
أخبرني عبد الحميد بن عبد الرحمن بن زيد أن محمد بن سعد بن أبي وقاص أخبره أن أباه سعد بن أبي
وقاص قال «استأذن عمر على رسول الله ﷺ وعنده نساء من قريش يكلمنه ويستكثرنه عالية أصواتهن،
[redacted] استأذن عمر قمن يبتدرن الحجاب، فأذن له رسول الله ﷺ ورسول الله [redacted] يضحك، فقال عمر:
أضحك الله سنك يا رسول الله، قال: عجبت من هؤلاء اللاتي كن عندي، فلما سمعن صوتك ابتدرن
الحجاب. قال عمر: فأنت يا رسول الله كنت أحق أن يهبن. ثم قال: أي عدوات أنفسهن، أتهبنني ولا
تهبن رسول الله ﷺ؟ قلن: نعم، أنت أفظ وأغلظ من رسول الله [redacted]. قال رسول الله ﷺ: والذي
نفسي بيده، ما لقيك الشيطان قط سالكاً فجاً إلا سلك فجاً غير فجك»

**3294.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Ja’kub b. Ibrahimi, këtij i ati i tij, këtij Salihu, këtij Ibën Shihabi, i cili thotë se i ka treguar Abdu-l-Hamid b. Abdurrahman b. Zejdi, këtij Muhammed b. Sa’d b. Ebu Vekasi, i cili thotë se i ati i tij Sa’d b. Ebu Vekasi ka thënë:

**"Umeri kërkoi leje për të hyrë te Pejgamberi s.a.v.s., ndërsa atëkohë tek ai gjendeshin disa gra nga fisi Kurejshit, të cilat flitnin me te dhe pritnin përgjigje të shumta. Ato flitnin [redacted] zë të lartë. Pasi që Pejgamberi s.a.v.s. i lejoi Umerit të hyjë tek ai, ato [redacted] ngritën në këmbë dhe shpejtuan të mbulohen. Pejgamberi s.a.v.s. buzëqeshi, [redacted] Umeri i tha:**

**- Gjithherë të dhashtë Zoti gëzim, O Resulullah.**

**- Jam habitur** - i tha ai - [redacted] **këto gra të cilat ishin tek unë, posa e dëgjuan zërin tënd, shpejtuan të mbulohen.**

**- O Resulullah** - i tha Umeri - **ty është dashur të të respektojnë dhe, iu drejtua atyre, duke u thënë: "O armiqet [redacted] vetvetes, pse nga unë frikoheni [redacted] nuk frikoheni nga Pejgamberi s.a.v.s.?"**

**- Po ti je më [redacted] zemëruar dhe më [redacted] vrazhdë se Pejgamberi s.a.v.s.** - ia kthyen ato.

**- Pasha Ate, në duar të të cilit është jeta ime** - tha Pejgamberi s.a.v.s. **- shejtani asnjëherë nuk të ka takuar duke ecur, por zakonisht i është shmangur takimit me ty".**

٣٢٩٥ — حدثنا ابراهيم بن حمزة قال حدثني ابن أبي حازم عن يزيد عن محمد بن ابراهيم عن عيسى بن طلحة عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «إذا استيقظ — أراه أحدكم — من منامه فتوضأ فليستنثر ثلاثا، فإن الشيطان يبيت على خيشومه»

**3295.** Na ka treguar Ibrahim b. Hamza, këtij Ibën Ebu Hazimi, këtij Jezidi, këtij Muhammed b. Ibrahimi, këtij Isa b. Talha, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ai që merr abdes kur të zgjohet nga gjumi, le ta shpërlajë hundën tri herë, sepse shejtani natën e ka kaluar në hundën e tij".**

باب ذكر الجن وثوابهم وعقابهم. لقوله ﴿يا معشر الجن والإنس ألم يأتكم رسل منكم يقصون عليكم آياتي — إلى قوله — عما يعملون﴾. ﴿بخسا﴾: نقصا. وقال مجاهد ﴿وجعلوا بينه وبين الجنة نسبا﴾: قال كفار قريش: الملائكة بنات الله، وأمهاتهم بنات سروات الجن، قال الله ﴿ولقد علمت الجنة إنهم لمحضرون﴾: ستحضرون للحساب. ﴿جند محضرون﴾ عند الحساب

## Xhinët, shpërblimi dhe ndëshkimi i tyre

Dëshmitë se ata do të shpërblehen dhe ndëshkohen është ajeti:

**"O bashkësi e xhinnëve dhe njerëzve, a nuk ju kanë ardhur juve, nga radhët tuaja pejgamberë, të cilët ua kanë treguar argumentet e Mia..."**, deri te fjalët **"... nga ajo që kanë punuar".**[142]

---

142 Buhariu për argumente merrë këto ajete: "O tog i Xhindëve dhe i njerëzve, a nuk ju patën ardhur pejgamberë nga mesi i juaj për t'ju treguar argumentet Tona dhe për t'ju paralajmëruar takimin me këtë ditë? Ata do të thonë: Ne këtë e pranojmë në dëm tonin. Ata i ka mashtruar jeta e kësaj bote dhe ata dëshmojnë kundër vetes se janë mohues. Kjo është ngase Zoti yt nuk e shkatërron asnjë vend për shkak të zullumit të tyre pa paraljmërimin e banorëve të tyre, çdokujt i përket pozita për ate që ka punuar, se Zoti yt nuk është i pakujdesshëm për veprat e tyre". **(El-En'am: 130-132).**
Sa i përket Xhindëve, ata janë krijesa të padukshme, të krijuara nga zjarri dhe të obliguar që t'u përmbahen rregullave të sheriatit. Prej tyre ka që besojnë dhe që nuk besojnë, e ata që nuk besojnë quhen shejtanë, kurse ata që besojnë e mbajnë emrin Xhindë. Shumica e ulemave islam mendojnë se Xhindëve nuk u është dërguar nga mesi i tyre pejgamber, por kanë qenë të obliguar t'u shkojnë pas pejgamberëve që u janë dërguar njerëzve, ashtu siç thuhet në Kur'an se Xhindët kanë thënë: "Ata thonë: O populli ynë! Ne dëgjuam

**"bahsen"**: - i gjymtë.[143]

**Lidhur [redacted] ajetin [redacted] larpërmendur, Muxhahidi thotë: Ata (kurejshitët) mes Tij (All-llahut) dhe Melekëve vënë lidhje afërsie"**, dhe vazhdon duke thënë: **"Kurejshitët mushrikë thonë: - Melekët janë [redacted] bijat [redacted] Zotit, ndërsa nënat [redacted] tyre janë bijat e parisë së Xhinnëve"**, mirëpo All-llahu i Lartmadhëruar në Kur'an thotë: **"...por xhinnët [redacted] dinë [redacted] ata që flasin ashtu do të hudhen në zjarr."**[144], do të vinë që të japin llogari.

**"xhundun muhdarûne"**: - (ushtri e dëgjueshme) prezente për llogari.[145]

٣٢٩٦ — حدثنا قتيبة عن مالك عن عبد الرحمن بن عبد الله بن عبد الرحمن بن أبي صعصعة الأنصاري عن أبيه أنه أخبره، أن أبا سعيد الخدري رضي الله عنه قال له: إني أراك تحب الغنم والبادية، فإذا كنت في غنمك وباديتك فأذنت بالصلاة فارفع صوتك بالنداء، فإنه لا يسمع مدى صوت المؤذن جن ولا إنس ولا شيء إلا شهد له يوم القيامة. قال أبو سعيد: سمعته من رسول الله ﷺ.

---

Librin të shpalhur pas Musaut, i cili vërteton se janë të vërteta edhe ato para tij, i cili udhëzon kah e vërteta dhe në rrugën e drjtë". **(El Ahkaf: 30).**

Të gjithë dijetarët islamë janë të mendimit [redacted] Muhammedi a.s. u është dërguar edhe njerëzve edhe Xhindëve.

Sa i përket shumëzimit të Xhindëve, flet ajeti: "Kur ju thamë engjëjve: Bëni sexhde Ademit! Ata i bënë sexhde, përpos Iblisit. Ai ishte njëri nga Xhindët që bëri mëkat ndaj Zotit të vet. A mos vallë, ate dhe pasardhësit e tij do t'i merrni ju për miq-përpos Meje? E, ata, janë armiqtë tuaj. Sa ndërrim i shëmtuar që është ky për zullumqarët". **(El Kehf: 50).**

Lidhur me ushqimin dhe pijen e Xhindëve, Muslimi transmeton hadithin në të cilin thuhet: "Askush nga ju të mos hajë dhe të [redacted] pijë me dorën e majtë, ngase shejtani han dhe pin [redacted] dorën e majtë".

143 Fjala "bahsen" përmendet në ajetin: "Dhe ne, posa dëgjuam Kur'anin, besuam në te, e kush beson në Zotin [redacted] vet, nuk ka përse të druaj nga dëmi e [redacted] nga zullumi" **(El Xhinn: 13).**

144 Ky koment i Muxhahidit ka të bëjë [redacted] ajetin: "Mushrikët kanë bërë farefisni në mes Zotit dhe engjëjve, kurse engjëjt e dinë [redacted] ata (mushrikët) do të hidhen në zjarr". **(Es Safat: 158).**

145 Fjalët **"xhundun muhdarun"** gjenden në ajetin: "Megjithëqë, ata nuk mund t'u ndihmojnë atyre, edhe ata janë për ta një ushtri [redacted] pranishme (në Xhehennem)". **(Jasin: 75).**

**3296.** Na ka treguar Kutejbe, këtij Maliku, këtij Abdurrahman b. Abdullah b. Ebu Sa'sa' El-Ensariu, i cili thotë se i atij i tij e ka lajmëruar se Ebu Seid El-Hudriu i ka thënë:

**"Të shoh [redacted] i don kopetë [redacted] shkretëtirën, andaj kur të ndodhesh me kopenë tënde në shkretëtirë, dhe të këndosh ezan për namaz, ngrihe zërin gjatë këndimit të ezanit, ngase nuk ka xhinnë [redacted] as njerëz, [redacted] askush tjetër që e dëgjon zërin [redacted] muezinit e të [redacted] dëshmojë në Ditën [redacted] Gjykimit (për ezanin)".**

Ebu Seidi thotë se të njëjtin hadith e ka dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s.[146]

باب قول الله عز وجل ﴿ وإذ صرفنا إليك نفراً من الجن ﴾ - إلى قوله - ﴿ أولئك في ضلال مبين ﴾. ( مصرفا ) : معدلا . ( صرفنا ) أي وجهنا

## Fjalët [redacted] All-llahut [redacted] Lartmadhëruar:

**"Dhe kur të dërguam ty disa xhinnë..."**, deri te fjalët **"...dhe ata janë në mashtrim të madh"**.[147]

**"masrifen"**: - rreugëdalje.[148]

**"sarefna"**: - kemi dërguar.[149]

---

146 Nga ky hadith shihet se edhe Xhindët, edhe njerëzit në Ditën e Gjykimit do të dëshmojnë për njëri tjetrin, për veprat e mira dhe të këqia.

147 Sipas disa shënimeve të Sahihut të Buhariut, ky ajet është ndarë në kaptinë të veçantë, kurse sipas të tjerëve është vazhdim i kaptinës së mëparshme. Fjala është për ajetet: "Kur t'i dërguam ty disa xhindë për të dëgjuar Kur'anin, kur erdhën ta dëgjojnë, ata i thanë njëri tjetrit: Heshtni! E, kur përfundoi, [redacted] kthyen te populli [redacted] tyre si paraljmërues dhe u thanë: "O populli ynë! Ne dëgjuam Librin, të shpallur pas Musaut, i cili vërteton se janë të vërteta edhe ato para tij, i cili udhëzon kah e vërteta dhe në rrugën e drejtë. O populli ynë, përgjigjuni ju lajmëtarit të All-llahut dhe besoni atij! Ai do t'ua falë disa gjynahe tuaja dhe do t'ju shpëtojë prej dënimit të dhembshëm. E, ai që nuk i përgjigjet lajmëtarit të All-llahut, të atillët nuk do të mund t'i ikin Atij në Tokë dhe për ta s'ka mbrojtës, pos All-llahut.. Ata janë në humbje të madhe". **(El Ahkaf: 29-32).**

148 Fjala **"masrifen"** gjendet në ajetin: "Dhe, mëkatarët do të shohin zjarrin dhe do të binden, se ata me të vërtetë, do të bijnë në te dhe nuk do të gjejnë rrugëdalje nga ai vendstrehim", (**El Kehf**: 53).

149 Fjala **"sarefna"** gjendet në ajetin: "Ne, në këtë Kur'an [redacted] kemi shpejguar njerëzve gjithfarë shembujsh, por njeriu është polemizues më tepër se kushdo tjetër". Këtu përmendet vetëm një **kuptim** i kësaj fjale, përkudnër asaj se, për kuptimin e saj

باب قول الله تعالى ﴿ وبث فيها من كل دابة ﴾ قال ابن عباس : الثعبان الحية الذكر منها ،
يقال الحيات أجناس : الجان والأفاعي والأساود . ﴿ آخذ بناصيتها ﴾ في ملكه وسلطانه . ويقال ﴿ صافات ﴾
بسط أجنحتهن . ﴿ يقبضن ﴾ : يضربن بأجنحتهن

## Fjalët e All-llahut të Lartmadhëruar: "...dhe [redacted] shpërndarë [redacted] te, shtazë [redacted] gjitha llojeve..."[150]

Ibën Abbasi ka thënë: **"thu'ban"**: - është gjarpër i gjinisë mashkullore.[151]

Thuhet se ekzistojnë shumë lloje të gjarpërinjve, siç janë: - gjarpërinjtë e bardhë, helmues dhe të zinj.

**"ahidhun binasijetiha"**: - në sundimin e Tij.[152]

**"saffatin"**: - krahëhapur.

**"jakbidne"**: - qëllojnë me krahët e tyre.[153]

١٢٩٧ - حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا هشام بن يوسف حدثنا معمر عن الزهري عن سالم عن ابن عمر رضي الله عنهما « أنه سمع النبي ﷺ يخطب على المنبر يقول : اقتلوا الحيات ، واقتلوا ذا الطفيتين والأبتر ، فإنهما يطمسان البصر ويستسقطان الحبل »

---

transmetohen mendime të shumta.

150 Kjo është vetëm një pjesë e ajetit të dhjetë i sures **Llukman**, [redacted] përkthimi i plotë i tij është: (Ai) ka krijuar qiejt pa shtylla, ju i shihni, ka vendosur male të palëvizshme në Tokë, për të mos u lëkundur ju, dhe ka shpërndarë në të gjithfarëlloj shtazësh, Ne [redacted] kemi zbritur shiun nga qielli dhe me të kemi bërë të mbijnë sa [redacted] sa lloj bimësh të mira". **(Llukman: 10).**

151 Fjala **"thu'ban"** gjendet në ajetin: "E, Musau e lëshoi shkopin [redacted] vet, e ai u bë gjarpër i vërtetë". **(A'raf: 107), dhe (Esh-Shuara': 32).**

152 Fjalët **"ahidhun bi nâsijetiha"** gjenden në ajetin: "Unë mbështetem te All-llahu, te Zoti im dhe dhe i juaj, s'ka asnjë gjallesë që të mos jetë nën pushtetin e Tij. Me të vërtetë, Zoti im është në rrugë të drejtë". **(Hud: 56).**

153 Fjalët **"saffat"** dhe **"jakbidne"** gjenden në ajetin: "A thua nuk po i shohin ata shpendët mbi kokat e tyre, se si fluturojnë, duke i hapur dhe mbledhur krahët? Askush nuk [redacted] mban ata, pos All-llahut mëshirues. Ai, me të vërtetë, sheh çdo gjë". **(El Mulk: 19).**
Buhariu në hyrje të kësaj kaptine ka shënuar disa nga ajetet kur'anore të cilat kanë të bëjnë me shtazët.

**3297.** Na ka treguar Abdullah b. Muhammedi, këtij Hisham b. Jusufi, këtij Ma'mer b. Zuhriujju, këtij Salimi, këtij Ibën Umeri r.a., i cili thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. në hutbe duke thënë:

**"Mbytni gjarpërinjtë! Mbytni (gjarpërinjtë) helmues, [redacted] cilët kanë dy lara [redacted] në shpinë dhe cubelin helmues, ngase ata (dy lloj gjarpërinjsh) verbojnë (njerëz) dhe shkaktojnë abortime".**

٣٢٩٨ ـ وقال عبدُ الله: فبينا أنا أطاردُ حيّةً لأقتلَها، فناداني أبو لُبابةَ: لاتقتُلْها. فقلتُ: إنَّ رسولَ الله ﷺ قد أمرَ بقتلِ الحيّاتِ. فقال: إنهُ نَهى بعدَ ذلكَ عن ذواتِ البُيوت، وهي العَوامر

**3298.** Abdullahu thotë se me një rast ndiqja një gjarpër për ta mbytur, mirëpo, Ebu Lubabi më ftoi duke më thënë: **"Mos e mbyt"**, atëherë i thashë: **"Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që të mbyten gjarpërinjtë"**. Ebu Lubabi ma ktheu: - **Po, por ka ndaluar që të mbyten gjapërrinjtë [redacted] shtëpisë, [redacted] ata janë gjarpërrinjtë që enden nëpër shtëpi".**[154]

٣٢٩٩ ـ وقال عبدُ الرزّاقِ عن مَعْمَرٍ: فرآني أبو لُبابةَ، أو زيدُ بنُ الخطّاب. وتابعهُ يونُسُ وابنُ عُيَينةَ وإسحاقُ الكلبيُّ والزُّبيديُّ. وقال صالحٌ وابنُ أبي حفصةَ وابنُ مُجمِّعٍ عن الزُّهريِّ عن سالمٍ عن ابنِ عمرَ: فرآني أبو لُبابةَ وزيدُ بنُ الخطاب

**3299.** Abdurrezaku, duke transmetuar nga Ma'meri, thotë se Abdullahu ka thënë:

**"Më ka parë Ebu Lubabi [redacted] Zejd b. Hattabi"**, njësoj transmetojnë edhe Junusi, Ibën Ujejni, Is-hak El-Kelbiu dhe Zubejdi, ndërsa Salihu, Ibën Ebu Hafsi dhe Ibën Muxhemmemi transmetojnë nga Zuhriu, ai nga Salimi, e ky nga Ibën Umeri, (i cili thotë se) Abdullahu ka thënë: **"Më ka parë Ebu Lubabi dhe Zejd b. Hattabi"**,

154 Davudi thotë se Muhammedi a.s. e ka ndaluar mbytjen e gjarpërinjve të shtëpisë ngase Xhindët shndërrohen në formën e tyre. Buhariu shënon disa senede për këtë hadith për shkak të dallimit që paraqitet te as-habët të cilët ia kishin tërhequr vërejtjen Ibën Umerit.

باب خير مال المسلم غنم يتبع بها شعف الجبال

٣٣٠٠ — حدثنا إسماعيل بن أبي أويس قال حدثني مالك عن عبد الرحمن بن عبد الله بن عبد الرحمن
ابن أبي صعصعة عن أبيه عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «يوشك أن يكون
خير مال الرجل غنم يتبع بها شعف الجبال ومواقع القطر، يفر بدينه من الفتن»

## Pasuria më [redacted] mirë për muslimanin është kopeja (e kafshëve) me [redacted] cilën ai shkon nëpër majet [redacted] kodrinave

**3300.** Na ka treguar Ismail b. Ebu Uvejsi, duke thënë se i ka treguar Maliku, këtij Abdurrahman b. Abdullah b. Abdurrahman b. Ebu S'asai, këtij i ati i tij, këtij Ebu Seid El-Hudriu r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Së shpejti pasuria më e mirë për njeriun, do të jetë, kopeja (e kafshëve) [redacted] të cilat do të shkojë nëpër majet e kodrinave dhe nëpër vendet ku tubohet uji (oaza), duke ikur [redacted] fenë e vet nga turbullirat".**[155]

٣٣٠١ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه
أن رسول الله ﷺ قال «رأس الكفر نحو المشرق، والفخر والخيلاء في أهل الخيل والإبل،
والفدادين أهل الوبر، والسكينة في أهل الغنم»

**3301.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Ebu-z-Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kulmi i kufrit është në drejtim të lindjes, krenaria dhe mburrja gjenden te pronari i kuajve dhe deveve dhe tek blegroi beduin, kurse zemërmirësia është tek bariu".**[156]

---

155 Shih shënimet e këtij hadithi në kaptinën e Imanit, në librin e parë.

156 Hattabi thotë: "Këta janë të mallkuar ngase pasuria e tyre i pengon që të moos i respektojnë rregullat fetare dh të mos përgatiten për në Ahiret. Me të vjen dhe vrazhdësia [redacted] tyre, gjersa delet sjellin mëshirë, ngase shumica e tyre janë të vogla, andaj te pronarët e tyre pasuria nuk reflektohet aq dukshëm në krahasim me të parët".

٣٣٠٢ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن إسماعيل قال حدثني قيس عن عقبة بن عمرو أبي مسعود قال «أشار رسول الله ﷺ بيده نحو اليمن فقال: الإيمان يمان هاهنا، ألا إن القسوة وغلظ القلوب في الفدادين عند أصول أذناب الإبل حيث يطلع قرنا الشيطان في ربيعة ومضر»

**3302.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahjau, këtij Ismaili, këtij Kajsi, këtij Ukbe b. Amër Ebu Mes'udi, i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s., duke treguar me dorë në drejtim të Jemanit, ka thënë:

**"Imani i Jemanit është këtu, ndërsa ashpërsia dhe vrazhdësia janë tek blegtorët, të cilët dëgjojnë gjëmimin e fisit Rebia dhe Mudar, ku prej atje do të lajmërohen brirët [redacted] shejtanit".**[157]

٣٣٠٣ – حدثنا قتيبة حدثنا الليث عن جعفر بن ربيعة عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه أن النبي ﷺ قال «إذا سمعتم صياح الديكة فاسألوا الله من فضله فإنها رأت ملكا، وإذا سمعتم نهيق الحمار فتعوذوا بالله من الشيطان [redacted] رأى شيطانا»

**3303.** Na ka treguar Kutejbe, këtij Lejthi, këtij Xha'fer b. Rebia, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur ta dëgjoni gjelin duke kënduar, kërkoni nga All-llahu mirësinë e Tij, ngase ai [redacted] ka parë Melekun, ndërsa kur ta dëgjoni gomarin duke pallur, kërkoni shpëtimin [redacted] All-llahut nga shejtnai, ngase ai (gomari) [redacted] ka parë shejtanin".**

---

157 Ky hadith si dhe hadithi që pason pas tij në të njejtën kaptinë, nuk kanë asgjë të përbashkët [redacted] titullin e kaptinës në të cilën radhiten, por duke marrë parasysh se në këta hadithë flitet për shtazët në aspektin e përgjithshëm, që është temë e kaptinës së mëparme, fitohet përshtypja se ata janë vetëm vazhdim i kaptinës së mëhershme. Disa nga transmetuesit e Buhariut nuk i ndajnë këto kaptina me tituj të veçantë.

٣٣٠٤ – حدثنا إسحاقُ أخبرَنا رَوحٌ قال أخبرَنا ابنُ جُرَيجٍ قال أخبرني عطاءٌ سمعَ جابرَ بنَ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما قال: قال رسولُ اللهِ ﷺ «إذا كان جُنحُ الليلِ – أو أمسيتم – فكفُّوا صبيانَكم، فإنَّ الشياطينَ تنتشِرُ حينئذٍ، [redacted] ذَهبَتْ ساعةٌ منَ الليلِ فخلُّوهم وأغلِقوا الأبوابَ واذكروا اسمَ اللهِ، فإنَّ الشيطانَ لا يَفتَحُ بابًا مُغلَقًا». قال وأخبرَني عمرُو بن دينارٍ سمعَ جابرَ بنَ عبدِ اللهِ نحوَ ما أخبرَني عطاءٌ ولم يَذكر «واذكروا اسمَ اللهِ [redacted]

**3304.** Na ka treguar Is-haku, këtij Revhi, këtij Ibën Xhurejxhi duke thënë se i ka treguar A'ta, i cili e ka dëgjuar nga Xhabir b. Abdullahu r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kur të arfohet mbrëmja ose kur të errësohet, tuboni fëmijët e juaj, ngase mu atëkohë shejtanët shpërndahen, e, kur të kalon koha e darkës, lironi. Mbyllni dyert dhe përmendeni emrin [redacted] All-llahut, ngase shejtani nuk i hap dyert [redacted] mbyllura".**

Ibën Xhurejxhi thotë se gjithashtu më ka lajmëruar Amër b. Dinari se ka dëgjuar nga Xhabir b. Abdullahu të njejtin hadith për të cilin më ka lajmëruar Ata'i, por ai nuk i përmend fjalët: **"Dhe përmendeni emrin e All-llahut".**

٣٣٠٥ – حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدَّثنا وُهيبٌ عن خالدٍ عن محمدٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال «فُقِدَتْ أمَّةٌ من بني إسرائيلَ لا يُدرَى ما فعلَت، وإني لا أراها إلا الفأرَ، إذا وُضِعَ لها ألبانُ الإبلِ لم تَشرَب، وإذا وُضِعَ لها ألبانُ الشاءِ شرِبت». فحدَّثتُ كعبًا فقال: أنتَ سمعتَ النبيَّ ﷺ يقولُه [redacted] قلتُ: نعم. فقال لي مرارًا، فقلتُ: أفأقرأُ التَّوراةَ؟ [redacted]

**3305.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Vuhejbi, këtij Halidi, këtij Muhammedi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një pjesë nga pjesëtarët [redacted] Israelitëve është tretur, nuk dihet [redacted] ç'kanë vepruar. Mendoj se janë shndërruar në minj, ngase kur u ofrohet atyre qumështi i deveve nuk e pinë atë, e, kur u ofrohet qumështi i delve, [redacted] pinë".**[158]

158 Muhammedi a.s. e dinte se Ja'kubi a.s. ia kishte ndaluar vetes mishin dhe qumështin e

- **Këtë ia tregova Ka'bit** - thotë Ebu Hurejra r.a.

- **Ti e ke dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke [redacted] thënë këtë?**

- **Po,** - i thashë, por ai disa herë më përsëriti (të njejtën pyetje), atëherë ia ktheva:

- **Vallë, [redacted] jam duke lexuar Tevratin? (unë [redacted] tregoj vetëm atë që kam dëgjuar nga Resulullahu a.s.)**

٣٣٠٦ - حدثنا سعيدُ بن عُفَير عن ابنِ وَهبٍ قال حدَّثني يونُسُ عن ابنِ شهابٍ عن عُروةَ يُحدِّثُ عن عائشةَ رضيَ الله عنها «أنَّ النبيَّ ﷺ قال للوَزَغ: الفُوَيسِق». ولم أسمَعْهُ أمرَ بقتلهِ. وزعمَ سعدُ بن أبي وقّاصٍ أنَّ النبيَّ ﷺ أمرَ بقتلهِ»

**3306.** Na ka treguar Seid b. Ufejri, këtij Ibën Vehbi, këtij Junusi, këtij Ibën Shihabi, këtij Urve, këtij Aishja r.a., e cila thotë se Pejgamberi s.a.v.s. lidhur me hardhjet ka thënë: "**(Ata janë) dhunues të vegjël**", por nuk kam dëgjuar të ketë thënë që të mbyten. Sa'd b. Ebu Vekasi mendon se Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që ata të mbyten.[159]

٣٣٠٧ - حدثنا صدقةُ بن الفضلِ أخبرَنا ابنُ عُيَينةَ حدَّثَنا عبدُ الحميدِ بن جُبيرِ بن شَيبةَ عن سعيدِ ابنِ المسيَّبِ أنَّ أمَّ شَريكٍ أخبرَتْهُ «أنَّ النبيَّ ﷺ أمرَها بقتلِ الأوزاغ»

---

deves, dhe, kur e vërejti se mitë nuk e pinë qumështin e deves, ai mendoi se një fis israelit është shndërruar në mi, ngase edhe Kur'ani dëshmon shndërrimin [redacted] tyre në majmunë. Ajeti i cili e dëshmon këtë është: "Ju e dini se ç'u ndodhi atyre (pjesëtarëve) nga mesi i juaj që kaluan kufirin ditën e shtunë (kundërshtuan urdhërin e All-llahut), dhe se Ne u thamë: Bëhuni *majmunë të poshtër!*" **(El Bekare: 65).**

Mirëpo, Muhammedi a.s. më vonë mësoi se ato shtazë, në formën e të cilave i kishte shndërruar All-llahu xh.sh., për t'i dënuar ata njerëz, nuk mund të kenë pasardhës dhe se vetvetiu zhduken.

159 Muslimi regjistron hadithin të cilin [redacted] transmeton nga Sa'd b. Ebi Vekasi, e në te thuhet se Muhammedi a.s. ka urdhëruar që të mbyten zhapinjtë. Edhe nga Aishja r.a. transmetohet hadithi [redacted] të njejtin kuptim, andaj supozohet se ajo më vonë ka dëgjuar hadithin, me të cilin urdhërohet mbytja e zhapinjve.

**3307.** Na ka treguar Sadeki b. Fadli, këtij Ibën Ujejni, këtij Abdulhamid b. Xubejr b. Shejbi, këtij Seid b. Musejjebi, i cili thotë se i ka treguar Ummi Sherikja se Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që të mbyten hardhjet".

٣٣٠٨ – حدثنا عُبَيدُ بن إسماعيلَ حدَّثنا أبو أسامةَ عن هِشامٍ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت: قال رسولُ اللهِ ﷺ «اقتُلوا ذا الطُّفْيَتَين، فإنه يَطمِسُ البصرَ ويُصيبُ الحَبَلَ» تابعَهُ حَمّادُ بن سلمةَ «أخبرَنا أسامة»

**3308.** Na ka treguar Ubejd b. Ismaili, këtij Ebu Usame, këtij Hishami, këtij i ati i tij, këtij Aishja r.a., e cila thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mbytni gjarpërinjtë helmues, [redacted] cilët kanë dy lara në shpinë, ngase ata verbojnë (njerëz) dhe shkaktojnë abortime".**

Me këtë pajtohet edhe Hammad b. Selemi duke transmetuar nga Usami.

٣٣٠٩ – حدثنا مسدَّدٌ حدثنا يحيى عن هشامٍ قال حدَّثني أبي عن عائشةَ قالت [redacted] أمرَ النبيُّ ﷺ بقتلِ الأبترِ وقال: إنه يُصيبُ البصرَ ويُذهِبُ الحَبَلَ [redacted]

**3309.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jahjau, këtij Hishami, këtij i ati i tij, i cili thotë se i ka treguar Aishja r.a. duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që të mbyten cubelat helmues, duke thënë: "Ata dëmtojnë të pamurit [redacted] (njerëzve) dhe shkaktojnë abortime".**

٣٣١٠ – حدثنا عمرُو بن عليّ حدَّثنا ابنُ أبي عَديٍّ عن أبي يونسَ القُشَيريِّ عن ابن أبي مُلَيكةَ أنَّ ابنَ عمرَ كان يَقتلُ الحيّاتِ، ثم نَهى قال «إنَّ النبيَّ ﷺ هدَمَ حائطاً له فوَجدَ فيه سِلخَ حيةٍ فقال: انظروا أينَ هو، فنظروا فقال: اقتلوهُ، فكنتُ أقتلُها لذلك»

**3310.** Na ka treguar Amër b. Aliu, këtij Ibën Ebu Adijji, këtij Ebu Junus El-Kusherijju, këtij Ibën Ebu Mulejki, i cili thotë se Ibën Umeri i ka mbytur gjarpërinjtë. Por në ndërkohë e ka ndaluar (mbytjen e tyre) duke thënë:

"Pejgamberi s.a.v.s. duke e rrënuar një mur të tijin, në te gjeti një këmishë gjarpëri dhe tha: **"shikoheni ku është ai"**! E gjetën ate (gjarpërin), e ai u tha: - **Mbyteni dhe [redacted] për këte [redacted] kam mbytur.**

٣٣١١ — « فلقيتُ أبا لُبابةَ فأخبرني أنّ النبيّ ﷺ قال: لاتقتلوا الجِنّانَ إلا كلَّ أبترَ ذي طُفيتَين، فإنه يُسقِطُ الولدَ ويُذهِبُ البصرَ فاقتلوه »

**3311.** Por më vonë ■ kam takuar Ebu Lubabin dhe lidhur me këtë më tregoi ■ Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Mos ■ mbytni gjarpërinjtë ■ bardhë, pos cubelave helmues, të cilët në shpinë kanë dy lara të zeza, ngase ata ■ kapërdijnë fëmijën (në bark të nënës) dhe ua marrin të pamurit (njerëzve), andaj mbytni"!**

٣٣١٢ — حدّثنا مالكُ بنُ إسماعيلَ حدّثنا جريرُ بنُ حازمٍ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ أنه كان يَقتُلُ الحيات

**3312.** Na ka treguar Malik b. Ismaili, këtij Xherir b. Hazimi, këtij Nafiu, këtij Ibën Umeri, duke thënë se ai i ka mbytur gjarpërinjtë.

٣٣١٣ — فحدّثه أبو لُبابةَ ■ أنّ النبيّ ﷺ نهى عن قتلِ جِنّانِ البيوت، فأمسكَ عنها ■

**3313.** Ebu Lubabi i ka treguar se Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar mbytjen ■ gjarpërinjve shtëpiakë të bardhe dhe ■ ka braktisur atë.[160]

باب إذا وقعَ الذُّبابُ في شرابِ أحدِكم فليَغمِسْه
فإنّ في أحدِ جناحَيه داءً وفي الأخرى شفاءً
وخمسٌ من الدوابِّ فواسقُ يُقتَلنَ في الحرم

٣٣١٤ — حدّثنا مُسدَّدٌ حدّثنا يزيدُ بنُ زُرَيعٍ حدّثنا مَعمرٌ عن الزُّهريِّ عن عُروةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها عن النبيِّ ﷺ قال ■ خمسٌ فواسقُ يُقتَلنَ في الحرمِ: الفأرةُ والعقربُ والحُدَيّا والغرابُ والكلبُ العقور ■

160 Lidhur ■ gjarpërinjtë ■ shtëpisë. Muslimi nga Ebu Seidi transmeton hadithin në të cilin Muhammedi a.s. thotë: "Këto shtëpi kanë gjarpërinj, ■ po qe ■ i shihni ju ata, thuajuni tri herë ■ janë në rrezik e nësee largohen - është mirë, por nëse nuk largohen mbytni!"

## Kur ndonjërit prej jush në pije u bie ndonjë mizë, le ta kredhë ate në tërësi ngase njëri krah I saj përmban sëmundje, ndërsa tjetri barin (shërues). Pesë llojë shtazësh janë [redacted] dëmshme, andaj mbytja e tyre lejohet edhe në Mekke

**3314.** Na ka treguar Museddedi, këtij Jezid b. Zurej'i, këtij Ma'meri, këtij Zuhriu, këtij Urve, këtij Aishja r.a. e cila thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Pesë llojë kafshësh janë të dëmshme, mund [redacted] mbyten edhe në Harem (Mekke), [redacted] ato janë: miu, akrepi, krahathedri, sorra dhe qeni sulmues".**[161]

٣٣١٥ - حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ أخبرَنا مالكٌ عن عبدِ اللهِ بنِ دينارٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عُمرَ رضيَ اللهُ
عنهما أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال « خمسٌ منَ الدوابِّ مَن قَتلهنَّ وهوَ مُحرِمٌ فلا جُناحَ عليه : العقربُ والفأرةُ
والكلبُ العقورُ والغُرابُ والحِدأةُ »

**3315.** Na ka treguar Abdullah b. Meslemi, këtij Maliku, këtij Abdullah b. Dinari, këtij Abdullah b. Umeri, i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk bën mëkat ai që gjatë qëndrimit në Ihram mbyt (ndonjë nga) pesë llojet e shtazëve, e ato janë: akrepi, miu, qeni sulmues, [redacted] dhe krahathedri".**

٣٣١٦ - حدثنا مسدَّدٌ حدَّثنا حمَّادُ بنُ زيدٍ عن كثيرٍ عن عطاءٍ عن جابرِ بنِ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما
رَفعَهُ قال « خمِّروا الآنيةَ، وأوكوا الأسقيةَ، وأجيفوا الأبوابَ، واكفِتوا صِبيانَكم عندَ المساءِ، فإنَّ للجنِّ
انتشاراً وخَطفةً، وأطفِئوا المصابيحَ عندَ الرُّقادِ فإنَّ الفُوَيسِقةَ ربَّما اجترَّتِ الفتيلةَ فأحرَقَتْ أهلَ البيتِ »
قال ابنُ جُرَيجٍ وحَبيبٌ عن عطاءٍ « فإنَّ للشياطين »

**3316.** Na ka treguar Museddedi, këtij Hammad b. Zejdi, këtij Kethiri, këtij Atai, këtij Xhabir b. Abdullahu r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

---

161 Kur i lejohet personit që është në Ihram që t'i mbysë shtazët [redacted] larshënuara, atëherë gjithsesi i lejohet edhe atyre që nuk janë në Ihram. Në hadith përmendet edhe gjarpëri. Pos shtazëve të larshënuara, dijetarët islam shtojnë: "Dhe ato shtazë që sipas natyrës së tyre janë mishngrënëse".

**"Mbuloni enët, mbyllni dyert dhe tuboni fëmijët në mbrëmje, ngase Xhinnët mu atëherë shpërndahen [redacted] plaçkitin. Fikni kandilat para [redacted] flini, sepse mund të ndodhë që miu [redacted] tërheqë fitlin dhe [redacted] ndizën anëtarët [redacted] familjes".**

Ibën Xhurejxhi dhe Habibi duke transmetuar (këtë hadith) nga Atai thonë: **"... ngase shejtani"**, në vend të fjalëve: **"...ngase Xhinnët".**

٣٣١٧ — حدثنا عبدةُ بنُ عبدِ الله أخبرَنا يحيى بنُ آدمَ عن إسرائيلَ عن منصورٍ عن إبراهيمَ عن علقمةَ
عن عبدِ الله قال «كنّا معَ رسولِ الله ﷺ في غارٍ، فنزَلَتْ ﴿والمُرسَلاتِ عُرفاً﴾ وإنّا لنتلقّاها من فيهِ إذ
خرَجت حيّةٌ من جُحرِها، فابتدَرْناها لنقتُلَها، فسبَقَتْنا فدخَلَت جُحرَها، فقال رسولُ الله ﷺ وُقِيَتْ شرَّكم
كما وُقيتُم شرَّها». وعن إسرائيلَ عنِ الأعمشِ عن إبراهيمَ عن علقمةَ عن عبدِ الله.. مثله. قال «وإنّا
لنتلقّاها من فيهِ رَطْبةً». وتابعهُ أبو عَوانةَ عن مُغيرةَ
وقال حفصٌ وأبو معاويةَ وسليمانُ بنُ قَرْمٍ عنِ الأعمشِ عن إبراهيمَ عنِ الأسودِ عن عبدِ الله

**3317.** Na ka treguar Abd b. Abdullahu, këtij Jahja b. Ademi, këtij Israili, këtij Mensuri, këtij Ibrahimi, këtij Alkame, i cili thotë se Abdullahu ka thënë:

**"Me Pejgamberin s.a.v.s. gjendeshim në një shpellë (Minne dhe atë kohë atij) i zbriti ajeti: "Ve-l-murselati urfen". Atë ajet e mësuam nga vetë goja e tij (Resulullahut a.s.). Në atë çast, doli një gjarpër nga strofulla e tij dhe ne vrapuam që ta mbysnim, por gjarpëri iku dhe prapë hyri në strofullën e tij. Më pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Ai është mbrojtur nga [redacted] keqja [redacted] juaj ashtu siç jeni ju të mbrojtur nga [redacted] keqja e tij".**

Ngjashëm me këtë hadith transmeton edhe Israili nga A'meshi, ai nga Ibrahimi, ky nga Alkami, kurse ky nga Abdullahu, në të cilin (hadith) thuhet: **Atë ajet [redacted] mësuyam nga vetë goja e tij (Resulullahut a.s.), të freskët".**

Edhe Ebu Avani është i të njejtit mendim (me Israilin duke transmetuar këtë hadith) nga Mugire.

Hafsi, Ebu Muaviu dhe Sulejman b. Karmi (këtë hadith) e transmetojnë nga A'meshi, ky nga Ibrahimi, ai nga El-Esvedi, e ky nga Abdullahu.

٣٣١٨ – حدثنا نصر بن علي أخبرنا عبد الأعلى حدثنا عبيد الله بن عمر عن نافع عن ابن عمر رضي
الله عنهما عن النبي قال «دخلت امرأة النار في هرة ربطتها، فلم تطعمها، ولم تدعها تأكل من خشاش
الأرض». [redacted] وحدثنا عبيد الله عن سعيد المقبري عن أبي هريرة عن النبي ﷺ. مثله

**3318.** Na ka treguar Nasër b. Aliu, këtij Abdu-l-A'lai, këtij Ubejdullah b. Umeri, këtij Nafiu, këtij Ibën Umeri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një grua është dënuar [redacted] Xhehennem, ngase [redacted] ka lidhë një macë dhe nuk [redacted] ka ushqyer fare [redacted] që [redacted] ka lejuar që ajo të ushqhet nga bimet tokësore".**[162]

Abdu-l-A'lau thotë se ngjashëm me këtë hadith na ka treguar edhe Ubejdullahu nga Seid El-Makberijju, ky nga Ebu Hurejra, kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s.

٣٣١٩ – حدثنا إسماعيل بن أبي أويس قال حدثني مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة
رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «نزل نبي من الأنبياء تحت شجرة فلدغته نملة، فأمر بجهازه فأخرج
من تحتها، ثم أمر ببيتها فأحرق بالنار، فأوحى الله إليه: فهلا نملة واحدة»؟

**3319.** Na ka treguar Ismail b. Ebu Uvejsi, këtij Maliku, këtij Ebu-z-Zinadi, këtij A'rexhi, këtij Ebu Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Njëri nga pejgamberët është ulur nën (hijen) [redacted] një peme dhe mu aty [redacted] kafshoi një thnegël. Atëherë ai urdhëroi që [redacted] grumbullohen pajisjet e tij dhe t'i largojnë nga ai vënd. Urdhëroi që të ndizet shtëpia (strofulla) e thneglave. Pas kësaj, All-llahu kumtoi: "Pse nuk [redacted] dënove vetëm një thnegël?"**[163]

162 Nga hadithi i lartshënuar shihet [redacted] njeriu është i obliguar t'i bëjë mirë çdokujt, edhe kafshëve është i obliguar t'u sigurojë ushqim.

163 Mbytja [redacted] thneglave nuk është e lejuar. Në lidhje [redacted] këtë Ibën Abbasi transmeton [redacted] Muhammedi a.s. e ka ndaluar mbytjen e thneglave dhe të bletëve. Këtë hadith e kanë regjistruar Ebu Davudi, Tirmidhiu, Neseiu dhe Ibën Maxhe. Mirëpo, Kadi Ijjadi thotë:

باب إذا وقع الذباب في شراب أحدكم فليغمسه

فإن في إحدى جناحيه داء وفي الأخرى شفاء

٣٣٢٠ - حدثنا خالد بن مخلد حدثنا سليمان بن بلال قال حدثني عتبة بن مسلم قال أخبرني عبيد بن حنين قال سمعت أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال النبي ﷺ «إذا وقع الذباب في شراب أحدكم فليغمسه ثم لينزعه، فإن في إحدى جناحيه داء والأخرى شفاء»

## Kur ndonjërit prej jush në pije u bie ndonjë mizë, le ta kredhë ate në tërësi ngase njëri krah i saj përmban sëmundje, ndërsa tjetri barin shërues

**3320.** Na ka treguar Halid b. Mahledi, këtij Sulejman b. Bilali, duke thënë se i ka treguar Utbe b. Muslmi, këtij Ubejd b. Hunejni dhe thotë se e ka dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Po qe [redacted] në pijen e ndonjërit prej jush i bie ndonjë mizë, le ta kredhë në tërësi ate (mizën), ngase njëri krah i saj përmban sëmundje, ndërsa tjetri barin (shërues)."**[164]

---

"Nga ky hadith shihet se është e lejuar mbytja e të gjitha insekteve të cilat e shqetësojnë njeriun".

Thuhet [redacted] ky rrëfim ka të bëjë me një ngjarje të mëhershme, ngase pejgamberi në fjalë, ishte duke kalaur pranë një fshati, të cilin All-llahu e kishte rrënuar për shkak të mëkateve që i kishin bërë ndaj tij banorët e atij fshati. Pejgamberi i habitur, [redacted] ndal pranë tij dhe tha: O Zot, në mesin e tyre ka pasur fëmijë, kafshë dhe individ të cilët nuk kanë bërë mëkate", e pastaj u ul nën një hije dhe i ndodhi rasti i përmendur me thneglat. me atë rast nga [redacted] e All-llahut iu kumtua atij se ato krijesa të cilat shqetësojnë, dënohen [redacted] në mesin [redacted] tyre binë viktimë edhe ato të cilat nuk janë fajtore.

164 Ky është i vetmi hadith që përputhet [redacted] titullin e kaptinës, gjersa hadithet tjera kanë të bëjnë [redacted] kafshët e ndryshme, andaj fitoeht përshtypja se kjo nuk është kaptinë në vete, por vetëm vazhdim i kaptinës e cila ka të bëjë me kafshët në përgjithësi. Në favor të kësaj flet fakti se shumica e komentatorëve thonë se disa transmetues të Sahihut të Buhariut këtë titull nuk e regjistrojnë fare.

Ky hadith ka shkaktuar polemika të ndryshme, andaj Hattabi thotë se disa injorantë dyshojnë në ate se si është e mundur që në krahët [redacted] mizës të ketë sëmundje [redacted] në të njejtën kohë edhe bar, dhe si është e mundur që miza të lirojë helmin e ta ndalë barin. Duke [redacted] përgjigjur në këtë, ai thotë se tek të gjitha shtazët ka gjëra të llojllojshme në mesin e të cilave ka të atilla që janë kontradiktore njëra [redacted] tjetrën, siç janë nxehtësia dhe ftohtësia,

٣٣٢١ – حدثنا الحسنُ بن الصبّاح حدّثنا إسحاقُ الأزرقُ حدّثنا عوفٌ عن الحسنِ وابنِ سيرينَ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عن رسولِ اللهِ ﷺ قال «غُفِرَ لامرأةٍ مُومِسةٍ مرَّتْ بكلبٍ على رأسِ رَكِيٍّ يلهثُ، قال: كادَ يقتلُهُ العطشُ – فنزَعتْ خُفَّها فأوثقَتْهُ بخمارِها فنزعَتْ لهُ من الماءِ، فغُفِرَ لها بذلكَ».

**3321.** Na ka treguar Hasan b. Sabbahu, këtij Is-hak El-Ezreki, këtij Avfi, këtij Hasani dhe Ibën Sirini, këtyre Ibën Hurejra r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Një gruaje lavire iu janë falur mëkatet, ngase duke (udhëtaur) ka hasur në një qen duke lehur në krye të pusit, të cilin etja gati se s'e kishte mbytur. Atëherë ajo hoqi papuçen e saj, e shtrëngoi me shami dhe i nxori ujë (qenit për të pirë) nga pusi. Mu për këtë edhe iu janë falur mëkatet".**[165]

٣٣٢٢ – حدثنا عليُّ بن عبدِ اللهِ حدّثنا سفيانُ قال حفظتُهُ من الزُّهريِّ كما أنكَ ها هنا، أخبرني عُبيدُ اللهِ عن ابنِ عبّاسٍ عن أبي طلحةَ رضيَ اللهُ عنهم عن النبيِّ ﷺ قال «لا تدخلُ الملائكةُ بيتاً فيه كلبٌ ولا صورةٌ».

**3322.** Na ka treguar Ali b. Abdullahu, këtij Sufjani duke thënë:

---

lagështia dhe thatësia. All-llahu ia mundëson që ato të ekzistojnë njëra pranë tjetrës, pa neutralizimin e njëra tjetrës, ashtu siç [redacted] ka mundësuar bletës dhe insekteve tjera t'i ndërtojnë shtëpitë e tyre dhe të tubojnë ushqim për vete, ashtu ia ka mundësuar edhe mizës që ta dijë se në cilin krah e ka helmin e në cilin barin.

San'ani në "Subuli selam" thotë: "Dihet fare mirë se miza në vete përmban helm e një dukuri e till shihet kur ta thumbojë ndokend menjëherë paraqitet fryerja dhe kruarja e lëkurës dhe në të njejtën kohë ajo helmin e saj e përdor për armë mbrojtëse. Muhammedi a.s. ka urdhëruar që nga ai helm të ruheni dhe të shëroheni me barin që All-llahu ia ka dhuruar asaj në krahun tjetër, duke e kredhur ate të tërë në pijen në të cilën i ka rënë vetëm një krah, dhe në këtë mënyrë, bari e neutralizon helmin dhe atëherë nuk është e rrezikshme për shëndetin e njeriut. Shumica e mjekëve propozojnë që me rastin e kafshimit të akrepit ose grerëzës plagën duhet fërkuar [redacted] mizë, ngase ajo në vete përmban bar shërues". Sebuli-Selam, libri i parë, f.45-46).

165 Nga hadithi në fjalë shihet se muslimanit përkundër asaj që ka bërë vepra të këqia, veprat e mira i pranohen dhe se All-llahu për një vepër të mirë, sado [redacted] vogël të jetë ajo, Ai i fal atij mëkatin e madh.

- Aq mirë më kujtohet, ashtu siç [redacted] di që ti je këtu, se mua më ka treguar Zuhriu, këtij Ubejdullahu, këtij Ibën Abbasi, këtij Ebu Talha r.a. duke thënë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Melekët nuk hyjnë [redacted] atë shtëpi, [redacted] cilën gjendet qeni dhe vizatimi".**

٣٣٢٣ – حدثنا عبدُ الله بن يوسفَ أخبرنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ الله بن عمرَ رضيَ الله عنهما «أنَّ رسولَ الله ﷺ أمرَ بقتلِ الكلاب»

**3323.** Na ka treguar Abdullah b. Jusufi, këtij Maliku, këtij Nafiu, këtij Abdullah b. Umeri r.a., i cili thotë se Pejgamberi s.a.v.s. **ka urdhëruar që qentë të mbyten"!**[166]

٣٣٢٤ – حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدثنا همّامٌ عن يحيى قال حدثني أبو سلمةَ أنَّ أبا هريرةَ رضيَ الله عنه حدَّثه قال: قال رسولُ الله ﷺ «مَن أمسكَ كلباً ينقصُ من عملهِ كلَّ يومٍ قيراطٌ، إلا كلبَ حرثٍ أو كلبَ ماشية»

**3324.** Na ka treguar Musa b. Ismaili, këtij Hemmami, këtij Jahjau, i cili thotë se i ka treguar Ebu Selemi, këtij Ebu Hurejra r.a., duke thënë [redacted] Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

166 Maliku dhe bashkëmendimtarët e tij mendojnë se është e lejuar mbytja e qenve, pos atyre që [redacted] Hadith është ndaluar mbytja e tyre. Ata mendojnë [redacted] urdhëresa për mbytjen e qenve nuk është anuluar. Të gjithë ulematë janë të mendimit [redacted] lejohet mbytja e të gjithë qenve të cilët sulmojnë. Lidhur me ata që nuk sjellin dëm, ekzistojnë shumë mendime. Imam Haremejni thot: "Ligjdhënësi më së pari urdhëron mbytjen [redacted] të gjithë qenve, [redacted] më von anulon një vendim të tillë dhe ndalon mbytjen e qenve, pos atyre që janë [redacted] zinj. Vendimi i fundit ka mbështetje në hadithin [redacted] cilin [redacted] transmeton Abdullah b. Mugaffel El Muzeniju, e thuhet se: "Po të [redacted] ishin edhe ata pjesë e krijesave (të All-llahut), do të urdhëroja që të mbyten". Gjersa Ebu Umeri thotë: "Asnjë qen nuk duhet mbytur, nëse nuk është i dëmshëm, ngase është e ndaluar të gjuhet çdo krijesë [redacted] shpirt". Këtë e dëshmon edhe hadithi i cili ka të bëjë [redacted] dhënit ujë qenit dhe evitimi [redacted] mbytjes së qenve nga të gjitha vendet.

**"Atij, i cili mban qen, për çdo ditë për një Kirat[167] i pakësohen veprat e mira, pos (atij që ruanë) qenë për t'i ruajtur të mbjellurat dhe qen për bagëti".**

٣٣٢٥ – حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ حدّثنا سليمانُ قال أخبرني يزيدُ بنُ خُصَيفةَ قال أخبرني السائبُ
ابنُ يزيدَ سمعَ سفيانَ بنَ أبي زُهَيرٍ الشَّنَئيَّ أنهُ سمعَ رسولَ اللهِ ﷺ يقول « مَنِ اقتنى كلباً لا يُغني عنهُ زَرعاً
ولا ضَرعاً نَقَصَ مِن عملهِ كلَّ يومٍ قِيراط . فقال السائبُ : أنتَ سمعتَ هذا عن رسولِ اللهِ ﷺ ؟ قال « إي
وربِّ هذهِ القِبلة »

**3325.** Na ka treguar Abdullah b. Meslemi, këtij Sulejmani duke thënë se i ka treguar Jezid b. Husejfi, këtij Saib b. Jezidi, i cili e ka dëgjuar Sufjan b. Ebu Zuhejr Esh-Sheneijjin, e ky e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

**"Ai që mban qen, që nuk i duhet për t'i ruajtur të mbjellurat dhe bagëtinë, atij për çdo ditë nga një Kirat i pakësohen veprat (e mira)".**

- **Ti këte e ke dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s.?** - e pyeti Saibi.

- **Po, pasha Zotin e kësaj Kible** - iu përgjigj (Sufjani).

167 Kirat është masë për matje: 1/175,035m$^2$, për sipërfaqe: 1/0,64 l, për matjen e sasisë: 1/16 derhem ose karat, për matjen e peshës.

*"Kush gënjen, me qëllim, në llogari timen le t'ia përgatisë vetes vendin në zjarr"*

*Muhammedi a.s.*

## Shpjegime të [illegible] termeve islame

**Abdest:** larje e detyrueshme (farz) e ftyrës, e duarve deri në bërryla, fshirja e pjesës së sipërme të kokës me dorë të lagur dhe larja e këmbëve deri në nyje. Kjo radhitje duhet të respektohet.

**Ahiret:** në Kur'an përdoret për të shprehur jetën tjetër, botën tjetër (pas vdekjes).

**Ajet:** përdoret me disa kuptime: "argument, shenjë, simbol, mrekulli", e kur është fjala për përbërjen e Kur'anit, ajet do të thotë: fjali a tog fjalish në Kur'an".

**As-habë:** shokët besnikë të Muhammedit a.s., të cilët ndër të tjera, kanë luajtur rol të posaçëm në ruajtjen dhe në përcjelljen e haditheve. Përdoret edhe varianti **sahabe.**

**bereqet:** të lashtat e mbjellura dhe prodhimi i tyre (ar: **bereketun**).

**Dua** (dovë): çdo lutje që i drejtohet All-llahut (ar, **dua'**).

**Dhikër:** të përmendurit e emrit të All-llahut, ose tekste të tjera fetare - islame (ar. **dhikrun**).

**Dhu-l-Hulejf:** vendbanim afër Medines.

**emanet:** besnikëri, siguri (ar. **emanetun**).

**Ensarë:** banorët vendas të Medines, këta i kanë bërë pritje të jashtëzakonshme Muhammedit a.s. dhe muslimanëve të tjerë, që u shpërngulën nga Mekka në Medine.

**Ehlu-l-Kitab:** hebrenjtë dhe të krishterët që besojnë në librat e shpallura para Kur'anit.

**Ezan:** njoftim, thirrje për namaz. Ezani thirret për çdo kohë të namazit dhe në gjuhën arabe. Ai që e thirr ezanin quhet Muezin.

**Farz:** (ar. fardun) detyrim, detyrë e dorës së parë, që urdhërohet në mënyrë të prerë. Sipas Islamit (Fesë islame) janë dy lloje farzesh: farzi ajn (ar. fardu-l-ajni) që duhet ta kryejë çdo musliman personalisht (psh. namazi, agjërimi etj.) dhe farzi kifaje (ar. fardu-l-kifaje) "farzi i përbashkët", psh. falja e namazit të xhenazes. Nëse këtë namaz e falin një numër i caktuar i muslimanëve, shkarkohen të tjerët, e nëse nuk merr pjes asnjë, atëherë janë të detyruar të gjithë muslimanët e atij rrethi.

**Hadith:** gjithçka që Muhammedi a.s. ka thënë, ka porositur, ka punuar dhe ka pëlqyer (kur diçka kanë punuar të tjerët). Hadithi përbëhet prej dy pjesëve: Vargut të transmetuesve (sened) dhe tekstit (metnit). Në gjuhën shqipe përdoret edhe trajta hadis (ndikim i turqishtes).

**Halife:** trashëgimtar, udhëheqës, kryetar.

**Hixhab:** mbulesë.

**Hallall:** çdo gjë që është e lejueshme me rregullat dhe normat islame (me sheriatin islam).

**Haram:** Çdo gjë që është e ndalueshme rreptësisht me normat e sheriatit islam.

**Haxh (haxhillëk):** vizita e detyrueshme e Qabes në Mekke në dhjetë ditët e para të muajit të fundit sipas kalendarit hixhri (d.m.th. në muajin Dhu-l-hixhxhe) për ata që kanë pasuri të mjaftueshme dhe që janë të shëndoshë. Haxhi është një nga pesë shtyllat e Islamit.

**Haxhxhetu-l-veda:** Haxhi lamtumirës. Kështu quhet haxhi i fundit që e bëri Muhammedi a.s.

**Hixhri (ose Hiixhreti):** shpërngulja e Pejgamberit a.s. nga Mekka në Medine në vitin 622. Hixhri ose hixhreti është fillim i erës islame.

**Hytbe:** fjalim, këshillë, ligjëratë islame, që e mban imami në namazin e xhumasë dhe në namazin e bajrameve nga minberi (sh.).

**Hubel:** emër perëndie tek arabët që e adhuronin gjatë periudhës së injorancës.

**Ibadet:** lutje, përkushtim; nënshtrim dëshirës së All-llahut. Çdo vepër is'ame që kryehet në emër të All-llahut është ibadet.

**Idh-hir:** gjineshtër, xanë, shkurrë e vogël, nga lulet dhe rrënjët e së cilës del një ngjyrë e verdhë që përdoret për të ngjyrëlesh, të linjta etj.

**Ihram:** veshje e detyrueshme për haxhinjtë gjatë kryerjes së haxhit dhe të umres. Haxhinjtë veshin këtë veshje para se të hyjnë në Mekke dhe e mbajnë derisa e kryejnë këtë detyrim islam.

**Ikamet:** njoftim për namaz që sapo fillon. Formula e ikametit është e njëjtë me ezanin, përveç, që, pas fjalëve "hajje ale-l-felah" (dy herë) "eja në shptëim", shtohen fjalët "kad kameti-s-salatu" (dy herë), d.m.th. "namzi fillon", Shprehet vetëm në gjuhën arabe.

**Iqindi:** namazi i detyrueshëm, koha e të cilit është pas përfundimit të kohës së drekës deri pak kohë para perëndimit të diellit.

**Imam:** përdoret me dy kuptime: 1. Personi që e udhëheq faljen e namazit me xhemat, 2. titull nderi për dijetarët islam, sidomos për themeluesit e shkollave burimore juridike islame, p.sh. Imam Ebu hanife, Imam Shafiu, Imam Maliku, Imam Hanbeliu etj.

**Iman:** besim në All-llahun.

**I'tikaf:** (ar) qëndrim i vetmuar i personit në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit (por edhe në kohë të tjera) në xhami. Gjatë kësaj kohe personi me tërë qenien e vet i përkushtohet ibadetit: fal namaz, agjëron, lexon Kur'an. Jasht del vetëm për nevoja fiziologjike.

**Jetim:** fëmija që nuk ka njërin [redacted] të dy prindërit, bonjak. Shumë ajete [redacted] Kur'anit dhe shumë hadithe të Pejgamberit a.s. flasin, përkatësisht urdhërojnë që ndaj jetimëve duhet pasur shumë kujdes: të mos keqtrajtohen, të [redacted] bëhet padrejtësi ndaj tyre, të [redacted] keqpërdoret pasuria e tyre etj.

**Kerahet:** vepër jo e lavdërueshme

**Kibla:** Të kthyerit e muslimanëve kah Qabja (në Mekke) [redacted] rastin [redacted] faljes së namazit. Të kthyerit ka Kibla bëhet edhe me rastin [redacted] therrjes së kurbanit. Edhe i vdekuri kur vorroset i kthehet koka kah Kibla. Kibla te [redacted] është në drejtim juglindor.

**Kijamet:** Dita e shkatërrimit të kësaj bote-fundi i kësaj bote.

**Kiraet:** leximi dhe këndimi i Kur'anit në mënyrë të drejtë.

**Kurban:** bagëtia [redacted] imët ose e trashë që therret gjatë ditëve të Bajramit të Vogël. Prandaj quhet Bajram i Kurbanit ose Kurban-Bajrami (sipas ndikimit të turqishtes).

**Kurra:** ata që e lexojnë dhe e këndojnë Kur'anin në mënyrë të drejtë.

**Medhheb (mez'heb):** shkollë juridike islame; drejtim.

**Misvak:** brushë dhëmbësh prej drurit "arak".

**Minber:** vend i ngritur në disa shkallë në xhami (në anën e djathtë të mihrabit), i ndërtuar prej muri ose prej druri, prej ku imami mban ligjiratën (hytben) në namazin e xhumasë dhe në namazin e bajrameve.

**Mud:** enë që merrte dy litra ujë.

**Muezin:** personi që e thirr ezanin (ar. muedhdhinun).

**Muhadith:** ai që merret me shkencën e hadithit; që ka njohuri të thella për Hadithin.

**Muhaxhir:** banorët e mekkës që e shoqëruan Pejgamberin a.s. me rastin e shpërngulјes prej Mekke në Medine.

**Munafik:** dyftyrësh; që shprehet haptazi për diçka, kurse fshehurazi punon të kundërtën, që bëhet se është besimtar, e në të vërtetë nuk është besimtar; ngatrrestar. Munafikët janë kategoria më e urrejtur tek All-llahu.

**Murted:** ai që e lëshon fenë islame, pasi e ka pranuar atë; tradhëtar.

**Mushrik:** pabesimtar; që beson në shumë zotra.

**Nafile:** namaz jo i detyrueshëm; që falet vullnetarisht (edhe për këtë namaz vlejnë të njëjtat rregulla si për namazin e detyrueshëm.

**Namaz:** është detyrim për çdo musliman (fardu-l-ajni). Brenda 24 orëve falen pesë namaze. Namazi përbëhet prej dy e më shumë reqatëve (sh.). Fjala namaz është e burimit persian, e është sinonim i fjalës arabe salat.

**Pejgamber:** lajmëtar i fesë; Ai që e kumton Shpalljen e All-llahut. Fjalë me burim persian. I përgjigjet fjalës arabe **Nebijj.**

**Qabe:** tempulli i shenjtë. Quhet edhe Bejtull-llah (shtëpia e Zotit).

**Qufër:** mosbesim; largim nga feja islame.

**Qafir:**mosbesimtar; ai që largohen ga feja islame.

**Reqat:** pjesë përbërse e namazit. Përbëhet prej qëndrimit në këmbë (kijame), ruqu' (sh.) dhe sexhde (sh.).

**Resulull-llah:** I dërguar i All-llahut.

**Ruqu:** pjesë përbërse e reqatit, që bëhet duke e përulur pjesën e sipërme të trupit në formë horizontale (koka të jetë në një nivel me shpinën), me ç'rast gjunjtë preken me duar (ar. ruku').

**Sa':** enë që merrte 8-9 litra ujë.

**Sadaka:** çdo lloj pasurie që u jipet vullnetarisht të varfërve ose në një vend tjetër; lëmoshë.

**Sadakatu-l-fitri:** sasi e caktuar e pasurisë që u dedikohet vetëm të varfërve dhe bonjakëve në ramazan, sidomos para Bajramit të Madh. Sadakatu-l-fitri jipet për çdo anëtar të familjes.

**Sened:** vargu i transmetuesve të haditheve të Pejgamberit a.s.

**Sunnet:** traditë; zakon. Në terminologjinë islame sunnet (synet) ësthë sinonim i fjalës hadith.

**Shehadet:** dëshmi, të dëshmuarit. Formula e shehadetit është: Eshhedu en la ilahe il-la-ll-llahu ve eshhedu enne Muhammeden Resulullah", "Dëshmoj se nuk ka Zot përveç All-llahut dhe dëshmoj se Muhammedi është Pejgamberi i Tij".

**Shirk:** besimi në shumë zotra.

**Sheriat:** ligj islam, i bazuar në Kur'an dhe në Hadith.

**Tabi-ijjë:** bashkëkohanikët e shokëve të Pejgamberit a.s.

**Tavaf:** të sjellurit rreth Qabes (gjatë kohës së haxhit) sipas rregullave islame, Tavafi bëhet me abdest, Xhunibi dhe gruaja me menstruacione nuk mund ta bëjnë tavaf Qaben.

**Tekbir:** formula e tekbirit për namaz është: "All-llahu ekber", "All-llahu është më i madh", ndërsa në tërësi është: "All-llahu ekber, All-llahu ekber, la ilahe il-lall-llah, All-llahu ekber, All-llahu ekber velil-lahi-l-hamd". "All-llahu është më i madh, All-llahu është më i madh. All-llahu është një. All-llahu është më i madh dhe Atij i takon çdo lavdërm".

**Telbije:** Formula: Lebbejke All-llahumme lebbejke, ose Lebbejke ve sa'daj-ke" d.m.th. "O Zoti im jam i gatshëm t'i përgjigjem thirrjes Tënde".

**Umre:** vizita e Qabes që mund të bëhet gjatë tërë vitit (pëveç në katër ditët [redacted] Bajramit të Kurbanit).

**Vahji:** shpallje, inspirimi nga [redacted] e All-llahut që kanë pasur pejgamberët.

**Vakifi:** Ai që [redacted] le pasurinë [redacted] një pjesë të saj në dobi të institucioneve islame.

**Vakuf:** pasuri e institucioneve islame.

**Xhihad:** lufta, përpjekja në rrugën e All-llahut.

**Xhizje:** tatim për krye banori që kanë qenë të obliguar t'ia japin shtetasit jomusliman shtetit islam.

**Zemzem:** pus në Qabe.

**Zeqat:** (Zekat) detyrim islam, që jipet për pasurinë, e cila ka arritur shkallën e caktuar (nisabin). Zeqati është një nga pesë shtyllat e Islamit.

**Zullum:** të këqija, padrejtësi, shkatërrime që bënë dikush, duke përdorur dhunën.

## SHKURTIMET

**ar.** - arabisht.

**a.s.** - alejhi-s-selam "shpëtimi qoftë mbi të". Epitet që thuhet dhe shkruhet pas emrit të pejgamberëve.

**b.** - **ibën** "i biri", ose **bint** "e bija".

**r.a.** - radijell-llahu anhu (ose **anha:** për gjininë femërore), d.m.th. "Zoti qoftë i kënaqur me të". Epitet që shqiptohet dhe shkruhet pas emrit të as-habëve të Pejgamberit s.a.v.s.

**s.a.v.s.** - sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, d.m.th. "Zoti [redacted] nderoftë dhe [redacted] shpëtoftë!" Përdoret sikurse shkurtesa a.s.

**sh.** - shih

**xh.sh.** - xhel-le shanuhu! d.m.th. "Lavdi Madhërisë së Tij" Cilësi që shpreh Madhërinë e All-llahut.

## Literatura


*FJALOR I GJUHËS SË SOTME SHQIPE*. Botim i Akademisë së Shkencave të RPSSH - Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë. Tiranë, 1980

*FJALOR DREJTSHKRIMOR I GJUHËS SHQIPE*. Prishtinë, 1983

*FJALOR SERBOKROATISHT SHQIP*. Instituti Albanologjik i Prishtinës, Prishtinë, 1974

**Mehdiu, F.** *Kur'ani,* përkthim në Gjuhën Shqipe. Prishtinë, 1985

**Muftiç, T.** *Arapsko Srpskohrvatski Rječnik I-II* "Mu'xhem Arabijj-surbukruatijj". Sarajevë, 1973

**Nahi, H.** *Kur'ani,* përkthim në Gjuhën Shqipe. Prishtinë, 1988

**Shkapur, H.** "*Sahihu-l-buhari*", përkthim në Boshnjakishte, Sarajevë, 1991

فتح الباري

بشرح صحيح الإمام أبي عبد الله محمد بن إسماعيل البخاري للإمام الحافظ أحمد بن علي بن حجر العسقلاني

الجزء الخامس الجزء السادس الناشر دار المعرفة للطباعة والنشر بيروت - لبنان ٧٧٣ — ٨٥٢

## Përmbajtja

# صحيح أبي عبد الله البخاري

## مشكول

### الجزء الرابع

يطلب من

مكتبة الجمهورية العربية

لصاحبها

عبد الفتاح عبد الحميد مراد

شارع الصنادقية بجوار جامع الأزهر الشريف بمصر

